# DITURIA ISLAME

NUMËR 294 | VITI 28 | SHKURT 2015 | XHUMADEL-ULA 1436 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1 €



## SA E RËNDË PLAGË E KURBETIT

Myftiu Tërnava në audiencë te mbreti i Arabisë Saudite, Selman bin Abdulaziz Al Saud

Në Riad u mbajt Konferenca Ndërkombëtare për Avancimin e Shkencave Kuranore

www.bislame.net

# XHAMIA E SULLTAN MEHMEDIT II - FATIHUT

## (XHAMIA E MADHE NË PRISHTINË)

Kjo xhami është ndërtuar në vitin 1460/61 (865 hixhri) nga Sulltan Mehmed Fatihu, periudha e të cilit karakterizohet me ndërtimet më të bukura në Ballkan. Në kohën e ndërtimit të saj, me kupolën me diametrin më të madh në rajon, prej 13, 9 m, mbulonte gjithë hapësirën e dritës. Me një hajat me harkadë, me tri fusha me proporcione monumentale, teknikën e ndërtimit dhe kompozimin e sallës së faljes me minare, kjo xhami paraqet një shembull të veçantë të xhamive në Kosovë, dhe është ndër xhamitë më të bukura të periudhës klasike Osmane në rajon. Pikturat murale në brendi dhe hajat, me motive florale e gjeometrike filigrane, pothuajse tërësisht monokrome, që dominohen nga ngjyra e kaltër, veç sa e plotësojnë bukurinë e kësaj xhamie. Nga viti 1953 kjo xhami është nën mbrojtje shtetërore si monument kulture, ndërsa më 1990 është shpallur pasuri kulturore me rëndësi të jashtëzakonshme, përkatësisht monument kulture i kategorisë së parë.



*Vini re: Teksti është pjesë e shkëputur nga monografia ende e pabotuar "Xhamitë e Republikës së Kosovës - Komuna e Prishtinës. Monografia nr. 1", autorë: Mr. Sc. Sami Isufi (Arch) dhe Ma. Esat Ramadani (Arch), Prishtinë, 2011.*

PËRMBAJTJA





# Myftiu Tërnava në audiencë te mbreti i Arabisë Saudite, Selman bin Abdulaziz Al Saud

Më 27 shkurt, mbreti i Arabisë Saudite, Selman bin Abdulaziz Al Saudi, priti në Pallatin mbretëror në Riad pjesëmarrësit e konferencës ndërkombëtare “Luftimi i terrorizmit”, e cila u mbajt në Mekë, për tri ditë rresht. Në këtë konferencë qenë të pranishëm personalitete të shquara nga 40 vende të ndryshme të botës, ku pati edhe kryetarë, ministra, liderë fetar, dijetarë eminent myslimanë dhe përfaqësues të organizatave të ndryshme ndërkombëtare. Në këtë konferencë nga Kosova qe myftiu i Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnava, i cili ishte i pranishëm edhe në pritjen e mbretit të Arabisë Saudite, e cila u bë enkas për pjesëmarrësit e konferencës.

DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
**Kryeredaktor**: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Mr. Ajni Sinani, Mr. Bekim Jashari, Mr. Ekrem Maqedonci, Mr. Fitim Gashi, Dr. Hysen Matoshi, Isa Tërshani, Mr. Ragmi Destani dhe Musli Arifaj. Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor & Korrektor: Besnik Jaha / Redaktor artistik & teknik: Bashkim Mehani.
Adresa: Dituria Islame, rr. “Bajram Kelmendi” nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com
**www.dituriaislame.net** / Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA $ / Shtypi: Shtypshkronja “Iliri”, Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# Vala e largimit nga Kosova nuk po ndalet!

*"Insani (njeriu) u krijua i ngutshëm".*
*(El Isra, 11)*

*Në prag të shënimit të shtatëvjetorit të shpalljes së pavarësisë së Republikës së Kosovës, shumicën e të rinjve i gjejmë të zhgënjyer dhe të dëshpëruar me rrjedhat dhe zhvillimet në vend. Ata, por edhe popullata jonë, kanë pritur që pas shpalljes së pavarësisë të krijohen kushte më të mira dhe perspektivë. Skenat nga ikja masive e qytetarëve tanë nga vendi janë më tmerrueset që po përjeton vendi ynë, prej përfundimit të luftës së vitit 1999.*

*Foshnje, fëmijë, gra shtatzëna, të rinj e pleq, t'i shohësh çdo ditë që shtyhen për të hipur në autobusët për Hungari, secilin nga ne duhet ta vrasë ndërgjegjja, nëse është prej atyre që ia dëshiron të mirën këtij vendi. Faktorët e këtij migrimi janë të shumtë, ndoshta dikush edhe me arsye, por, prapëseprapë nuk është në rregull të veprohet kështu.*

*Për çudi, ndoshta kjo nguti e qytetarëve tanë është edhe në esencën e krijimit të njeriut, e që Allahu e ka thënë edhe në Kuran: "Insani (njeriu) u krijua i ngutshëm". (El Isra, 11).*

*Shkaqet që i shtyjnë këta njerëz për t'u larguar nga vendi janë disa llojësh, sikurse është gjendja sociale, pakënaqësia me punën e institucioneve etj., disa prej të cilave edhe nuk duhet të ndodhin në vendin tonë.*

*Duke iu referuar një të përditshmeje, e cila publikoi shifra vërtet rrënqethëse të braktisjes së shkollave nga ana e nxënësve dhe së këtejmi emigrimi në vendet e BE-së, alarmi për këtë çështje vetëm se është ndezur. Mediet evropiane filluan të na krahasojnë me popujt nomadë, madje edhe të na fyejnë rëndë. Kjo nuk përkon me traditën dhe të kaluarën tonë historike.*

*Edhe institucionet e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës (BIRK) janë angazhuar të ndikojnë tek masa, që mos të merret një udhë e tillë. Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, në një mbledhje me kryetarët dhe sekretarët e Këshillave të BIRK-së, u ka kërkuar Këshillave, e përmes tyre edhe gjithë imamëve anekënd vendit, që të angazhohen e të kontribuojnë në ndaljen e fenomenit të migrimit nga vendi nga ana e popullatës. Myftiu Tërnava tha se fenomeni i ikjes nga vendi është një përjetim i rëndë. "Pamjet e fëmijëve, të rinjve e grave tona nëpër male e kampe janë të rënda e brengosëse, prandaj duhet që ne si shoqëri e popull të jemi përgjegjës për këtë që po ndodh, dhe duhet të bëjmë më të mirën e mundshme që ky fenomen të ndërpritet dhe popullit t'i rikthejmë besimin dhe t'i hapim perspektivën në vendin tonë", ka thënë Myftiu Tërnava.*

*Tërnava gjithashtu tha se hoxhallarët, teologët, e kanë për obligim-farz të bisedojmë me njerëzit tanë: "Pra, të jemi pranë tyre dhe të ndikojmë tek ata aq sa është e mundur, që ata mos të marrin rrugën e migrimit ilegal. E bashkëndiejmë gjendjen dhe atmosferën që është krijuar në vendin tonë dhe në shoqërinë tonë, por duhet të japim maksimumin që tek populli ynë të rikthehet ndjenja e besimit në vendin tonë, për të ardhmen dhe perspektivën tonë", tha Tërnava.*

*Nga ana tjetër, sipas statistikave të Ministrisë së Arsimit, vetëm në këto vitet e fundit, numri i nxënësve në nivel vendi ka rënë për 24.000 më pak. Në një komunë janë shuar komplet 6 paralele, dhe kjo vetëm nga gjysmëvjetori i parë i këtij viti shkollor. Këto mungesa vijnë si pasojë e migrimit të shumë qytetarëve, të cilët pasivisht e lëshojnë shtetin më të ri, Republikën e Kosovës.*

*Vendi po zbrazet! Gjenerata e re po merr botën në sy! Në mungesë të perspektivës dhe vullnetit, dhe duke pasur skamje e papunësi, kosovarët po e lëshojnë vendlindjen ndoshta për të mos u kthyer kurrë.*

*Por edhe me fe, kujdestari (udhëheqësi) është përgjegjës për turmën (popullin) e vet. "Çdo njeri prej jush është përgjegjës për familjen e tij".*

*Një dukuri e tillë, tashmë nuk po paraqet shqetësim vetëm për institucionet e Kosovës, por edhe vendet e BE-së, që po bëjnë thirrje për ndaljen e këtij fluksi, edhe duke i paralajmëruar shtetasit e Kosovës se do të marrin përgjigje negative në kërkesat e tyre për strehim në këto vende. Institucionet tona janë ndërtuar me mund të madh, dhe secili prej nesh duhet të ketë besimin në to. E nëse qytetarët nuk e shohin perspektivën në ndonjë subjekt të caktuar politik, atëherë në sistemin demokratik ekziston mekanizmi i votës, siç bëjnë vendet demokratike, që me votë ndëshkojnë subjektet politike që nuk punojnë në të mirë të zhvillimit të vendit dhe perspektivës ekonomike. Në këtë shtatëvjetor, lusim Zotin xh.sh., që të kemi stabilitet, paqe e siguri, e krahas tyre me rend të vijnë edhe mirëqenia ekonomike, arsimore, shëndetësore...*

*Mr.Rexhep Suma*

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës “El-Kehf”- (17)

## Udhëtimi i parë i Dhulkarnejnit - në Perëndim

إِنَّا مَكَّنَّا لَهُ فِي الأَرْضِ وَآتَيْنَاهُ مِن كُلِّ شَيْءٍ سَبَبًا. فَأَتْبَعَ سَبَبًا. حَتَّى إِذَا بَلَغَ مَغْرِبَ الشَّمْسِ وَجَدَهَا تَغْرُبُ فِي عَيْنٍ حَمِئَةٍ وَوَجَدَ عِندَهَا قَوْمًا قُلْنَا يَا ذَا الْقَرْنَيْنِ إِمَّا أَن تُعَذِّبَ وَإِمَّا أَن تَتَّخِذَ فِيهِمْ حُسْنًا. قَالَ أَمَّا مَن ظَلَمَ فَسَوْفَ نُعَذِّبُهُ ثُمَّ يُرَدُّ إِلَى رَبِّهِ فَيُعَذِّبُهُ عَذَابًا نُّكْرًا. وَأَمَّا مَنْ آمَنَ وَعَمِلَ صَالِحًا فَلَهُ جَزَاءً الْحُسْنَى وَسَنَقُولُ لَهُ مِنْ أَمْرِنَا يُسْرًا.

*“Ne i mundësuam atij forcë në tokë dhe i dhamë mundësi për çdo send që të mund ta arrijë (synimet). Dhe, ai iu rrek një aso mundësie (mori rrugën nga Perëndimi). Kur arriti në vendperëndimin e Diellit, pa se ai po perëndonte (ulej) në një si burim të zi lymi, dhe në afërsi të tij gjeti një popull. Ne thamë: “O Dhulkarnejn, mund t’i ndëshkosh ata ose mund t’i marrësh me të mirë (e t’i udhëzosh!).” Ai (Dhulkarnejni) tha: “Ai që vazhdon edhe më tej të jetë zullumqar, atë do ta ndëshkojmë, e pastaj do të kthehet te Zoti i vet, i Cili do ta ndëshkojë me një dënim të tmerrshëm. Sa i përket atij që besoi dhe bëri vepra të mira, atij i takon shpërblimi më i mirë (xhenneti), dhe atij nga ana Jonë do t’i bëjmë lehtësi (në jetë).” (El Kehf, 84-88).*

**Komenti**

***84. Ne i mundësuam atij forcë në tokë dhe i dhamë mundësi për çdo send që të mund ta arrijë (synimet).***

Tregimi rreth Dhulkarnejnit dhe udhëtimeve të tij të famshme në Lindje e Perëndim të Tokës është rrëfimi i fundit që trajtohet në këtë sure të bekuar, të mbushur me plot enigma, mistere e fshehtësi. Ashtu siç kemi theksuar më parë, Dhulkarnejni ishte një mbret besimtar dhe i devotshëm, i cili duke u mbështetur në Allahun, u fuqizua nga i Plotfuqishmi me të gjitha mundësitë, forcën, ushtrinë dhe gjërat e nevojshme për një ekspeditë të tillë të suksesshme. S’ka dyshim se Dhulkarnejni pas vetes kishte një ushtri të madhe e të përgatitur, saqë asnjë ushtri e as mbret nuk mund të krahasohej me të. Kjo forcë ushtarake që iu dha Dhulkarnejnit nuk ishte një forcë që burim mund të kishte shtetet, korporatat ushtarake apo magnatët e fuqishëm, por ishte fuqizim i drejtpërdrejtë nga Allahu



i Plotfuqishëm, e atë që e fuqizon i Madhërishmi nuk ka forcë që mund ta mposhtë dhe as që mund t'i rezistojë.

Në këto ajete rreth Dhulkarnejnit do ta hasim katër herë fjalën "Sebeb", ndërkohë që në Kuran është përdorur edhe pesë herë të tjera, gjithsej nëntë herë, prandaj edhe e shoh të arsyeshme që shkurtimisht të jap disa sqarime të dijetarëve lidhur me kuptimet e kësaj fale.

Fjala "Sebeb" në Kuran ka ardhur me disa kuptime: shkas, mjet, mundësi, rrugë, dituri etj. Sipas shumicës së dijetarëve kjo fjalë në ajetet ku flitet rreth Dhulkarnejnit nënkupton rrugët, mundësitë, fuqitë dhe shkaqet që atij ia mundësuan të kishte sukses në misionet dhe ekspeditat e tij ushtarake, si një mbret i devotshëm e i fuqishëm në Tokë. Për të bashkuar të gjitha këto gjëra patjetër se kërkohet dija (dituria), nëpërmjet të cilës, arsyes dhe logjikimit, bëhen analizat e thella. Pra, një prej kuptimeve të mundshme të fjalës "Sebeb" mund të jetë dituria[1], nëpërmjet të cilës Dhulkarnejnit iu hapën të gjitha rrugët dhe mundësitë. Kurse për ata që pretendojnë se ai ishte i dërguar i Allahut, kjo fjalë nënkupton pejgamberin. (Allahu e di më së miri).

*85. Dhe, ai iu rrek një aso mundësie (mori rrugën nga Perëndimi).*

Dhulkarnejni mori rrugën duke shfrytëzuar mundësitë dhe mjetet luftarake që i kishte në dispozicion. Ai, me diturinë që posedonte si dhuratë nga Allahu, kishte bërë planifikimin e përpiktë për suksesin e ekspeditës së tij, e cila në radhë të parë synonte udhëzimin e njerëzve në besimin e pastër në Zotin e gjithësisë. Dhulkarnejni nuk ishte fuqizuar me ndonjë mrekulli të mbinatyrshme, nga ato me të cilat Allahu i forcon pejgamberët e Tij, por ai shfrytëzoi tërë zgjuarsinë që ia kishte dhuruar i Gjithëdijshmi, dhe falë kësaj intuite të paparë të një strategu ushtarak, ai arriti të ishte shembull i suksesit gjatë ekspeditave të tilla ushtarake, kur ato analizohen deri në detaje.

Sipas Kuranit famëlartë, udhëtimi i tij i parë ishte drejt Perëndimit, dhe ai ndoqi këtë rrugë së bashku me ushtrinë e tij madhështore.

*86. Kur arriti në vendperëndimin e Diellit, pa se ai po perëndonte (ulej) në një si burim të zi lymi, dhe në afërsi të tij gjeti një popull. Ne thamë: "O Dhulkarnejn, mund t'i ndëshkosh ata ose mund t'i marrësh me të mirë (e t'i udhëzosh!)."*

Se për cilin vend bën fjalë ky ajet nuk mund të thuhet saktësisht, por vetëm mund të hamendësohet. Sidoqoftë, duke u nisur nga fakti se civilizimi i atëhershëm njerëzor, përqendrohej kryesisht në kontinentin aziatik, dhe në pjesën e Afrikës Veriore, brigjet e së cilës i prek Deti Mesdhe, pikërisht aty ku edhe fillon Oqeani Atlantik, atëherë shohim se në atë kohë me fjalën "Perëndim" nënkuptohej pjesa e botës që përfshin tokat e Marokut, Tunisit, Algjerisë, pra aty ku gjendet edhe ngushtica e Gjibraltarit.

Ajeti në fjalë mbase flet pikërisht se Dhulkarnejni arriti deri në brigjet e Atlantikut, i cili nga banorët e atëhershëm quhej edhe Deti i Errësirës së Pafundme, për shkak se madhësia e tij ishte e paimagjinueshme. Ai pra arriti deri te ky vend, ku dukej sikur dielli po perëndonte (ulej) në një burim të zi të lymit.

Kuptimin e këtij ajeti janë përpjekur ta përqeshin e tallin ata që në zemër kanë sëmundje dhe urrejtje ndaj Kuranit, me fjalët se gjoja Dhulkarnejni paska arritur fundin e perëndimit të diellit, dhe se ai kinse po perënduaka në një gropë, burim të ujit apo lymit të zi,[2] ndërkohë që dihet se Toka është eliptike, dhe dihet se kur perëndon e kur lind dielli, dhe dihet se në raport me planetët e tjerë në çfarë pozite hapësinore dhe kozmologjike gjendet ai. Sidoqoftë, këto fjalë fyese e ironike të tyre janë aq pavend e naive, saqë edhe njohësi mesatar i gjeografisë dhe astronomisë e di se fjala është pikërisht për perëndimin e Diellit teksa gjendesh në brigjet e Oqeanit të pafund. Ai, teksa perëndon, formon një hije të zezë rreth ujit, dhe duket sikur vërtetë është duke perënduar dhe duke u zhytur në ujë. I njëjti rast ndodh edhe kur gjendemi në mes të shkretëtirës, kur dielli duke perënduar na duket sikur po perëndon në rërë. Por, a është kjo e vërtetë, pra se dielli perëndon në ujë apo në rërë?! Natyrisht se jo. Por, shprehja kuranore është e vërtetë dhe shpreh mrekullinë stilistike, sepse nga ky ajet kuptohet katërçipërisht se Toka është eliptike dhe se ajo sillet rreth diellit.

Një mendim të tillë, para pothuajse 9 shekujve, e ka dhënë edhe mufesiri i madh Rraziu, në kohën kur në Evropë mbretëronte errësira e pafund e mjerimit mesjetar, kur shkencëtarët e guximshëm si Koperniku e Galileu dënoheshin nga Kisha me djegie në stivë drush, vetëm pse argumentonin shkencërisht se toka është e rrumbullakët dhe sillet rreth Diellit.

Rraziu thotë: "Me këtë argument të qartë vërtetohet se Toka është e rrumbullakët, ndërsa hapësira qiellore e mbështjell atë, dhe s'ka dyshim se Dielli është në hapësirën qiellore. Allahu në Kuran thotë: "...dhe në afërsi të tij gjeti një popull." Dihet dhe kuptohet (logjikisht) se njerëzit është e pamundur të jenë të ulur pranë diellit, dhe po ashtu dihet se ai është shumë herë më i madh se toka. Prandaj, si mund të mendojë dikush se ai mund të zhytet në një burim uji të kësaj toke?! Pasi kjo është



shumë e qartë, atëherë themi se fjalët e Allahut: "po perëndonte (ulej) në një si burim të zi lymi", nënkuptojnë faktin se kur Dhulkarnejni arriti në vendperëndimin e Diellit ai pas vetes la çdo gjurmë të qytetërimit të ndërtuar, dhe pa se Dielli dukej sikur po perëndonte në një burim të errët të kësaj hapësire të pafund oqeanike. Edhe pse në realitet kjo nuk është e vërtetë (se Dielli perëndon në një burim uji), ashtu siç udhëtarit në det i duket se dielli po perëndon në det, sepse nuk sheh gjëkundi bregun, e vërteta është se ai perëndon përtej detit. Ky është sqarimi që e ka dhënë edhe Ebu AlielXhibai në tefsirin e tij".[3]

Në brigjet e Oqeanit Atlantik Dhulkarnejni gjeti një popull të madh, jobesimtar: "...dhe në afërsi të tij gjeti një popull. Ne thamë: "O Dhulkarnejn, mund t'i ndëshkosh ata ose mund t'i marrësh me të mirë (e t'i udhëzosh)!"

Kur Dhulkarnejni e nënshtroi atë popull zullumqar, i Lartmadhërishmi, me anë të inspirimit (frymëzimit), në lidhje me çështjen e tyre e vuri në mes dy zgjedhjeve: Ose t'i ndëshkonte për shkak të mosbesimit dhe ligësive të tyre; ose t'i merrte me të mirë e t'i udhëzonte në fenë e vërtetë dhe besimin e pastër në Allahun.

Dihet se thirrja në Allahun është një prej detyrave më fisnike, dhe thirrësit e kanë parasysh faktin se ta udhëzosh një njeri në rrugën e drejtë është më e vlefshme se tërë bota me pasuritë e saj. Pikërisht këtë rrugë, me udhëzimin e Allahut, e ndoqi edhe Dhulkarnejni. Ai shpërndau thirrësit e tij më të dalluar gjithandej nëpër atë popull, që t'ua shpjegonin atyre rrugën e besimit të vërtetë dhe, pas një kohe, ai doli para tyre dhe ua komunikoi verdiktin e tij prej një sundimtari të drejtë e të vërtetë.

*87. Ai (Dhulkarnejni) tha: "Ai që vazhdon edhe më tej të jetë zullumqar, atë do ta ndëshkojmë, e pastaj do të kthehet te Zoti i vet, i Cili do ta ndëshkojë me një dënim të tmerrshëm."*

Dhulkarnejni atij populli i shpjegoi se mosbesimi është një rrugë e kotë, e cila të çon në humbje edhe në këtë botë edhe në botën e ardhshme. Ai që në fillim të nënshtrimit të tyre u kishte thënë se ata që preferojnë të mbesin në errësirën e mosbesimit dhe vazhdojnë të bëjnë krime e ligësi në tokë, ai do t'i ndëshkonte rreptë, pa asnjë mëshirë, sepse është rregull nga Zoti që nëse një grup njerëzish rebelohet ndaj urdhrave të Allahut ata të ndëshkohen me forcë në këtë botë. Fjala "sevfe"- "më pas", e përdorur në këtë pjesë të ajetit, nënkupton se ndëshkimi për ta, nga ana e Dhulkarnejnit, nuk do të ishte i menjëhershëm, por do të ndodhte vetëm pasi të shteronin të gjitha mundësitë e bindjes me argumente të pakontestueshme në Njëshmërinë e pastër. Nëse edhe atëherë nuk do të bindeshin, atëherë do të ndëshkoheshin.

Ai më pas ua bëri të qartë se, po që se nuk dëshironin të përudheshin, do t'i priste një ndëshkim edhe më i tmerrshëm në Ahiret, kur do të ndëshkohen rëndë nga Krijuesi, Fuqiploti. I Madhërishmi këtë ajet e përfundon

me fjalët: "*adhabennukra*" që nënkupton ndëshkimin më të rëndë dhe më të tmerrshëm që mund të përjetohet me shqisat dhe ndjenjat trupore e shpirtërore.

*88. Sa i përket atij që besoi dhe bëri vepra të mira, atij i takon shpërblimi më i mirë (xhenneti), dhe atij nga ana Jonë do t'i bëjmë lehtësi (në jetë).*

Ndërsa sa i përket atyre që u udhëzuan në dritën e të vërtetës, duke u kthyer me zemër të penduar tek Allahu për krimet e bëra, atyre u takon shpërblimi më i madh nga Allahu - xheneti, ndërkohë që ata nuk do të ngarkoheshin më me ndonjë punë të rëndë e të padurueshme as nga Dhulkarnejni. Kjo që të kenë mundësi dhe kohë t'i përkushtohen me ibadet vetëm Allahut, e të jenë larg vuajtjeve shpirtërore, me të cilat zakonisht, herët a vonë, ballafaqohen ata që në zemër nuk e kanë të pastër ndjenjën e besimit në Zotin e ekzistencës.

### Udhëtimi i dytë i Dhulkarnejnit - në Lindje

*"Pastaj, ai iu rrek një aso mundësie (mori rrugën e Lindjes). Deri kur arriti vendlindjen e Diellit, e gjeti se po lindte mbi një popull të cilit nuk i kemi dhënë ndonjë mbulojë prej tij (diellit). Ashtu (bëri-veproi edhe me këtë popull), e Ne e kemi ditur gjendjen e tij (mundësitë dhe sundimin e drejtë të tij)." - (El-Kehf, 89-91).*

*89. Pastaj, ai iu rrek një aso mundësie (mori rrugën e Lindjes).*

Pasi kishte arritur pikën më të skajshme në Perëndim, tash Dhulkarnejni, me tërë ushtrinë e tij madhështore, u nis në Lindje të Tokës. Ai la popullin që e kishte gjetur pranë brigjeve të Oqeanit Atlantik, pasi një pjesë e tij ishte udhëzuar në rrugën e drejtë.

Tash atë e priste misioni i ri, të udhëzonte një popull që jetonte në Lindje. Ai zgjodhi rrugët më të shkurtra për atje, dhe së bashku me strategët e tij ushtarakë planifikoi çdo gjë rreth kësaj ekspedite deri në detajet më të imta.

*90. Deri kur arriti vendlindjen e diellit, e gjeti se po lindte mbi një popull të cilit nuk i kemi dhënë ndonjë mbulojë prej tij (diellit).*

Ai u nis në Lindje dhe, kur arriti atje, takoi një popull tjetër të paudhëzuar. Te kjo tokë e largët vërejti se njerëzit nuk kishin ndonjë mbulojë-shtëpi, që të mbroheshin prej diellit. Nga ajeti në fjalë mund të kuptojmë se tek ky popull nuk kishte gjurmë të ndonjë civilizimi, por ata jetonin një jetë të thjeshtë, duke mos pasur ndonjë godinë apo ndërtesë ku të strehoheshin. Madje, shumë prej dijetarëve mendojnë se ata nuk kishin as rroba për të mbuluar trupin e tyre.

Duke u përpjekur të depërtojnë në ndonjë fshehtësi të vendit ku jetonte ky popull, disa dijetarë kanë thënë se toka ku ata jetonin ishte shumë e butë, dhe nuk mbante në këmbë asnjë ndërtesë, prandaj, ata kishin vendstre-



hime të thjeshta, e jo aso çfarë i njohu historia më e hershme njerëzore.

Se ku është saktësisht ky vend, i lindjes së Diellit, nuk dihet, por qëllimi është për horizontin e largët lindor, ku rrezet e diellit së pari puqin tokën. Ibn Ashuri mendon se Dhulkarnejni në udhëtimin e tij në Lindje arriti deri në brigjet e Detit të Japonisë, në kufi me Manxhurinë apo Korenë[4]. Ky ajet po ashtu shpreh një mrekulli tjetër stilistike kuranore, ashtu siç ishte edhe ajeti që fliste për vendperëndimin e Diellit, apo horizontin perëndimor.

Në të dy ajetet, për perëndimin dhe lindjen e diellit flitet në mënyrë metaforike, sikur ai të lindte e të perëndonte në Tokë, por kjo është vetëm një metaforë që tregon pika të caktuara gjeografike në rruzullin tokësor. Ndërkohë, në shumë ajete të tjera kuranore na bëhet me dije se në çfarë orbite lëviz Dielli gjatë rrugëtimit të tij në kuadër të galaktikës sonë "Rruga e Qumështit", së bashku me miliarda yje e planete të shpërndarë gjithandej hapësirës kozmike.

*91. Ashtu (bëri-veproi edhe me këtë popull), e Ne e kemi ditur gjendjen e tij (mundësitë dhe sundimin e drejtë të tij).*

Dhulkarnenjni, pasi kishte arritur në Lindje, kishte nënshtruar edhe këtë popull. Ai kishte vepruar njësoj siç pati vepruar edhe me popullin në Perëndim: i kishte ftuar ata në besimin e pastër në Zotin Një, i kishte ftuar në ëmbëlsinë e besimit dhe lënien e adhurimit të idhujve. Gjatë këtij udhëtimi të tij në Lindje Dhulkarnenjni vazhdimisht ishte nën kujdesin e Allahut të Plotfuqishëm, i Cili e dinte më së miri gjendjen e tij, të ushtrisë së tij dhe të çdo veprimi që ndërmerrte. - *vijon* -

(1) Ky është mendimi i Ibn Abasit, Muxhahidit, Seid bin Xhubejrit, Ikrimes, Suddiut, Katades dhe Ataut. Shih: Et-Tefsiru-l Mevdui li suveril Kuran, v.4 f. 383! (2) Dr. Sallah Abdulfettah el Halidij "El Kuran ve nakdumetaini-r-rruhbani", f. 21-25. (3) Shih Tefsirin e Fahru Rraziut Mefatihu-l Gajbi v. 21 f. 166! (4) Ibn Ashur Et-Tahriruve-t-Tenviru, v. 16 f. 28.

Prof. Ass. Dr. Musa Vila

# Betimi në emër të Allahut dhe ndalimi i betimit që nuk bëhet në emër të Tij (1)

عَنْ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ عُمَرَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ أَدْرَكَ عُمَرَ بْنَ الْخَطَّابِ وَهُوَ يَسِيرُ فِي رَكْبٍ يَحْلِفُ بِأَبِيهِ فَقَالَ أَلَا إِنَّ اللَّهَ يَنْهَاكُمْ أَنْ تَحْلِفُوا بِآبَائِكُمْ مَنْ كَانَ حَالِفًا فَلْيَحْلِفْ بِاللَّهِ أَوْ لِيَصْمُتْ. وَ عِنْدَ التِّرْمِذِيِّ : إِنَّ اللَّهَ يَنْهَاكُمْ أَنْ تَحْلِفُوا بِآبَائِكُمْ لِيَحْلِفْ حَالِفٌ بِاللَّهِ أَوْ لِيَسْكُتْ.

*Transmetohet nga Abdilah bin Omer r.a. se vërtet Pejgamberi a.s. kishte hasur Omer bin El Hatabin, që betohej në babanë e vet, i cili udhëtonte në mesin e karvanit (të deveve). Pejgamberi s.a.v.s. tha: "Me të vërtetë Allahu xh.sh. jua ndalon të betoheni në prindërit tuaj, por ai që betohet le të betohet në Allahun, ose le të heshtë."[1] Tirmidhiu transmeton: "Me të vërtetë Allahu xh.sh. jua ndaloi të betoheni në prindërit tuaj, le të betohet betuesi në Allahun, ose le të he-shtë."[2]Transmeton Muslimi nga Ibn Omeri r.a., se vërtet Pejgamberi a.s. ka thënë: "Betuesi të mos betohet në tjetër përveçse në Allahun!" Kurejshët betoheshin në prindërit e tyre. Pejgamberi a.s. u tha: "Mos u betoni në prindërit tuaj!"[3] Ebu Davudi transmeton: "Mos u betoni në baballarët tuaj, as në nënat tuaja, as në idhuj, mos u betoni për asgjë tjetër përveçse në Allahun! As mos u betoni në Allahun, pos kur diçka të jetë e vërtetë (e drejtë)!"[4]*

### Përkufizimi i betimit

Me nocionin "*el-jemin*" – betim, nënkuptohet el-jedu - dora. Kjo fjalë është përdorur për betim, ngase arabët kur betoheshin i rroknin duart me njëri-tjetrin, e kjo tek ata vlente si vërtetim për betimin. Thuhet se roli i dorës së djathtë "*el-jedul jumna*" është të ruajë. Prandaj me këtë shprehje emërtohej betimi, sepse ai që betohej e ruante atë. Por do të thotë edhe fuqi, forcë – "*el-kuvetu vel kudretu*". Allahu xh.sh. thotë: "*Le ehadhna minhu bil jemin*" – "Ne do ta kapim atë me forcën Tonë." (El-Hakkah, 45). Këtu fjala *el-jeminë* do të thotë forcë. Thuhet se përdoret edhe në kuptim të pozitës së mirë, p.sh.: *indena bil jeminë* d.m.th. në pozitë të mirë: *bimenziletin hasenetin*. Përdoret edhe për të treguar fuqi. Allahu xh.sh. thotë: "Pabesimtarët u thoshin atyre që devijuan: "Ju ishit ata që na mashtronit me shkaqe (mënyra) më të forta." (Es-Safat, 28). Në terminologjinë fetare nënkuptohet: "Vërtetimi i një gjëje duke u betuar në njërin nga emrat e Allahut xh.sh., ose në ndonjërin nga atributet e Tij, ose duke përdorur ndonjërën nga shkronjat e betimit, në mënyrë të qartë ose parciale." Të betuarit është legjitimuar me Kuran, sunet dhe me ixhma (konsensus). Allahu xh.sh. thotë: "Allahu nuk do t`ju ndëshkojë për betimin që e bëni pa qëllim, por do t`ju ndëshkojë për betimin e bërë me qëllim." (El Maide, 89). "Mos i thyeni betimet pasi t`i keni vërtetuar." (En-Nahl, 91). Thuaj: "Pasha Zotin tim, gjithsesi do të ringjalleni dhe do të njoftoheni për atë që keni bërë!" (Et-Tegabun, 7).

### Fjalët e panjohura

Shprehja *err-rrekbu* – "Karvani i deveve", për udhëtim, por jo edhe karavani i kafshëve të tjera. Numri i tyre është më tepër se dhjetë.

Përdoret edhe në shumës *err-rrukbanu* - karvanët e deveve.

Emri *el-endadu* - idhujt, në njëjës nidden, do të thotë: "Një send i ngjashëm (idol), që i kundërvihet në çështjen e tij.

Përdoret si folje edhe në këtë formë: *junaduhu* - e kundërshton, i kundërvihet. Këtu me qëllim i përmend idhujt që konsideroheshin zota, në vend të Allahut xh.sh.[5]

### Dispozitat e hadithit dhe mendimet e dijetarëve

E para: Hadithi tregon se nuk lejohet betimi në diçka tjetër përveç në Allahun xh.sh., d.m.th. hadithi ka për qëllim të ndalohet betimi në krijesat e Allahut dhe të lejohet betimi në emrat dhe në atributet e Krijuesit të gjithësisë, si: "I Gjithmëshirshmi, Mëshirëploti". Mbështetje për këtë është Pejgamberi a.s., i cili nuk betohej vetëm se me shprehjen ose me fjalën e Allahut, por madje edhe në ketë mënyrë: *"Mukal-libel kulubi!"* – "Pasha rrotulluesin e zemrave!", që ka për qëllim Allahun xh.sh.; – "Pasha Atë në dorën e të Cilit është shpirti im!", etj.

Dijetarët kanë thënë se fshehtësia e ndalesës së betimit, përveç në Allahun xh.sh. është se, betimi në diçka nënkupton madhërimin e asaj gjëje, ndërsa dihet se madhërimi i vërtetë i takon vetëm Allahut xh.sh. Prandaj robi nuk duhet të betohet në asgjë tjetër përveçse në Allahun, në qenien e Tij dhe në atributet e Tij.[6]

Hanefitë thonë se atributi i Tij, që është bërë traditë betimi, është edhe shprehja: *"Izetil-lahi ve xhelalihi ve kibrijaihi"* – "Pasha madhërinë e Allahut, shkëlqesinë dhe madhështinë e Tij!"[7]

E dyta: Si gjykohet betimi jo në emër të Allahut xh.sh.?

Të gjithë dijetarët janë të një mendimi se nuk duhet të lejohet tjetër betim përveçse në Allahun xh.sh. Ibn Abdul Berri thotë: "Ky është parim ku të gjithë janë të një mendimi."[8]

Në vazhdim do të paraqesim mendimet e dijetarëve:

1. Malikijtë dhe hanbelijtë i kanë dy thënie: ndalimin dhe mekruhin;

2. Shafiijtë thonë se betimi jo në Allahun xh.sh. është mekruh, por jo i rëndë. Shafiu thotë: "Ndoshta është mëkat (betimi jo në Allahun xh.sh.)"[9];

3. Ibn Hazmi thotë: "Është i ndaluar betimi jo në Allahun xh.sh.";

4. El Hanefije dhe Imamul Haremejni thonë: "Betimi jo në Allahun xh.sh. është mekruh". Mirëpo hanefitë lidhur me këtë kanë dhënë më shumë sqarime[10];

5. Disa të tjerë thonë se ka dallim në bindje ndërmjet asaj që betohet, sepse ajo ngërthen madhërimin sikur edhe bindja në madhërinë e Allahut xh.sh. Ky betim është i ndaluar. Me këtë bindje ai zhytet në mosbesim, prandaj ndërmjet betimit jo në Allahun, duke pasur parasysh rëndësinë (madhështinë) e sendit të betuar me kufinj të caktuar, e me këtë nuk futet në mosbesim por betimi i tij është pa vlerë;

6. El Hadevijtë thonë se betimi jo në emër të Allahut nuk është mëkat. Mirëpo sipas tyre, e vërtetë është se një betim i tillë është mekruh, nëse madhërimi i tij nuk barazohet me madhërimin e Allahut xh.sh., por nëse betimi ka në vete mosbesim ose fyerje (ofendim), atëherë është i ndaluar.[11]

El Makdesiu transmeton nga disa dijetarë lejimin e betimit jo në Allahun xh.sh., por pa e sqaruar hollësisht një gjë të tillë, sepse Allahu xh.sh. është betuar në krijesa:

*"Pasha ata (melekët) që janë të radhitur në safa!";*

*"Pasha ata (melekët) që sjellin të mira!";*

*"Pasha ata (melekët) që i marrin shpirtrat me rrëmbim!".*

Pejgamberi a.s. i tha Bedeviut, që e kishte pyetur për namazin: *"Efleha ve ebihi in sadeka"* - "Ka shpëtuar,



pasha prindin e tij, nëse e thotë të vërtetën!"

Edhe hadithi i Ebil Ashrait për therjen: *"Ve ebike lev ta'ante fi fehdhiha le exhzeeke"* - "Pasha prindin tënd, sikur ta therje në kofshën e saj do të të mjaftonte!"[12]

Ata që mendojnë se betimi jo në Allahun xh.sh. është i ndaluar ose mekruh, mbështetje kanë:

1. Hadithin bazë dhe hadithet e tjera të ngjashme me të;

2. Thënien e Pejgamberit s.a.v.s.: "Kush betohet jo në Allahun, ka bërë mosbesim ose shirk." Termidhiu tha: "Ky hadith është i shkallës së mesme (hasen)"[13];

3. Thënien e Pejgamberit a.s.; "Kush betohet në (idhuj) Latin dhe Uzanë, le të thotë La ilahe ila llah!"[14];

4. Thënien e të Dërguarit a.s.:"Kush betohet rrejshëm, jashtë betimit islam, ajo është ashtu si i thotë (rrenë)." (Mutefekun alejhi).

Ata iu përgjigjen mbështetjes së atyre që betimin jo në Allahun xh.sh. nuk e shohin mekruh:

1. Vërtet Allahu xh.sh. është betuar në krijesat e Tij, dhe kjo tregon fuqinë e Tij, ndërsa në betimin e Tij paramendohet fjala Zot. *"Birabbi hadhihil mahlukati!"* - "Pasha Zotin e këtyre krijesave!" Në thënien e Tij: *"Vedduha"*– "Pasha mesditën!", d.m.th: *"Ve rabbid-duha"* – "Pasha Zotin e mesditës!";

2. Ky betim në veçanti është për Allahun xh.sh. Ai, kur dëshiron ta tregojë rëndësinë e një sendi a krijesave të Tij, betohet në të. Kjo nuk i takon askujt tjetër (të betohet)[15];

3. Sa i përket betimit të Pejgamberit a.s., jo në Allahun xh.sh., sikur në thënien: "Ka shpëtuar, pasha prindin e tij, nëse e thotë të vërtetën!", Ibn Abdul Berri thotë: "Kjo shprehje nuk është ruajtur në formë të mirëfilltë." Këtë e kanë transmetuar Maliku dhe të tjerët, por nuk e kanë vënë në pah këtë shprehje.

Hadithi i Ebil Ashrait, sipas Ahmedit, nuk është i vërtetë, mirëpo disa dijetarë thanë: "Betimi i Pejgamberit a.s. ka qenë para ndalimit."

E treta: Hadithi tregon se betimi jo në Allahun nuk është i vlefshëm dhe nuk konsiderohet betim, sepse

ndalimi për të tregon prishjen dhe thyerjen e atij që betohet për të. Ky është mendim i shumicës. Sikur të betohej në Qabenë, ose në prindin e tij, ose në ndonjë objekt të betimit, për të nuk do të kishte mbulesë (shpagimin) – "fela kefaretun alejhi".

Por ai nuk i shpëton mëkatit , sepse një vepër e tillë është e ndaluar.

Disa dijetarë të drejtimit hanbeli[16] mendojnë se kush betohet në Pejgamberin a.s., ose në ndonjë tjetër send që i takonte atij (në të drejtën e tij), për të parashihet kefareti-mbulesa (shpagimi). Disa prej tyre këtë e shohin si të preferueshme, madje edhe jo të ndalueshme.

"Nëse betoheni në diçka, por diçka tjetër është më e mirë se ajo, si do të veproni?

Transmetohet nga Abdurrahman bin Semre, se Pejga- mberi a.s. ka thënë: "Nëse betohesh në diçka, kurse tjetrën e ke parë më të mirë se ajo, bëje atë që është e mirë, ndërsa betimin tënd mbuloje (kompensoje). "Në tekstin tjetër thuhet: "Kompensoje betimin tënd dhe bëje atë që është mirë.[17] Në tekstin tjetër thuhet: "Nëse betohesh, shpaguaje betimin tënd, pastaj bëje atë që është mirë."[18]. "Nëse ndonjëri prej jush betohet, por sheh se tjetra është më e mirë se ajo, le ta shpaguajë (betimin) dhe le ta bëjë atë që është më e mirë." Transmetohet nga Ebu Hurejra r.a.: "Kush betohet, por sheh se tjetra është më e mirë se ajo, duhet ta shpaguajë betimin dhe ta bëjë atë që është më mirë."[19]

### Njohuri për transmetuesit

Abdurrahman Bin Semre Bin Abdushems el Abshemiju, si pseudonim e kishte edhe nofkën Ebu Seid. Emri i tij ka qenë Abdu Kelal. Pejgamberi a.s.. ia ndryshoi. Ka qenë Sahabi. Fenë islame e pranoi ditën e çlirimit të Mekës. Ka qenë pjesëmarrës në Tebuk, së bashku me Pejgamberin a.s.. Ka marrë pjesë edhe në luftërat për çlirimin e Irakut. Ka çliruar Sixhistanin dhe vende të tjera në kohën e kalifatit të Othmanit r.a., pastaj u vendos në Basër. Ka transmetuar nga Pejgamberi s.a.v.s. dhe nga Muadh bin Xhebel r.a. Prej tij kanë transmetuar: Ibn Abbasi, Katab bin Umejri, Ibn el Musejjibi, Ibn Sijrini, Ibn ebi Lejla dhe Hasan el Basriu.

Prej këtij sahabiu janë transmetuar 14 hadithe, për të cilat Buhariu dhe Muslimi kanë rënë në ujdi, ndërsa dy hadithe i ka transmetuar vetëm Muslimi. Hadithet e tij kanë hyrë në gjashtë koleksionet më të njohura të hadithit. Ka vdekur në Basër, në vitin 50 h.[20]

Adij Bin Hatim është Ebu Turejf Adij bin Hatim bin Abdilah bin Sead bin el Hasarexh bin Imrul Kajsi Et-Taij. Para se ta pranonte fenë islame ishte katolik. E vërtetoi Islamin e tij në periudhën e dezertimit, kur erdhi tek Ebu Bekri dhe solli zekatin e njerëzve të fisit të tij. Ka marrë pjesë në çliri-min e Irakut dhe të Medainit. Pastaj u vendos në Kufe. Në luftën e Sifinit ishte në anën e Aliut r.a. Vdiq në vitin 68 h. Ishte shumë i moshuar, kishte jetuar 120 vjet. Për të thuhet edhe më tepër: se ka qenë fisnik dhe i devotshëm dhe se ka transmetuar nga Pejgamberi s.a.v.s. Nga ky kanë transmetuar: Hisham Bin el Harthi, Eshu`ubiju, Ibn Sirini etj. Ka transmetuar 65 hadithe. Buhariu dhe Muslimi për gjashtë hadithe kanë rënë në ujdi. Buhariu është i vetmi që i transmetoi tre hadithe, kurse Muslimi dy hadithe. Hadithet e tij kanë hyrë në gjashtë koleksionet e librave të hadithit.[21] Ka qenë pjesëmarrës i delegacioneve që vinin te Pejgamberi a.s. në vitin e shtatë të hixhretit. Pejgamberi a.s. e kishte nderuar këtë delegacion. Ka transmetuar disa hadithe që kanë të bëjnë me gjuetinë.

### Rrugët e hadithit dhe senedet e tij

Ky hadith është transmetuar nga shumë rrugë, veç rrugëve që u përmendën më lart. Imam Tirmidhiu e ka transmetuar edhe nga Ebi Derda, Enesi, Aishja, Abdullah bin Amri, Ummi Seleme, Ebi Musa el Esh`ariju r.a. Hadithet që i përmendëm janë autentikë, disa janë aso për të cilët Buhariu dhe Muslimi kanë rënë në ujdi – muttefekun alejhi, dhe disa i kanë futur në koleksionin e Muslimit. Termidhiu për hadithin bazë thotë: "Hadithun hasenun sahih" - "Është i shkallës së mesme autentike."[22]

Sa i përket transmetimit të Ebu Davudit dhe të En-Nesaiut është: "Shpaguaje betimin, pastaj bëje atë që është më mirë!"

Ibn Haxheri e ka verifikuar si hadith autentik. Ibn Avane e nxori në Sahihun e tij. Edhe El Hakimi e nxori të transmetuar nga Aisheja r.a. Et-Taberaniju e nxori nga Ummi Seleme me këtë tekst: "Le ta shpaguajë betimin e tij, pastaj le ta bëjë atë që është më mirë!"[23] *Vijon*

(1) Fet`hul Bari, v. 14 f. 335-336. Sahihu Muslim, v. 3 f. 1266. (2) Tuhfetul ahvedhi, v. 5 f. 134. (3) Sahihu Muslim, v. 3 f. 1267. (4) Sunen Ebi Davud, v. 3 f. 302. (5) En-nihaje ,v. 5 f. 35. (6) Fet`hul Bari, v. 14 f. 337. Nejlul Evtar v. 8 f. 237. (7) El Hidaje, v. 2 f. 54. (8) El mugnij , v. 8 f. 677. (9) Po aty. El Muhedheb, v. 2 f. 129. (10) Bedaiu es-sanaiu, v. 3 f. 8-21. (11) Fet`hul Bari, v. 14, f. 340. Subulu Selam , v. 4 f. 101. (12) El Mugnij, v. 8, f. 677. Sunen Ebi Davud, v. 3, f. 303. (13) Tuhfetul Ahvedhi, v. 5 f. 135. (14) Sunen ebi Davud, v. 3 f. 302. (15) Fet`hul Bari, v. 14, f. 339. El Mugnij v. 8, f. 677-678. (16) El Mugnij, v. 8 f. 705. (17) Sahihu Muslim bi sherh En-nevevij, v. 11 f. 116. Fet-hul Bari,v. 9 f. 345. (18) Sunen Ebi Davud, v. 3, f. 311. (19) Sahihu Muslim. V. 11. F. 114. (20) El Isabe fi temjizis-sahabe, v. 2, f. 393. (21) Po aty, v. 2 f. 460. Hulasatul Hazrexhij, f. 223. (22) Tuhfetul ahvedhij, v. 5, f. 127. (23) Telhisul Habir, v. 4 , f. 170.

Mr. Driton Arifi

# Fejesa tradicionale në peshojen e jurisprudencës islame (2)

**Qartësimi i dallimeve esenciale**

Fejesa në konceptin islam nënkupton vetëm paraqitjen e ofertës për martesë nga cilado palë, qoftë drjtetpërdrejt qoftë duke autorizuar dikë për një detyrë të tillë. Koncepti i fejesës në traditën tonë, thënë troç, nuk është ekuivalent dhe i plotpërputhshëm me fjalën fejesë të sheriatit islam.

Ceremoniali i fejesës në traditën tonë realizohet në një formë solemne, dhe me prezentimin e një numri të mysafirëve që janë edhe dëshmitarë të një akti në mes familjes së vajzës dhe djalit, e i cili respektohet me përpikëri pothuajse në të gjitha fejsat që mund të konsiderohen si tradicionale.

Në ceremoninë e të ashtuquajturës fejesë, të cilën zakonisht e organizon familja e djalit, domosdo marrin pjesë ndërmjetësi ose inicuesi i fejesës (i cili zakonisht është i afërm i ndonjërës palë), ndërsa me vete ka edhe dikë nga familjarët e palës tjetër, mision dhe detyrë e të cilëve është përcjellja e aprovimit të plotë dhe pëlqimit legjitim se vajza ka pranuar të bëhet bashkëshorte e djalit që ka kërkuar martesë, ose e kundërta.

Dorëzimi i fjalës (i ashtuquajturi "përhajri" për fejesën e vajzës me djalin) bëhet edhe me shprehje të caktuara, e të cilat kanë domethënien e lejimit të martesës së tyre me pëlqimin e dyanshëm familjar dhe vetë çiftit. Kjo zakonisht përcillet edhe me gosti për të ftuarit, si shënjë gëzimi për "fejesën" në fjalë.

Sa i përket asaj që në traditën tonë njihet si "fejesë tradicionale", kjo është thelbësorja.

Por, se çfarë peshe jurdike dhe legale marrin veprimet e tilla dhe ceremonia e tillë në këndvështrimin islam, për këtë do të kuptojmë gjatë shtjellimit të kushteve të ligjshmërisë së aktit të kurorëzimit në pikëpamjen juridike islame.

### Akti i kurorëzimit (Nikahi) dhe kushtet e pranueshmërisë të tij në Islam

Meqë gjykimi për një çështje duhet të burojë nga përceptimi i drejtë i saj, atëherë duhet theksuar se akti i kurorëzimit është: "Akt me anë të të cilit bëhet e ligjshme lidhja martesore e një çifti dhe, rrjedhimisht, më pas lejohet edhe intimiteti bashkëshortor në mes tyre".[1]

Pra, ekzistimi i një akti të tillë është esencial për legalizimin e lidhjes bashkëshortore të një çifti. Mirëpo, për të qenë i kompletuar juridikisht akti i kurorëzimit, duhet plotësuar disa kushte. Gjithsesi, logjika e kërkesave dhe kushtëzimeve të ndryshme që bëhen në aktin e kurorëzimit, në jurisprudencën islame është e ndërlidhur fuqishëm me vetëshënjtërinë e këtij akti. Meqë ky akt synohet nga Ligjvënësi, pra të jetë i përjetshëm, atëherë duhen siguruar edhe kushtet që ia sigurojnë jetëgjatësinë, ose eventualisht përjetësinë. Madje edhe gjërat që i paraprijnë këtij akti (si shikimi i palëve, përshtatshmëria, paraqitje e ofertës-fejesa etj.) i shërbejnë të njëjtit qëllim.

Që kushtet e këtij akti të jenë sa më të kristalizuara, juristët i kategorizuan këto kushte në disa kategori, por esencialisht të rëndësishme janë ato që konsiderohen kushte të ligjshmërisë së aktit të kurorëzimit (nikahit). Janë të theksuara edhe në forma të ndryshme nga juristët myslimanë, por ne do t'i shkoqisim që të jetë më i mundshëm krahasimi i tyre me ceremoninë e fejesës tradicionale.

### Kushtet e ligjshmërisë së kurorëzimit (nikahit)

Kushtet e ligjshmërisë së kurorëzimit (nikahit) janë:

a) Të mos ekzistojë asnjë pengesë-ndalesë për martesën e atyre dy personave, siç janë ndalesat në martesë, qofshin ato të përhershme për shkak të afërsisë së gjakut, qumështit, miqësisë, ose të përkohshme, siç është martesa e gruas që është në kohën e pritjes-idetit pas shkurorëzimit të saj nga burri tjetër, e të ngjashme.

E nëse ekziston ndonjë pengesë e kësaj natyre, është e ndaluar edhe paraqitja e ofertës për martesë-fejesa, e lëre më martesa.

b) Ekzistimi i dy dëshmitarëve, përveç familjarit të femrës. Dëshmitarët duhet të jenë të moshës së rritur dhe myslimanë, si dhe të mençur mentalisht. Roli esencial i dëshmitarëve është përhapja e lajmit të lidhjes së re në mes çiftit të ardhshëm, por edhe dëshmia e mundshme



në të ardhmen, në rast të mospajtimeve mes tyre. Gati të gjithë dijetarët janë pajtuar se është jolegal dhe jo i vlefshëm ai kurorëzim kur çifti është marrë vesh për mbajtjen sekret të tij. Kjo ngase Muhamedi s.a.v.s. ka thënë: "Nuk ka kurorëzim pa kujdestar të vajzës dhe dy dëshmitarë të drejtë."[2] Sipas hanefive në aktin e kurorëzimit lejohet edhe dëshmia e femrës, por me kusht që në vend të njërit dëshmitar mashkull të jenë dy femra, siç është theksuar edhe në një ajet kuranor: "...Kërkoni të dëshmojnë dy dëshmitarë burra nga mesi juaj, e në qoftë se nuk janë dy burra, atëherë një burrë e dy gra, nga dëshmitarët që i pëlqeni. (Dy gra në vend të një burri) Për atë se nëse njëra prej tyre gabon, t'ia përkujtojë tjetra...." (El Bekare, 282).

Ajeti në fjalë flet për dëshmitarët në çështjet e shitblerjes dhe borxhit, porse sipas hanefive dhe një transmetimi të Imam Ahmedit mund të merret argument edhe në çështjen e martesës.[3]

Për kushtëzimin e dëshmisë së dëshmitarëve u pajtuan edhe Imam Shafiu dhe Imam Ahmedi, ndërsa Imam Maliku mendonte se prezenca e dëshmitarëve nuk është e domosdoshme por preferohet, ndërsa i domosdoshëm është vetëm publikimi i lajmit, qoftë edhe me një gostitje të mysafirëve, ose me rrahje të defit.[4]

Këto dy kushte janë unanime pothuajse tek të gjithë dijetarët, dhe pa plotësimin e tyre akti i kurorëzimit konsiderohet i paligjshëm.

Mirëpo, për legjitimim të aktit të kurorëzimit shumica e dijetarëve e kushtëzojnë edhe lejen e kujdestarit të vajzës, ngase sipas tyre femra nuk mund ta martojë veten e saj. Këtë gjë nuk e kushtëzon Imam Ebu Hanifeja. Sipas tij, vajza e moshërritur dhe mentalisht e shëndoshë ka të drejtë që vetë ta zgjedhë bashkëshortin e vet, qoftë edhe pa miratimin e prindit apo kujdestarit, edhe pse kjo nuk është e preferuar. Madje, prindi nuk ka të drejtë ligjore që pa lejen e saj ta martojë vajzën e vet, e cila ka hyrë në moshë madhore. Të dy mendimet janë mbështetur në argumente të shëndosha, e që s'është e mjaftueshme hapësira për t'i shoshitur në tërësi ato.

Mirëpo, nëse vajza nuk e ka zgjedhur atë që është i nivelit të saj, në fisnikërinë familjare të saj, bukurinë, moralin e fenë, atëherë ligjërisht, edhe sipas Ebu Hanifës, kujdestari ka të drejtë që të kërkojë ndarjen e saj nga ai bashkëshort, dhe gjykata doemos duhet t'i përgjigjet pozitivisht kërkesës së tillë për ndarje, edhe pa dëshirën e vajzës.[5]

Nga detajizimi i fundit del në pah se hendeku ndarës në mes të dy mendimeve vjen duke u ngushtuar, ngase para aktit të kurorëzimit shumica i japin të drejtë vendimmarrëse kujdestarit, ndërsa sipas Ebu Hanifës ai e fiton të drejtën e prishjes së kurorës së vajzës së vet në rast se martesa e saj ndikon në prishjen e imazhit të saj ose familjes së saj. Por, duhet thënë një gjë se, në traditën tonë ka qenë thellë i ngulitur parimi se për vajzën prindi i saj duhet ta japë fjalën e fundit, dhe kjo është si rrjedhojë e mishërimit të kësaj tradite me parimet islame, të artikuluara në mënyrë të drejtpërdrejtë nga vetë Muhamedi s.a.v.s..

Ndërsa sa i përket përcaktimit të mehrit-pajës së nusërisë, ai pa dyshim është një obligim që burri duhet t'ia japë bashkëshortës së tij. Është e drejtë ekskluzive



e femrës, që burri nuk ka të drejtë t'ia mohojë apo ta privojë nga ajo. Mirëpo, nuk kushtëzohet doemos që mehri të përcaktohet në aktin e kurorëzimit. Përcaktimi i sasisë-shumës së mehrit mund të shtyhet edhe për më vonë, dhe kjo vonesë në ligjshmërinë e aktit të kurorëzimit është pa kurrfarë efekti negativ. Nëse këto kushte janë plotësuar paraprakisht, tashmë ka mbetur vetëm lidhja e aktit të kurorëzimit. Me këtë lidhje nënkuptojmë paraqitjen e ofertës në formë të qartë nga njëra palë, dhe përgjigjen e plotpërputhshme me fjalë po ashtu të qarta ndaj kërkesës, e në të njëjtin vend, nga pala tjetër. Kjo është shtylla procedurale legjitime (rukn) e aktit të kurorëzimit te hanefitë. E nëse shkruhet dhe regjistrohet nga personi zyrtar (ose imami), një gjë e tillë vetëm se ia shton garancinë dhe plotfuqishmërinë aktit, edhe pse një gjë e tillë nuk konsiderohet kusht i legjitimitetit. Prezenca e imamit në raste të tillë ka më shumë karakterin sqarues të rregullave martesore e të aktit të kurorëzimit, sesa që ndërlidhet me legjitimitetin e aktit. Në atë rast ai do ta luste Allahun e Lartmadhëruar edhe me ndonjë lutje-dua të veçantë që t'u begatohet jeta e tyre martesore, dhe që Allahu t'u falë pasardhës të mirë, siç është transmetuar se bëri edhe Muhamedi a.s.,[6]

### Analogjia mes fejesës tradicionale dhe kurorëzimit sheriatik islam

Nga kushtet e ligjshmërisë së kurorëzimit (nikahit) që u theksuan më sipër, dhe përshkrimit të formës praktike që praktikohet në traditën tonë për ceremoninë e fejesës tradicionale, del në shesh se fejesa jonë tradicionale i plotëson kushtet e një akti të kurorëzimit.

Nëse në aktin e kurorëzimit islam plotësohet konfirmimi se nuk ka kurrfarë pengese për martesë në mes të çiftit, pastaj edhe prezentimi i dëshmitarëve, leja e prindit, që është kusht jounanim por gjithsesi i shumicës së dijetarëve, si dhe kërkesa dhe aprovimi të jenë bërë publikisht dhe pa kurrfarë presioni e në të njëjtin vend, atëherë vërejmë se elementet e tilla në tërësi gjenden edhe në fejesën tonë tradicionale.

Kjo bënë që fejesa jonë tradicionale në këndvështrimin e sheriatit islam të marrë tretmanin dhe peshën e një kurorëzimi legal, dhe të jetë plotësisht me vlerë të barabartë me të.

Por, duhet tërhequr vërejtjen se, edhe nëse kjo fejesë tradicionale ka peshën e një kurorëzimi në aspektin sheriatik, është e udhës dhe e moralshme që të ruhet etika dhe kodi i sjelljeve i trashëguar nga shoqëria jonë, që nënkupton se jeta martesore në mes çiftit, në kuptimin e plotë të fjalës, fillon vetëm pas ceremonisë së martesës, e jo menjëherë pas një fejese të tillë tradicionale. Ruajtaja e një etike të tillë në mënyrë absolute nuk bjen ndesh me sheriatin islam e as me dispozitat martesore të tij, përkundrazi dëshmon përkushtimin e myslimanëve që ta rujanë me sinqeritet çdo traditë të mirëfilltë të shoqërisë tonë. Madje, për fund, do ta përmbyllja këtë temë me një rregull të shëndoshë të jurisprudencës islame, në të cilën thuhet: "Ajo që është e pranuar dhe e njohur me traditë e zakon, është sikur ajo që është e kushtëzuar me kusht." Ky rregull juridik islam dëshmon edhe peshën juridike që ka tradita e mirëfilltë e popujve të ndryshëm në ligjësimin e dispozitave islame në përgjithësi.

(1) Ebu Zehre, "El-Ahval Esh-shah'sijjeh", f. 19, Bot. i Darul-Fikril-Arabijj, Kairo, 2005. (2) Transmeton Daru Kutniu në "Sunenin" e tij, Nr. i hadithit: 3521, Bot. i parë, Err-rrisaleh, Bejrut, 2004. (3) Ebu Zehre, "El-ahval esh-shah'sijjeh", f. 52-53, Bot. Darul-Fikril-Arabijj, Kair, 2005. (4) Ibn Shas "Akdul-Xhevahiruth-themineh", 18\2, Bot. i parë, Darul-Garbil-slamij, Xhedë, 1995. (5) El-Mejdanij "El-Lubab fi sherhil-kitab", 9\3, Bot. i parë, Err-rrisaleh, Bejrut, Pa vit botimi. Pastaj Ibn Kudameh, "El-Mugnij", 345\9, Bot. i gjashtë, Daru Alemil-kutub, Riad, 2007. (6) Transmeton Tirmidhiu, Nesaiu e të tjerë, se Muhamedi a.s. në rast të kurorëzimit e martesës së çifteve thoshte: "Zoti ju dhashtë bereqet-begati në jetën tuaj dhe të atyre që vijnë prej jush, dhe ju bashkoftë gjithmonë në të mira!". Suneni i Ebu Davudit, Hadithi Nr. 2130.

Dr. Islam Hasani

# Vekalah (agjensioni - autorizimi)

Me rritjen e marrëdhënieve komerciale ndërmjet shteteve dhe individëve, dhe me rritjen e vetëdijesimit fetar në shoqëritë myslimane, nevoja për vekalah (agjent/autorizime), që një person (juridik apo fizik) të kryejë ndonjë punë në emër të dikujt tjetër, është gjithnjë e në rritje. Në vijim ky koncept do të diskutohet nga këndi teorik, përfshirë edhe aspektin ligjor, e pastaj do të diskutohet edhe aplikimi i këtij koncepti në sistemin financiar islam në kohën tonë.

## Vlera e vekalahsë si koncept dhe produkt financiar

Rëndësia e vekalahsë më mirë shpjegohet duke e ndërlidhur me konceptin e bashkëpunimit ndërmjet njerëzve në shoqëri. Një agjent mund të kryejë disa aktivitete në emër të një personi, në situata ku vetë personi nuk mund të jetë prezent, për shkak të angazhimeve tjera apo për arsye se ai vetë nuk është i aftë të kryejë punën në fjalë, qoftë në mungesë të ekspertizës apo për arsye tjetër. Sipas mësimeve islame ky koncept i bashkëpunimit në forma të ndryshme në shoqëri është i lejuar, dhe është shumë i inkurajuar.

Rëndësia e vekalahsë është e padiskutueshme, sepse veç është themeluar si një degë e juridiksionit islam, e cila përmban rregulla dhe ide mbi të cilat është ndërtuar, si dhe mënyra se si duhet aplikuar. Rregulli më vendimtar në aspektin financiar është teoria e përfaqësimit apo zëvendësimit në pagesa, këmbime, dhe investime[1].

## Përshkrimi i vekalahsë

Termi – fjala "*vekalah*" disa herë është përmendur edhe në Kuranin e Madhërishëm, e që ka kuptimin e 'përfaqësimit të një personi nga një person tjetër për raste të caktuara', pastaj 'besimi i një pune dikujt', ose 'të bërit e një personi përgjegjës për t'i aranzhuar punët e dikujt tjetër'. Sipas standardit të AAOIFI[2], standardi numër 23, alineja 2/1, vekalah është "veprimi i njërës palë për të emëruar palën tjetër, që të veprojë në emër të saj atë që e përcakton lënda e kontratës së delegimit". Ndërsa sipas përshkrimit në fjalorin e financave islame, vekalah/agjenci është një praktikë standarde financiare islame, e përdorur shpesh në transaksionet financiare, në të cilën njëra palë vepron si agjent (*vekil*) për palën tjetër.[3]

Vekalah është kontratë jo obliguese. Pra, me marrëveshje të dyanshme, agjenti mund të tërhiqet nga kontrata në çdo moment, të ketë ndërprerje të njëanshme, dhe me humbjen e kapacitetit ligjor mund të bëhet përfaqësues i dikujt tjetër.

## Ligjshmëria e vekalahsë

Kontrata e vekalahsë është legjitimuar duke u bazuar në mbështetje të shumta nga Kurani, Sunneti dhe Ixhmai (Konsensusi i dijetarëve myslimanë mbi këtë çështje) .

Nga ajetet kuranore që mbështesin këtë kontratë janë:

"...Tani dërgoni njërin nga ju me këto para në qytet, që të gjejë më të mirin ushqim dhe t'ua sjellë disa edhe juve" (Kehf, 19).

"...autorizoni dy gjyqtarë, njëri përfaqëson familjen e tij dhe njëri familjen e saj" (Nisa, 35).

"...lëmosha është për të varfër dhe nevojtarë, dhe për ata që janë punësuar për të administruar fondet ..." (Tevbeh, 60).

Në përgjithësi këto ajete tregojnë lloje të ndryshme të autorizimeve, e që përfshijnë autorizimet për të blerë, për të qenë gjykatës dhe për të mbledhur lëmoshë.

Në lidhje me argumentet rreth lejimit të vekalah nga tradita e Pejgamberit a.s., ekzistojnë hadithe që tregojnë praktikën e Pejgamberit a.s., e që e kanë transmetuar edhe Buhariu dhe Muslimi në librat e tyre. Transmetohet se i Dërguari a.s. kishte caktuar agjent për të mbledhur zekatin. Gjithashtu ishin caktuar njerëz që të kryenin veprime në emër të një personi apo në emër të shoqërisë.

## Rregullat dhe shtyllat e kontratës vekalah

Për shtyllat e kontratës vekalah, dijetarët e shkollës juridike hanefite paraqesin kushtet e njëjta sikur të kontratave tjera: oferta dhe pranimi, palët kontraktuese dhe lënda e kontratës. Ndërsa juristët e shkollave tjera juridike janë të mendimit që kjo kontratë duhet të përmbajë katër shtylla: oferta dhe pranimi, lënda e kontratës, agjenti-i autorizuari, dhe objekti për të cilën bëhet autorizimi[4].

**Secila shtyllë e kontratës duhet të plotësojë disa kushte:**

1. Kushtet në lidhje me ofertën dhe pranimin.

Sikur çdo kontratë, edhe vekalah duhet të ketë ofertë dhe pranim. Për shembull, nëse personi A (pronari) thotë: “Unë të autorizoj ty që t’i investosh këto para në emrin tim”, dhe personi B (agjenti) thotë: “Unë pranoj”, atëherë kontrata e vekalah është e plotësuar. Juristët pajtohen se kjo kontratë mund të bëhet edhe me shkrim por edhe në mënyrë verbale.

2. Kushtet në lidhje me autorizuesin dhe të autorizuarin.

Të dyja palët, autorizuesi dhe i autorizuari duhet të plotësojnë këto kushte:

a. Të jetë në gjendje të veprojnë; autorizuesi duhet të ketë forcë mendore (i aftë mendërisht). Prandaj, autorizimi nga një i paaftë mendërisht apo një fëmijë nuk është i vlefshëm;

b. Autorizuesi duhet ta përcaktojë çmimin dhe mënyrën e pagesës për agjentin, sipas marrëveshjes dhe dëshirës së dyanshme. Gjithashtu edhe agjenti duhet të jetë i lirë në kryerjen e obligimeve të veta, me dëshirë dhe pa ndonjë dhunë të ushtruar nga jashtë;

c. Juristët gjithashtu pajtohen edhe në atë se agjenti dhe autorizuesi duhet ta njohin njeri-tjetrin, sipas emrit, dukjes dhe sjelljes.

3. Kushtet në lidhje me objektin e kontratës.

Rregulli i përgjithshëm i kontratës vekalah thotë: “Nëse një personi i lejohet të kryejë një punë të caktuar, është e ligjshme për të që ta autorizojë një palë tjetër që të përfaqësojë dhe ta bëjë të njëjtën punë në emër të autorizuesit.” Megjithatë ekzistojnë disa përjashtime nga ky rregull:

a. Lënda e autorizimit duhet të jetë në pronësinë e autorizuesit, që pastaj ai të ketë të drejtën e autorizimit;

b. Lënda e kontratës se autorizimit duhet të jetë e përshtatshme për autorizim ligjor, siç janë çështjet financiare dhe të ngjashme. Prandaj vekalah është e ndaluar për punët e adhurimit, siç janë: namazi, agjërimi, etj. Dhe, në të njëjtën kohë, në adhurimet që kanë elemente financiare, siç janë: zekati, haxhi (bedeli, zëvendësimi për një person të sëmurë ose një personi që ka vdekur duke e pasur haxhin obligim), dhe therja e kurbanit, pra, për këto raste kontrata vekalah është e lejuar sipas shumicës së dijetarëve;

c. Lënda e kontratës së autorizimit nuk duhet të përmbajë aktivitete që janë të ndaluara sipas sheriatit;

d. Lënda e kontratës së autorizimit duhet të jetë e ditur nga secila palë, në mënyrë që të eliminohen paqartësitë. Megjithatë, elemente të vogla të paditura brenda kontratës, e që nuk nxjerrin mospajtime në të ardhmen, mund të lejohen.

## Llojet e kontratës vekalah

Sipas standardeve të AAOIFI[5], duke u bazuar në natyrën e aktiviteteve të kontraktimit, kontrata vekalah mund të ndahet në disa kategori.

**Kategoritë e ndryshme të kontratës vekalah:**

| *Kufizimi i autorizimit* | *Obligimet/detyrimet ndërmjet palëve* | *Kohëzgjatja e autorizimit* |
|---|---|---|
| E përgjithshme | E obliguar | E përsëritshme |
| Specifike | Jo e obliguar | E përkohshme |

**1. Kufizimi i autorizimit**

a. E përgjithshme apo e pakufizuar: mund të jetë autorizimi si në rastin kur pronari e autorizon agjentin duke i thënë: “ma blej një shtëpi”, pa ia kufizuar ndonjë kusht, pa ia kufizuar çmimin, vendin, apo diçka tjetër;

b. Specifike apo e kufizuar: mund të jetë si në rastin kur pronari i paraqet disa kushte qysh në fillim, duke e kufizuar çmimin, veçoritë, mënyrën e pagesës, vendin, etj. P.sh. pronari i thotë: “ma blej një shtëpi në vendin e caktuar, jo më shumë se “X” çmimi, si dhe mënyra e pagesës të jetë me këste mujore!”.

**2. Detyrimet ndërmjet palëve**

Kontrata e autorizimit nuk është obliguese për asnjërën palë, sepse secila palë ka të drejtë ta ndërprejë kontratën në çdo kohë. Megjithatë, ka raste kur kjo kontratë është e obligueshme, të paktën për një kohë të caktuar.

a. Kur agjenti është paguar për një kohë të caktuar;

b. Kur ka të bëjë me të drejtat e të tjerëve, për shembull kur agjenti ka filluar një aktivitet sipas marrëveshjes që ka shkaktuar obligime financiare te të tjerët apo pronari, dhe ndërprerja e kontratës në atë moment shkakton dëme materiale apo edhe dëme në personalitetin e pronarit;

c. Kur pronari apo agjenti kanë premtuar të mos ndërpresin kontratën për një kohë të caktuar, dhe si rezultat i atij premtimi kanë filluar obligime të caktuara.

**3. Kohëzgjatja e kontratës së autorizimit.**

Në përgjithësi, nuk ka ndonjë kufizim kohor (kohë minimale apo maksimale) që kontrata e autorizimit të jetë e vlefshme për shkak të natyrës joobliguese që ka kjo kontratë. Megjithatë, dijetarët janë të mendimit se kjo kontratë mund të kufizohet për një kohë të caktuar ose edhe vetëm për një rast të caktuar, sipas marrëveshjes dypalëshe.

## Aplikimi i vekalah në financat islame

Në aplikimin bashkëkohor të bankave islame, kontrata vekalah përdoret bukur shumë në produkte të ndryshme bankare, tregun e kapitalit dhe takaful (sigurimet islame), posaçërisht në produktet që gjenerojnë të hyra nga shërbimet e administrimit. Në vende të ndryshme kontrata vekalah përdoret edhe në depozitat e dedikuara për investime. Kjo kontratë përdoret edhe për strukturim të sukukut (bondeve/letrave me vlerë). Agjenti zakonisht paguhet me një pagesë për



menaxhim, sipas përcaktimit në kontratë. Disa shembuj praktik të përdorimit të kontratës vekalah në produktet e ndryshme bankare po i përmendim në vijim:

**LC – Letter of Credit (Letërkredia)**

Letërkredia është një premtim i shkruar, që lëshohet nga banka te shitësi/eksportuesi, për pagesë të një shume të caktuar sipas marrëveshjes në LC, duke u siguruar që shitësi i përmbahet kushteve të caktuara në LC. Sipas këtij koncepti, banka punon si agjent i klientit të vet (blerësit). Në LC, kontrata fillon kur klienti i bankës e informon bankën për kërkesat e LC-së së tij, dhe kërkon nga banka të ofrojë këtë shërbim. Banka mund të kërkojë nga klienti që në bankë të depozitohet shuma e plotë të parave. Pastaj banka e organizon LC-në me bankën e shitësit, duke negociuar dhe kërkuar dokumentet e nevojshme për siguri, dhe në fund bëhet pagesa e LC-së sipas marrëveshjes, duke shfrytëzuar paratë e klientit që janë deponuar më parë. Banka e ngarkon klientin e vet me një taksë për shërbimin e bërë në emër të tij. Kjo taksë në terminologjinë e bankimit islam quhet uxhr.

**Depozitat për investime**

Kjo kontratë është e ndërtuar për t'u përshtatur me kërkesat, parashikimet financiare dhe qëllimet e investimeve të klientëve. Në këtë koncept, nga ana e klientëve banka edhe pranon depozita të dedikuara për investime. Struktura e funksionimit të vekalahsë në depozitat investuese është kjo:

Investitori e autorizon bankën si agjent të vetin.

Banka i investon paratë/biznesin që i është deleguar.

Kryegjëja (principali- shuma e investuar) dhe rikthimet e pritura i kthehen investitorit duke i hequr taksën për menaxhim të investimeve, që është e caktuar në fillim me kontratë ose kompensim, në rast të pakujdesisë së punës nga banka.

Fitimi më shumë se sa është paraparë i jepet bankës, si një mirënjohje për efikasitet në punë, ose ndahet ndërmjet bankës dhe investitorit, sipas përqindjes paraprake.

Sipas kësaj që u tha më lart, në këtë rastin e bankës është me rëndësi të përmendet edhe besueshmëria dhe maturia e agjentit. Banka si agjent duhet të kthejë kryegjënë dhe fitimin (nëse ka) te investitori. Në rast të ndonjë investimi jofitimprurës, te investitori duhet të kthehet vetëm kryegjëja.

**Takaful (sigurimet islame)**

Sipas konceptit islam të sigurimeve, kompania e sigurimeve është vetëm agjent i klientëve (pjesëmarrësve), dhe jo sigurues. Pjesëmarrësit e sigurojnë njëri-tjetrin, kurse kompania e sigurimeve është e autorizuar të kryejë punën e vlerësimit të dëmeve dhe kompensimin e tyre në emër të klientëve, sipas kontratës së nënshkruar.

Kompanitë islame të sigurimeve përveç adaptimit të konceptit të Mudaraba (partneritetit), që kryesisht përdoret për investimin e fondit të mbledhur në ndonjë projekt të mundshëm ku fitimi dhe humbja do të ndaheshin në mes të kompanisë së sigurimeve dhe klientëve, ato përdorin edhe strukturën e vekalahsë. Sipas kontratës së vekalahsë, bazuar në konceptin që kompania është agjent i të gjithë pjesëmarrësve (klientëve që blejnë dëftesën e sigurimit), për shërbimet e ofruara kompania ka të drejtë të ngarkojë të gjithë pjesëmarrësit me një takse. Taksa merret nga paratë e paguara për sigurim, do të thotë një përqindje e caktuar sipas kontratës dhe që është e ditur për të dyja palët.6

Pagesat e bëra nga pjesëmarrësit, sipas konceptit të vekalahsë, përdoren për dy arsye kryesore. E para për krijimin e një fondi që shërben për pagesat e dëmeve, sipas konceptit të sigurisë së dyanshme ku klientët sigurojnë njeri-tjetrin; sipas kontratës të gjithë pjesëmarrësit pajtohen që paratë e tyre të shërbejnë për pagesat e dëmeve në rast të fatkeqësive që mund të ndodhin te ndonjërit prej pjesëmarrësve dhe, e dyta, pagesa e një takse ndaj agjentit (kompanisë) për financim të shpenzimeve të operimit.

**Përfundim**

Për fund mund të thuhet se vekalah është një kontratë e rëndësishme në ligjin islam mbi transaksionet. Duket qartë se juristët janë marrë me vekalahnë pasi që kanë gjetur mbështetje në burimet kryesore të sheriatit, dhe kanë lejuar disa lloje të vekalahsë, duke përfshirë edhe marrëdhëniet mes njerëzve. Në kohën tonë, kur jeta është shumë dinamike, njerëzit nuk kanë mundësi që vetë t'i kryejnë të gjithë punët e tyre. Prandaj praktika e përfshirjes së agjentëve duke i autorizuar ata në kryerjen e punëve në emër të dikujt tjetër është nevojë e kohës, dhe në të njëjtën kohë e lejuar dhe e rekomanduar sipas mësimeve islame, duke iu përmbajtur kushteve dhe kritereve të përmendura më lart.

(1) Saiful Azhar Rosly, Critical Issues on Islamic Banking and Financial Markets, Islamic Economics, Banking and Finance, Investments, Takaful and Financial Planning, (Kuala Lumpur: Dinamas, 2005), f. 578. (2) Accounting and Auditing Organisation for Islamic Financial institutions (3) Thomson Reuters, Islamic Finance Glossary, shkronjat: W&X. (4) ISRA (International Shari'ah Research Academy for Islamic Finance), Islamic Financial System: Principles and Operations, (Kuala Lumpur: Pearson Custom Publishing, 2012), f. 272. (5) Accounting and Auditing Organisation for Islamic Financial institutions . (6) INCEIF, Shariah Rules in Financial Transactions (Kuala Lumpur: INCEIF, 2009), f. 412-415.

Mr. Ejup Haziri

# Deri ku ngrihen duart?

Gjatë tekbirit fillestar duart duhet të ngrihen, dhe për këtë ngritje në fillim të namazit thuajse gjithë dijetarët janë të një mendimi, me përjashtim të një numri vogël, dhe kjo gjë vlerësohet si shumë e preferuar.[1] Ndërsa ajo që është diskutuar mes juristëve, hadithologëve dhe të tjerëve, është fakti se deri ku ngrihen duart. Kjo çështje njëherit ka ngjallur debat të gjatë, madje, nganjëherë edhe ka krijuar akuza të ndërsjella për shkak të pozicioneve të dijetarëve, opinioneve të tyre dhe fanatizmit të tepruar të përkrahësve të tyre.

Fatkeqësisht, shpeshherë kjo tematikë është paraqitur vetëm nga një kënd që është i arsyeshëm nga një dijetar apo një grup sosh. E mendimet tjera për këtë çështje janë lënë në errësirë, sepse opinionit apo masës së gjerë i është ofruar një version i vetëm, madje pa iu përmendur fare versionet tjera. Versionin e ofruar e kanë paraqitur autentik, të besueshëm dhe version të vetëm që e ka praktikuar i Dërguari i Allahut. Në këtë kontekst, në mbrojtje të një versioni janë hartuar libra të shumtë dhe janë mbajtur ligjërata anembanë, dhe është trajtuar vetëm një formë prej këndit personal të një lëvizjeje të caktuar. Prandaj, nuk është edhe e çuditshme kur sheh libra të tillë, ku autorët e tyre me ngulm çirren në atë version dhe mohojnë çdo gjë pos atij versioni, e shohin si jo të traditës së Pejgamberit a.s., madje, ajo që është edhe më e çuditshme është fakti se shumë prej tyre përmendin vetëm mendimin që u përshtatet atyre, pa aluduar fare se për problematikën në fjalë ka edhe mendime të tjera. Kjo sigurisht se bëhet me qëllim që lexuesit të binden se vetëm ajo formë është autentike, e format tjera nuk ekzistojnë. Mendimin e tyre e "përforcojnë" me ndonjë hadith nga koleksionet e njohura, dhe kështu në masë formohet bindja se vetëm ajo pasqyron realitetin. Mungon sinqeriteti profesional në trajtimin e tematikave të tilla, sepse nuk paraqiten të gjitha pikëpamjet, por ofrohet një pikëpamje që për lexuesin a dëgjuesin nënkupton "realitetin", ngase ashtu është elaboruar, paçka se realiteti është krejtësisht ndryshe. Në çështjet që nuk janë të prera, ku ka diversitet mendimesh, nuk duhet ngulur këmbë vetëm tek njëri mendim, duke injoruar kështu mendimet tjera. Nëse bëhet një analizë ku analizohen gjithë mendimet, e më pas zgjedhet njëri prej tyre, s'ka asgjë të keqe, por, assesi duke i injoruar mendimet tjera.

Prandaj, për të qenë sa më profesional, do t'i elaboroj të gjitha mendimet e ndryshme rreth ngritjes së duarve, pra se deri ku duhet të ngrihen ato.

### Opinionet për ngritjen e duarve

Për ngritjen e duarve, se deri ku duhet të ngrihen ato, kemi mendime të ndryshme, e që janë të afërta mes vete. Këto mendime apo opinione janë krijuar në bazë të transmetimeve të ardhura përmes shokëve të të Dërguarit të Allahut, a.s. prandaj në çështjen e ngritjes së duarve, pra se deri ku duhet të ngrihen ato, sot kemi tri lloje të hadítheve apo tre transmetime. Këto transmetime përcillen nga shokët e të Dërguarit të Allahut, që flasin për ngritjen e duarve në pozicione të ndryshme: i pari flet për ngritjen e duarve deri mbi supe; i dyti deri tek veshët, dhe; i treti mbi pozicionin e veshëve. Dy të parët janë shumë të njohur, dhe në bazë të tyre veprojnë shumica e myslimanëve, përderisa i treti nuk gjen edhe aq mbështetje, megjithëse nuk mund të refuzohet.

Për të gjitha këto mendime do të sjellim hadithet e transmetuara nga shokët e të Dërguarit të Allahut, do të përmendim se cilët janë mendimet e dijetarëve dhe shkollave juridike rreth ngritjes së duarve, pra se në ç'pozicion duhet të ngrihen ato, e më pas do të bëjmë edhe analizë rreth transmetimeve dhe mendimeve të dijetarëve. Do të bëjmë edhe bashkim të hadítheve, jo sipas dëshirave e qejfeve por sipas mendimeve dhe opinioneve të dijetarëve të njohur.

### Sqarim rreth një "keqkuptimi"

Para se të hyjmë në sqarimin e opinioneve të ndryshme rreth ngritjes së duarve, e shoh më të



arsyeshme të sqarohen disa gjëra, që ndoshta janë bërë nga keqkuptimi, apo edhe mund të jenë bërë me tendenca të caktuara. Megjithatë, siç kam potencuar edhe në temat paraprake, tematika e namazit do të studiohet dhe analizohet mirë, duke u marrë edhe me detajet, në mënyrë që të sqarohen gjërat mirë e drejtë.

Për ngritjen e duarve vlejnë tri opinionet e njohura, që i kam përmendur tashmë, e të cilët do t'i shpjegoj në temat e ardhme. Ndërsa, opinionet tjera, përveç tyre, nuk janë të njohur tek juristët myslimanë anembanë botës. Ajo çka vlen të përmendet në këtë kontekst është ngritja e duarve deri tek gjoksi, apo një ngritje e shkurtër, siç kanë përmendur disa që janë bazuar në disa hadithe të përgjithshme, ndonëse ky nuk është mendim i njohur nga juristët e katër shkollave juridike.

Këtë mendim do ta arsyetojmë me argumente, se disa gabimisht janë arsyetuar me disa hadithe të përgjithshëm, ku kanë bërë shpjegime të ndryshme se kinse hadithet në fjalë sinjalizojnë për ngritjen e duarve deri te gjoksi, apo një ngritje të shkurtër. Njëri nga hadithet, ku disa janë argumentuar për këtë çështje, është hadithi i transmetuar nga Ebu Hurejre, i cili është në koleksionin e Tirmidhiut dhe të të tjerëve: "Na ka treguar Abdullah ibën Abdurrahmani, na ka informuar Ubdejdullah ibën Abdulmexhid el-hanefij, na ka treguar ibën ebi Dhi'bi, e ky nga Seid bin Sim'ani, i cili thotë: "E kam dëgjuar Ebu Hurejren duke thënë: "I Dërguari i Allahut kur ngritej për namaz, duart i ngriste medden (të hapura-shtrira)."[2]

Ndonëse në këtë hadith nuk është precizuar se deri ku i ka ngritur duart, disa që janë ndërlidhur me fjalën "medden", të ardhur në fund të hadithit, kanë shpjeguar se ajo nënkupton një ngritje të shkurtër të duarve. Megjithatë, për të dhënë një sqarim se çfarë ka për qëllim kjo fjalë, duhet të shpjegojmë dhe zbërthejmë fjalën medden, dhe të vijmë në konkluzion për kuptimin e saj të mundshëm.

Fjala "*medden*", ka kuptime të shumta, varësisht nga konotacioni i saj në fjali. Ajo vjen në kuptim të shtrirjes, ashtu siç ka ardhur edhe në Kuran: "Dhe kur toka të shtrihet në gjerësinë e saj." (El Inshikak, 3).

Vjen edhe në kuptim të ngritjes, sikurse që vjen edhe në kuptim të zgjatjes: "…dhe do t'i vazhdojmë atij dënim pas dënimi." (El Merjem, 79).

Apo dhënies kohë: "Thuaj: "Atij që është në humbje (në mosbesim), le t'ia vazhdojë atij i Gjithëfuqishmi për një kohë..." (El Merjem, 75).

Gjithashtu, kjo fjalë vjen edhe në kuptim të dhënies apo furnizimit me diçka. Në gjuhën arabe, kur bëhet fjalë për furnizim të ushtrisë, përdoret kjo fjalë: *meddel xhejsh* -furnizoi ushtrinë.

Vjen edhe në kuptim të dhënies apo përforcimit: "...ju përforcuam me pasuri e me djem…" (El Isra, 6).

Vjen edhe në kuptim të shtimit: "...sikur detit t'i shtohen edhe shtatë dete..." (Llukman, 27).

Vjen në kuptim të vazhdimit (të ndihmës), siç ka ardhur në fjalët: "...Zoti juaj jua vazhdon juve ndihmën me pesë mijë engjëj të ushtruar (për luftë), ose të shënuar."(Ali Imran, 125).

Ka kuptimin e ngjalljes së dëshirës apo simpatisë për diçka, ashtu siç ka ardhur në fjalët hyjnore: "Dhe mos ia ngul sytë bukurisë së kësaj jete..." (Ta Ha, 131).

Gjithashtu, kjo fjalë vjen edhe në kuptim të tërheqjes apo joshjes, sikurse që vjen edhe në kuptim të zgjatjes: "...duke i lënë të bredhin edhe më shumë në mosbesimin e tyre." (El Bekare, 15).

### Ç'thanë dijetarët për fjalën "medden"?

Termi medden, siç pamë nga ky elaborim, ka kuptime të shumta, por ai që është më dominanti është kuptimi i shtrirjes dhe ngritjes. Dhe, përderisa nuk është përmendur se deri ku duhet të ngrihen duart, nuk mund të vendoset një masë e caktuar. Nuk është specifikuar se deri ku të ngrihen ato. Prandaj, edhe thirrjet se ky hadith nënkupton ngritjen e shkurtër deri te gjoksi, janë të pabaza dhe nuk i përgjigjen termit të ardhur në hadith.

Tahaviu, në "Sherh Meani-l Athar", është i mendimit se fjala "medden", që nënkupton ngritjen e duarve, nuk sinjalizon se deri ku ngrihen. Ndoshta mund të jetë se duart duhet të ngrihen deri tek supet, por mund të jetë kuptimi i saj se, ngritja e duarve krejtësisht ka ndodhur para namazit, gjegjësisht me rastin e duasë, e pas kësaj i Dërguari a.s. shqiptonte tekbirin dhe hynte në namaz."[3] Mendim të njëjtë me të jep edhe Ajniu, në "Nuhabu-l Efkar", i cili sqaron librin e Tahaviut,[4] mirëpo ai nuk e përjashton edhe këtë kuptim: "Nëse fjala "medden" është rrethanor i gjendjes, atëherë kuptimi i kësaj fjale në hadith është: "I ka ngritur duart të hapura (shtrira)."[5], që

nënkupton se fjala medden nuk ka për qëllim ngritjen e duarve, por ka për qëllim që ato të jenë të shtrira, gjegjësisht gishtërinjtë të jenë të hapur e jo të bashkuar.

Mubarekfuri, në shpjegimin e Sunenit të Tirmidhiut, ka mendim të njëjtë me Ajniun, prandaj edhe thotë: "Nëse fjala "medden" është në cilësinë e rrethanorit të gjendjes *"el-hal"* , vjen në kuptim të emrit foljor *"ismul fail"* apo kundrinës "ismul meful", nënkupton se i ka ngritur duart e shtrira, gjegjësisht të hapura."[6]

Shevkani, në librin e njohur "Nejlu-l Evtar", në lidhje me fjalën medden, që ardhur në këtë hadith, thotë: "Fjala "medden", në rasën kallzore, sa i përket funksionit sintaksor mund të interpretohet në njërën prej tri mënyrave: të jetë kundrinor i brendshëm ndaj një folje të rënë *"jemuddu huma"* por të nënkuptuar nga konteksti; të jetë rrethanor i gjendjes, që nënkupton se ai i ka ngritur duart duke i zgjatur deri në lartësi të kokës, dhe; të jetë kundrinor i brendshëm i vetë foljes *"ref'u"*, sepse folja *"ref'u"* nënkupton zgjatje apo shtrirje."[7]

Shevkani dhe kolosët e umetit nuk janë të mendimit se fjala "medden" nënkupton një ngritje të lehtë të duarve, përkundrazi ai është i mendimit se: ose është fjala për shtrirjen e duarve, që nënkupton gishtërinjtë e duarve të jenë të hapur e jo të bashkuar, ose duart të ngrihen deri në pozicion të kokës, që i bie edhe mbi pozicionin e veshëve. Por, edhe mund të jetë kuptimi se duart mund të ngrihen deri tek supet, sikurse që mund të jetë edhe ai se mund të ngrihen deri tek veshët. Mirëpo edhe mund të ketë kuptim të ngritjes së duarve edhe më të lartë se veshët, siç potencuam. E në këtë kontekst kolosi i dijes nga shkolla malikite, Ibën Abdul-Berr, për fjalën "medden" të ardhur në këtë hadith, jep këtë shpjegim: "(Fjala) "Medden" nënkupton ngritjen e duarve deri te koka, mbi veshë."

E nëse kjo fjalë në hadith nuk e ka për qëllim sinjalizimin e ngritjes së duarve deri në një pozicion të caktuar, atëherë kuptimi i dytë që mbetët, ndoshta mund të jetë edhe më i qëlluar se ai i pari, e që ka të bëjë me formën se si duhet të jenë gishtërinjtë e duarve gjatë ngritjes së tyre në tekbirin fillestar.

Mendoj se ky është kuptimi i mundshëm në këtë hadith, dhe se Ebu Hurejre e ka pasur për qëllim shtrirjen e duarve, gjegjësisht ndarjen e gishtërinjve (jo bashkimin e tyre) mes vete gjatë ngritjes së duarve.

Mirëpo, edhe nëse ka qenë qëllimi tjetër, ai i ngritjes së duarve, assesi të mos bazohet dikush e të thotë se ky hadith sinjalizon ngritjen e duarve deri te gjoksi apo një ngritje e lehtë (shkurtër). Në bazë të këtij hadithi kanë vepruar vetëm malikitë nga pjesa e Irakut, që ishin pakicë, dhe Ahmedi në njërin nga mendimet e tij, që kanë shpjeguar se duart duhet të ngrihen, por edhe këta nuk kanë sinjalizuar se deri ku ngrihen ato. Ndërlidhja e këtij hadithi me ngritjen e duarve deri te gjoksi, është plotësisht e pabazë, dhe argumentet janë në kundërshtim me një mendim të tillë.

Mubarekfuri, kur shpjegon këtë hadith, në fund thotë: "Ky hadith nuk përcakton se sa ngrihen duart, sepse hadithi është i përgjithshëm, prandaj, gjithsesi duhet bartur (futur) tek hadithet tjera që sqarojnë ngritjen (e duarve)."[8]

Njëherazi ky është edhe mendimi më i qëlluar rreth këtij hadithi, e që duhet të bartet brenda mendimeve të njohura për ngritjen e duarve, e jo të krijohet përshtypje e gabuar.

### Përse filluam me këtë hadith?

Ndonëse në fillim të kësaj teme përmendëm tre mendimet të njohur për ngritjen e duarve, pa sinjalizuar rreth këtij hadithi, nuk u futëm në shpjegimin e atyre mendimeve sepse dëshiruam ta sqarojmë këtë hadith, që është keqkuptuar dhe është shpjeguar gabimisht nga disa, e madje disa edhe e kanë futur si mendim të katërt krahas tre mendimeve tjera. Prandaj, solla gjithë këtë shpjegim dhe këtë zgjerim me qëllim të kuptimit të drejtë të asaj se çfarë është për qëllim me këtë hadith, që assesi nuk mund të futet si mendim i ri. Madje, juristët myslimanë në librat e tyre gjithnjë kanë shpjeguar tre opinionet e njohura, duke u ndalur në dy opinionet që janë shumë të njohur. E këtë hadith e kanë futur në njërin nga tre opinionet, ose në shpjegimin e mënyrës se si duhet të jenë gishtërinjtë gjatë ngritjes së duarve. Megjithatë, ky mendim, që mund të përfaqësohet dhe të mbrohet nga ndokush, përjashtohet si mendim i pavarur dhe i veçantë. Prandaj, tashmë mbesin të sqarohen dhe të shpjegohen tre mendimet tjera, dhe atë vetëm nën dritën e fakteve dhe argumenteve.

(1) Ibën el-Mundhir, el-Ixhma', f. 39. (2) Tirmidhiu në Sunen, nr.223 dhe thotë se hadithi është i mirë (hasen); Ebu Davudi në Sunen, nr.642; Ahmedi në Musned, nr.10087; Tahaviu në Sherh Meani-l Athar, nr.1157. Hakimi ka thënë se senedi i tij është autentik, edhe Dhehebiu ishte pajtuar me të. Albani thotë se senedi i hadithit është autentik, shih Sahih Ebi Davud, nr.735, Sahih ve Daif Sunen Ebi Davud, nr.753. (3) Tahaviu, Sherh Meani-l Athar, v.1, f. 195, nr. i hadithit 1163. (4) Bedrudin el-Ajni, Nuhabu-l Efkar fi Tenkihi Mebani-l Ahbar, v.5, f. 116-117. (5) Bedrudin el-Ajni, Nuhabu-l Efkar fi Tenkihi Mebani-l Ahbar, v.5, f. 100. (6) Muhamed ibën Abdurrahman El-Mubarekfuri, Tuhfetu-l Ahvedhij Sherh Sunen et-Tirmidhij, Daru-l Kutub el-Ilmijetu, v.1, f. 240. (7) Muhamed bin Alij esh-Shevkani, Nejlu-l Evtar, bot.I-rë, Daru-l Hadith, 1413-1993, v.2, f. 207. (8) El-Mubarekfuri, Tuhfetu-l Ahvedhij Sherh Sunen et-Tirmidhij, v.1, f. 240.

Prof. Dr. Hysen Matoshi

# Sa e rëndë plagë e kurbetit

(Historia e shqiptarëve në fakt është histori e migrimeve të vazhdueshme, e përpjekjeve për të mbijetuar në hapësirën etnike...)

Migrimi në jetën e kombit shqiptar shfaqet si një dukuri, që me ritme të ndryshueshme ka qenë e pranishme pothuajse në të gjitha periudhat e dokumentuara. Largimi i vazhdueshëm nga hapësira etnike, krahas faktorëve sikurse janë luftërat pushtuese, ka bërë që tokat shqiptare të tkurren vazhdimisht. Pa dyshim se kurrjen më të madhe e kanë përjetuar paraardhësit tanë, ilirët, hapësira jetësore e të cilëve u ngushtua ndjeshëm si rezultat i pushtimeve sllave të shekullit VII. Dëbimi masiv i popullsisë vendëse, si rezultat i zaptimit të hapësirës së saj jetësore nga pushtuesit, ka ardhur në faza të ndryshme historike, por migrimi i saj ka qenë pothuajse një proces i përhershëm, i cili ka bërë që shqiptarët, sikundër më herët edhe paraardhësit e tyre, të defaktorizohen skajshëm në raport me popujt ardhacakë të Ballkanit.

## Migrimi, plagë shekullore

Migrimi është rezultat i disa faktorëve, ndër të cilët në krye qëndron zhvillimi i pamjaftueshëm ekonomik i viseve shqiptare, e si rrjedhojë edhe pamundësia për të siguruar një ekzistencë të denjë njerëzore. Sa i përket Republikës së Shqipërisë, e cila u njoh në kufijtë ekzistues nga Konferenca e Londrës më 1913, në rreth 28,000 km2, duhet thënë se kjo hapësirë, përveçse përfshinte një të tretën e tokave të atëhershme etnike shqiptare, në planin ekonomik ishte tejet e papërshtatshme për të mbajtur në mirëqenie sociale e ekonomike popullsinë e saj. Pjesa më e madhe e këtij territori përbëhej nga male të zhveshura, djerrina, këneta etj., dhe si e tillë nuk garantonte se me resurset e veta do të mund ta mbante popullsinë që jetonte në të. Krahinat më pjellore, si Kosova dhe Pollogu, iu shkëputën dhe iu aneksuan fqinjëve të shqiptarëve. Pra, është krejtësisht e qartë se shteti shqiptar u njoh në një hapësirë të tkurrur, pa ia lënë mundësinë e zhvillimit si vend i pavarur e me resurse burimore natyrore, dhe duke e lënë gjithashtu edhe pa potenciale të tjera të nevojshme ekonomike. Kjo bëri që, me gjithë ekzistimin e shtetit kombëtar, një numër i madh shqiptarësh të shihte mundësinë e prosperimit ekonomik në largimin nga vendi, duke kërkuar fatin madje edhe përtej oqeanit Atlantik. Nëse migrimi i popullsisë shqiptare, në periudhën e Perandorisë Osmane, bëhej kryesisht brenda strukturës së atëhershme perandorake, duke synuar qendrat e zhvilluara tregtare, ekonomike e sociale, tanimë kurbetçinjtë tanë e kërkonin fatin përtej kufinjve të shtetit të tyre. Motivi kryesor për migrim në Shqipërinë londineze kishte të bënte me aspektin ekonomik, me varfërinë e skajshme, kurse në pjesët e tjera etnike shqiptare të mbetura jashtë shtetit amë, dimensioni ekonomik nuk ishte e vetmja shtysë për të kërkuar një hapësirë të re jetësore. Shtypja e egër kombëtare, sociale, politike, fetare e kulturore që u bëhej shqiptarëve, me një fjalë nëpërkëmbja e dinjitetit dhe mohimi i identitetit të tyre, ishte shkaku që i bënte shumë shqiptarë të kërkonin shpëtim në largimin nga vatrat e tyre stërgjyshore. Vetëm nga Kosova e sotme, për më se një shekull robëri, kanë emigruar qindra mijëra shqiptarë, të cilët shpëtimin e shihnin në largimin drejt Lindjes a Perëndimit. Ndonjëherë tragjedia e këtillë e largimit nga atdheu, nga vendlindja, ka marrë përmasa të një eksodi të vërtetë. Kujtojmë dëbimet e popullsisë



shqiptare nga Sanxhaku i Nishit, nga Toplica, fatin e zi të çamëve, apo tretjen masive të shqiptarëve nga vilajetet e Manastirit dhe Janinës, në të cilët, ndonëse dikur ishin shumicë, tani ka fare pak ose aspak dëshmi të ekzistimit të tyre. Historia e shqiptarëve në fakt është histori e migrimeve të vazhdueshme, e përpjekjeve për të mbijetuar në hapësirën etnike, të cilës shqiptarët shpeshherë u detyruan t'ia kthenin shpinën në përpje-kje për të ruajtur ekzistencën fizike apo edhe identitetin e tyre.

### Perceptimi i migrimit te shqiptarët

Largimi nga atdheu i një anëtari, i familjes në tërësi, apo edhe i një grupi më të madh banorësh, madje deri në largimin e plotë, te shqiptarët ka qenë një ngjarje e dhimbshme, një plagë që pandërprerë ka kulluar përgjatë shekujve. Në traditën shqiptare kjo dukuri ka gjetur vend të veçantë të trajtimit, ndërsa është e njohur me emrin kurbet. Pra, duke qenë në fokus të vëmendjes së shqiptarëve, kryesisht për faktin se ishte pjesë e pandashme e jetës së tyre, kurbeti bëhet objekt i trajtimit artistik nga gjeni popullor fillimisht, e pastaj edhe nga autorët tanë të fushave të ndryshme të artit. Bie fjala, është krijuar një lloj i veçantë i lirikës sonë popullore me këtë tematikë, e cila ndonjëherë haset e bashkëdyzuar edhe me temën e dashurisë. Për vendin e kurbetit në letërsinë tonë popullore, në letërsinë e shkruar dhe përgjithësisht në arte, janë shfaqur mendime të ndryshme. Ndër më sintetizuesit është edhe ky: "Kurbeti si plagë e rëndë shoqërore e kombëtare është kënduar shekuj me radhë me tone elegjiake që i ka pasqyruar dhembjet e prindërve, të gruas dhe të fëmijëve. Kurbeti është rrëfyer në kallëzime të ndryshme, janë shkruar poezi, tregime e romane, janë thurur drama dhe janë bërë filma, madje me epilog tragjik. Por, kurrë s'e kam hasur asnjë varg që e lavdëron, por vetëm që e mallkon".[1] Pra, mërgimi (kurbeti) në këto krijime letrare mallkohet si diçka që ndau familjen, që ndau njeriun nga vendi i tij. Ndjenja të fuqishme emocionale kaplojnë interpretuesit e tyre, por edhe recipientët, të cilët identifikojnë mallin e tyre për të afërmit e lënë në atdhe dhe për vetë atdheun, ose mallin për anëtarin e mërguar larg familjes në kërkim të një cope bukë. Edhe frazeologjia shqipe është krijuar mbi një perceptim absolut negativ për kurbetin. Po sjellim vetëm disa shembuj ilustrues: "Plagët e kurbetit", "E shkonin jetën (rronin) me kurbet", "Nuk ia pa hairin kurbetit", "E treti (e hëngri) kurbeti", "I mbetën kockat në kurbet" etj.[2] Për më tepër, në këto perla të letërsisë sonë popullore dhe përgjithësisht të trashëgimisë sonë, kurbeti mallkohet, fajësohet për fatkeqësitë e njerëzve, për hidhërimin e tyre dhe mungesën e gëzimit në jetë:

*"Kush ma i pari e nisi, jalla djal' gyrbetin,*
*Kurrë Allahu mos ja dhashtë atij selametin.*
*Prej shpie kur dola, pa bukë me shkoi dita,*
*Jabanxhi qillova, kuj me i lypë nuk dita."*[3]

Për të vijuar me konstatimin se në jetën e njeriut, edhe ashtu të shkurtër, kurbeti është ai që e rrëmben, duke ia mbushur me pikëllim edhe momentet e festave më të gëzueshme, vijnë vargjet:

*"Tri ditë ymër kemi, në kit tokë fallçore,*
*Edhe kto tri t'mejrat në gurbet naj more,*
*Sa Ramazan vike, gjithherë me idhnim,*
*Sa Bajram qi vike, asni herë me gëzim."*[4]

Sikurse edhe llojet e tjera të krijimtarisë sonë popullore, këngët që e trajtojnë temën e mërgimit janë të shumta. Janë aq të pranishme dhe të llojllojshme, sa prej tyre do të mund të hartohej një antologji. Vlerat e tyre ideore dhe artistike janë vlerësuar edhe nga studiues të shquar të lirikës sonë: "Këto këngë zënë një vend të rëndësishëm në fondin e lirikës sonë popullore duke trajtuar probleme sociale, ekzistenciale të njeriut në shoqërinë njerëzore bashkë me të gjitha relacionet sociale dhe etike në kontekstin përkatës historik duke inkorporuar peshën e artit në jetë".[5] Përveçse në llojet e letërsisë popullore, kurbeti nis të bëhet objekt interesimi tematik edhe i autorëve të letërsisë shqipe. Me sa kemi njohuri, autori i parë që shkroi për mërgimin në një tekst letrar, të shkruar në gjuhën shqipe, ishte alhamiadisti i njohur Ibrahim Nezimi.[6] Autori i vjershës "O shokë, mos na harroni" i referohet kurbetit si "dhe i huaj" (dihet se ai shkoi në Stamboll, ku qëndroi për një kohë), ndërsa vendlindjes së tij, Beratit, i referohet si "xhylistan" (trëndafilishtë). Ligjërimi me terma të këtillë e bën këtë vjershë njëkohshëm edhe të parën me tematikën e atdhedashurisë në letërsinë shqipe.

*Jemi nisurë në gurbet*
*ai Zot na bëftë derman*
*e na xirtë në selamet,*
*të mirë beç, o xhylistan!*
*Miqëve ju kemi rixha,*
*të na bënjënë merhamet,*
*këtu-kët je një dua,*
*ashtu qofshinë në devlet!*

*O shokë, mos na harroni,*
*se vemi në dhe të huaj,*
*një selam të na dergoni*
*bari në tre-katër muaj.*

*Do të ju ap një emanet,*
*të më shini fush' e male,*



*të më faleni me shëndet*
*prej meje, me shumë halle.*[7]

Nezimi në këtë tematikë do të pasohet edhe nga alhamiadistë të tjerë shqiptarë (Hasan Zyko Kamberi, Muhamet Kyqyku – Çami), por duhet thënë se, sidomos në periudhën e Rilindjes Kombëtare, mërgimi shfaqet si interesim i pjesës dërrmuese të autorëve tanë, sikundër edhe tek shkrimtarët e fazave të tjera të zhvillimit të letërsisë shqipe.

**Migrimet në kohët e sotme**

Nëse dikur migrimi lidhej me mbijetesën, apo edhe me ruajtjen e identitetit, sot kjo dukuri shfaqet më komplekse dhe, rrjedhimisht, edhe më vështirë e shpjegueshme. Pas çlirimit të Kosovës çështja e largimit të popullsisë së saj drejt vendeve të tjera, kuptohet më të zhvilluara dhe më prosperuese, në rend të parë lidhet me projeksionet individuale të secilit pjesëtar të shoqërisë, pa mohuar këtu edhe ndikimin e kontekstit të gjerë social, ekonomik, politik, kulturor etj., që jo rrallë krijon një ambient të paqartë dhe të pasigurt për të ardhmen. Kësaj i ka kontribuar ndjeshëm edhe zhagmitja në procesin e afrimit të Kosovës me Bashkimin Evropian dhe integrimi i saj në të, qoftë si rezultat i mosnjohjes së pavarësisë së Kosovës nga të gjitha shtetet e BE-së, apo si pasojë e vonesave të shtetit më të ri të Ballkanit në përmbushjen e një varg detyrash e arritjesh që kërkohen në këtë drejtim. Pa dyshim, nuk është aspak e lehtë, dhe aq më pak e dëshirueshme, që të jetohet në të vetmin shtet të rajonit i cili ende nuk e ka fituar qarkullimin e lirë në vendet e BE-së. Lodhja dhe mosdurimi nuk lidhet vetëm me periudhën pesëmbëdhjetëvjeçare të pasçlirimit, sepse duhet të kujtojmë se ky vend dhe shqiptarët si pjesë dërrmuese e banorëve të tij kanë jetuar në një izolim dhe okupim klasik të Serbisë edhe për një periudhë tjetër dhjetëvjeçare (1989-1999), dhe kjo e ka bërë edhe më të vështirë sidomos pozitën e shtresës së varfër.

Kuptohet se një rol të madh në inkurajimin e shqiptarëve që, siç po ngjet kohët e fundit, ta braktisin masivisht Kosovën në kërkim të një jete më të mirë, e ka luajtur edhe shpërputhja ndërmjet pritjeve të kosovarëve dhe arritjeve që janë shënuar deri tani në planin zhvillimor. Megjithatë, shqetësues është fakti se në mesin e emigrantëve ka edhe të tillë që kanë qenë të punësuar, dhe të cilët çështjen e ekzistencës e kanë pasur të zgjidhur në njëfarë dore, të paktën më mirë sesa ata që deri tani nuk kanë pasur mundësi të sigurojnë një vend pune në Kosovë. Fatkeqësisht, migrimi në këto përmasa u bë edhe në një frymë euforike të një perceptimi kolektiv si zgjidhje e problemeve personale e familjare, me gjithë deklarimet e qarta të faktorëve evropianë se nuk do të ketë azil për qytetarët e Kosovës. Pamjet e largimit nga stacionet e autobusëve, kolonat në kufi dhe bankat e zbrazëta shkollore, për ditë të tëra, u kthyen në shqetësimin më të madh për opinionin tonë dhe për të gjithë mbështetësit e Kosovës. Kthimi i disa familjeve nga vende evropiane, ku kishin migruar, dhe dëshmitë e tyre lidhur me këtë rrugë të pasigurt e plot me vuajtje dhe paqartësi, vërtetojnë edhe një herë se migrimi i sotshëm ilegal nuk mund të jetë fati i mirë i askujt. Institucionet dhe qytetarët e Kosovës duhet të vijojnë punën drejt përafrimit më të madh të jetës së kosovarëve me standardet e jetës në vendet e përparuara, të krijojnë mekanizma që mundësojnë angazhimin e kapaciteteve të popullatës së re punëkërkuese, qoftë në vend apo në vende të tjera nëpërmjet punësimit sezonal.

Në vend se ta kërkojmë një vend të përparuar, ku mund të jetojmë, është shumë më e natyrshme dhe më e mirë që me punë dhe përkushtim, të bazuar në rend dhe në ligj, ta ndërtojmë bashkërisht atë. Kosova e meriton të jetë e tillë. Të zbrazur, pa banorët e saj, e duan vetëm ata që e patën zbrazur njëherë.

(1) Prof. dr. Adem Zejnullahu, Këngë dhe shkrime, Instituti Albanologjik i Prishtinës, Prishtinë, 2009, f. 365.(2) Fjalor i gjuhës së sotme shqipe, Instituti i Gjuhësisë dhe i Letërsisë i Akademisë së Shkencave të Shqipërisë, botoi "Rilindja", Prishtinë, 1981, f. 923.(3) Salih e Feriz Krasniqi, Këngë popullore II, përgatitur nga Muharrem Gashi, botoi "Faik Konica", Prishtinë, 2007, f. 453. (4) Po aty. (5) Nuhi Vinca, Për poetikën e këngëve të kurbetit, në vëllimin Letërsia shqipe dhe mërgimi, Instituti Albanologjik i Prishtinës, Prishtinë, 1997, f. 157. (6) Për këtë autor dhe poezinë e tij me temën e mërgimit kanë shkruar Prof. Dr. Mahmud Hysa dhe Mr. Fadil Grajçevci. Shih vëllimin Letërsia shqipe dhe mërgimi, vep. e cit. (7) Hajdar Salihu, Vepra 1 (Poezia e bejtexhinjve), botoi "Jeta e re", Prishtinë, 2013, f. 137-138.

Isa Tërshani

# Betimi i rrejshëm

"Ata që për një vlerë të paktë e shesin besën e dhënë Allahut, ndryshojnë edhe zotimet e tyre, të tillët nuk kanë pjesë (mëshirë) në botën tjetër, dhe në Ditën e Kijametit Allahu nuk u flet atyre, nuk i shikon ata dhe nuk i pastron (prej barrës së gabimeve), ata kanë një dënim të dhembshëm." (Ali Imran, 77).

Asnjë fe dhe sistem mendimi nuk i ka dhënë rëndësi moralit sa i ka dhënë feja islame. Prandaj një nga qëllimet kryesore të besimtarit është përsosja e tij morale. Muslimani duhet të distancohet nga të gjitha sjelljet e pahijshme dhe morali i keq. Në shoqëri ai duhet të rrezatojë moral shembullor.

Njeriu, përveç tjerash, është edhe qenie shoqërore, dhe si e tillë është e detyruar të jetojë në familje dhe bashkësi, që do të thotë se ai nga vetë natyra e tij është i krijuar të jetojë me të tjerët. Vetë jeta në bashkësi kërkon kushte dhe rregulla të cilat duhet t'i rrespektojë çdo individ, me qëllim të arritjes së harmonisë në marëdhëniet ndërnjerëzore. Mirëpo, nuk ka bashkësi të shëndoshë po që se nuk ka individ të shëndoshë, ndërsa nuk ka individ të shëndoshë pa sjellje dhe moral të shëndoshë. Pra, normat e moralit janë ato të cilat dirigjojnë sjelljet e përgjithshme të njeriut në bashkësi.[1] Prandaj, karakteri dhe morali i mirë është faktori themelor në jetën e njeriut, ai e ngre mbi nivelin e krijesave tjera. Njeriu pa karakter dhe moral të mirë nuk është njeri në kuptimin e njerzishmërisë. Ai vlen aq sa është i karaktershëm, e jo sa është i fuqishëm apo i rëndë. Karakteri është element aq i rëndësishëm në raportet ndërnjerëzore sa që jeta në bashkësi nuk do të ishte e mundshme (pa të). Njerëzit me karakter lidhen sikur tullat në mur. Muhamedi a.s. ka thënë: "Me të vërtetë jam dërguar për t'i plotësuar virtytet e larta morale."[2]

Njerëzit e karaktershëm përherë kanë qenë të besueshëm në fjalë, sepse zakonisht njerëzit e tillë kanë sjellje të mirë, bëjnë punë të mirë e me nder, dhe askënd nuk e pengojnë, por e kundërta, nëse ndonjëri fillon ta përlyejë karakterin e vet, atëherë njerëzit zakonisht nuk i besojnë, dhe atë me të drejtë, sepse ai fillon të bëjë intriga, të gënjejë, të mashtrojë, e kështu me radhë. Në rrethanat të tilla, personat pa karakter betohen kur duhet bindur dikush për diçka, apo për të realizuar ndonjë interes.

Ata betohen edhe kur kërkohet ose jo, kurse për interesat e tyre vetanake të tillët shpeshherë janë të gatshëm, edhe me vetëdije, të betohen edhe rrejshëm. Më vonë betimi i rrejshëm për ta bëhet dukuri dhe shprehi e rëndomtë.[3]

Betimi, edhe pse sipas parimeve islame është veprim i lejuar në esencë, dijetarët myslimanë janë të mendimit se përdorimi i tepërt i tij është veprim i urrejtur. Allahu në Kuran thotë: "E mos e bëni Allahun peng të betimeve tuaja (kur betoheni në Të), kur doni të bëni vepra të mira...!". (El Bekare, 224).

### Cilat betime janë të lejuara?

Me betim, në terminologjinë islame "*El jemin*", kuptohet të betuarit në emrat e Allahut apo cilësitë e Tij. Kjo bëhet për ta siguruar dikë se e themi të vërtetën, apo kontestimi i një padrejtësie, ose që patjetër do të kryejmë një veprim. Në gjuhën arabe bëhet me pjesëzat: "*vav*", "*ba*" dhe "*ta*", që i përshtaten parafjalëve të gjuhës shqipe: "për" dhe "pasha". Arabisht thuhet: *vallahi, bilahi, tallahi,* e që do të thotë: pasha ose, për Allahun. Betimi në emrat e Allahut lejohet sepse edhe vetë Pejgamberi a.s. betohej në Allahun xh.sh., si p.sh.: "Pasha ose Për Allahun!", ose "Betohem për Atë që ka në dorë jetën time!". Gjithashtu, edhe meleku Xhibril, paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të, është betuar në Madhështinë e Allahut, duke thënë: "Betohem në Madhështinë Tënde, se kushdo që do të dëgjojë për xhenetin, ka për të hyrë në të!" (Tirmidhiu).[4]

### Në çka nuk lejohet të betohemi?

Nuk lejohet betimi në tjetër gjë pos emrave dhe cilësive të Allahut, pa marrë parasysh sa e shtrenjtë është ajo në çka betohemi, ngase i Madhëruari i Vetëm e i Denjë është vetëm Allahu xh.sh., kurse krijesat nuk mund të madhërohen deri në atë shkallë sa të betohemi në to. Shpesh dëgjojmë betime të gabuara si: Pasha nënën, babain, fëmijët, Qaben, namazin, bukën, flamurin, besën, dritën, diellin, hënën, etj., por ka edhe të atillë që betohen duke e mallkuar veten si: Dhashtë



Zoti u bëfsha kështu; *M'u qorrofshin sytë; Fëmijtë mos i gjetsha në shtëpi,* etj. Këto betime nuk janë të lejuara.

Transmeton Omeri r.a., se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Vërtet Allahu jua ndaloi juve të betoheni në prindërit tuaj, prandaj kush betohet le të betohet vetëm në Allahun xh.sh., ose le të heshtë!" (Buhariu dhe Muslimi). "Kush betohet në dikë tjetër pos Allahut, ka bërë shirk."(Ahmedi). Si dhe: "Mos u betoni në tjetër gjë veçse në Allah, e mos u betoni ndryshe veçse kur të jeni të sinqertë (në atë që thoni)!" (Ebu Davudi dhe Nesaiu).[5]

Ibrahim Nehaiu thotë: "Neve si fëmijë na kanë rrahur për shkak të dëshmisë dhe betimit".

Imam Shafiu ka thënë: "Asnjëherë gjatë jetës time nuk jam betuar në emër të Zotit, as për të vërtetën, e lëre më rrenën".[6]

Nëse dikush është i drejtë, i sinqertë dhe i moralshëm, ai as që ka nevojë të betohet, sepse njerëzit i besojnë. Në të shumtën e rasteve betohen ata njerëz që nuk i kanë këto veti, dhe ata shumë herë me vetëdije betohen edhe rrejshëm.

### Llojet e betimit të rrejshëm

*a) betimi i paqëllim (el-jemin el-legv),*

*b) betimi i rrejshëm (el-jemin el-gamus)*

*c) betimi i qëllimshëm (el-jemin el-mun'akide)*

Betimi i paqëllim, është nëse dikush betohet, (në Allahun apo në ndonjë cilësi të Tij), mirëpo pa pasur si qëllim betimin, dhe nuk thuhet për t'u betuar por thjesht një fjalë goje me të cilën është mësuar gjuha. Kjo fjalë gjykohet si një mëkat që duhet mënjanuar. Ndryshe nga betimet e tjera, ky betim nuk sjell pasoja dhe detyrime, të cilat sipas legjislacionit Islam, në rastet kur ato shprehen, bëhen detyra që duhen kryer. Këtë do ta sqarojmë më poshtë, kur të flasim për dy llojet e betimeve, atë të rrejshëm dhe të qëllimshëm.

Betimi i paqëllim është i falur nga Allahu i Madhëruar. Ai në Kuran thotë: "Allahu nuk ju merr në përgjegjësi për betimet tuaja të paqëllimta, por ju merr për ato që i bëni qëllimisht, me gjithë zemër. Allahu është I Butë dhe fal shumë.", (El Bekare, 225), si dhe:"Allahu nuk ju merr në përgjegjësi për betimet tuaja të paqëllimta (për betim), por ju merr për ato që jeni betuar qëllimisht.", (El Maide, 89). Aisheja, ka thënë: "Betim i paqëllim është kur njeriu në shtëpinë e tij thotë fjalët: "Vallahi jo, Vallahi po…"[7]

### Betimi i rremë

Është betimi me vetëdije, i cili nëpërkëmb të drejtat e njerëzve, duke e ditur se çështja nuk është ashtu. Ky lloj betimi i rrejshëm është delikt i rëndë, e në shumë hadithe është karakterizuar si një ndër mëkatet më të mëdha, pra është betim me të cilin synohet mëkati dhe tradhtia. Quhet edhe "fundosës" ngase e fundos në mëkat, pastaj në zjarr, atë që e thotë. Këtë e vërteton rasti kur një arab kishte ardhur te i Dërguari a.s. dhe e kishte pyetur se: "Cilët janë mëkatet e mëdha, o i Dërguari i Allahut?", e Pejgamberi a.s. i ishte përgjigjur: "Të përshkruarit shok Allahut xh. sh.". Pastaj cili është? Pejgamberi a.s. tha: "Mosrespektimi i prindërve." Pastaj cili, o i Dërguari i Allahut? Pejgamberi a.s. tha: "Betimi i rrejshëm fundosës." Të pranishmit e pyetën Pejgamberin a.s.: "O i Dërguari i Allahut, çka është betimi fundosës? Pejgamberi a.s. tha: "Betimi i cili e fundos pronarin e tij në zjarr të xhehenemit" (Buhariu dhe Muslimi: 1558).

Ndërsa Allahu i Madhëruar thotë: "Mos i përdorni betimet tuaja për dredhi mes jush, e të rrëshqitni pas

forcimit, e ta shijoni të keqen (e dredhisë)!..." (En-Nahl, 94). Si dhe: "Mos e shitni besën e dhënë Allahut për një vlerë të paktë, pse atë që do ta keni te Allahu është shumë më e dobishme për ju nëse jeni që e dini!" (En Nahl, 95).

### Betimi i qëllimshëm

Është betimi që bëhet me këmbëngulje, për të vërtetuar veprimin apo mosveprimin e diçkaje, si p.sh. kur thua: "Pasha Allahun do ta bëjë këtë, ose do ta lë këtë!", e prapë tërhiqemi. Nëse e çon në vend betimin, atëherë s'ka gjë për të, në të kundërtën detyrohet me shpagim. Allahu i Madhëruar në Kuran thotë: "Allahu nuk ju merr në përgjegjësi për betimet tuaja të paqëllimta, por ju merr për ato që i bëni qëllimisht me gjithë zemër..." (El Bekare, 225).

### Shpagimi për betim të qëllimshëm

Shpagimi për thyerjen e betimit të plotfuqishëm është i përcaktuar në Kuranin famëlartë. Allahu xh.sh. thotë: "Allahu nuk ju merr në përgjegjësi për betimet e juaja të paqëllimta (për betim), por ju merr për ato që jeni zotuar qëllimisht. E shpagimi i tij (i betimit të bërë) është duke i ushqyer dhjetë të varfër me ushqimin mesatar që ushqeni familjen tuaj, ose duke i veshur ata (të dhjetë), ose duke liruar një rob. E kush nuk ka mundësi t'i bëjë këto, le të agjërojë tri ditë. Ky është shpagim për betimet tuaja, kur i thyeni ato. Ruani betimet tuaja! Kështu Allahu ju sqaron dispozitat e veta, ashtu që të jeni mirënjohës."(El Maide, 89). Nga ajeti kuptojmë se kush e thyen betimin e tij ai zgjedh mes tre shpagimeve:

1. Ushqimi i dhjetë të ngratëve;
2. Veshja e tyre dhe;
3. Lirimi i një robi

Nëse nuk mund t'i bëjë këto, atëherë ai agjëron tri ditë, pra, pika e katërt mund të zgjidhet vetëm nëse nuk mund të bëjë asnjërën prej tri të parave. Betimi i rrejshëm nuk është rrugë dhe metodë njerëzore, por është rrugë dhe metodë djallëzore, rrugë e cila shpien drejt zjarrit të xhehenemit dhe shkakton hidhërimin e Allahut xh.sh., duke e larguar njeriun nga mëshira e Tij.

(1) Shaqir Fetahu, Feja fenomen i vërtetë. Shkup, 1997, f. 73. (2) Perla të urtësisë nga i Dërguari i Perëndisë, Shkup, 2002, f. 111. 522. Sahih. Musned, Ahmed b. Hanbel. (3) Rrugët e ndritshme të Islamit. Përktheu: Ejup Mazllami, Tetovë, 2005, f. 193. (4) Ebu Bekër el Xhezairi, Minhaxh el Muslim, Tiranë, 2005, f. 537. (5) Po aty. (6) Rrugët e ndritshme të Islamit. Përktheu: Ejup Mazllami, Tetovë, 2005, f. 194. (7) Ebu Bekër el Xhezairi, Minhaxh el Muslim, Tiranë, 2005. (Buhariu) f. 538.



Sedat Islami

# Si ta ruajmë reputacionin islam ?

Falënderimi i qoftë Allahut! Atë e falënderojmë dhe prej Tij falje dhe ndihmë kërkojmë. Kërkojmë mbrojtje nga Allahu prej të këqijave të vetvetes dhe veprave tona të liga! Kë e udhëzon Allahu s'ka kush e lajthit, dhe kë e largon nga rruga e vërtetë s'ka kush që e udhëzon. Dëshmoj se s'ka hyjni tjetër përveç Alahut, I Cili është Një, dhe dëshmoj se Muhamedi është rob dhe i dërguar i Tij. "O ju që keni besuar, kini frikë Allahun me një frikë të denjë, dhe mos vdisni përveç duke qenë myslimanë!" (Ali Imran, 102). "O ju njerëz! Kini frikë Zotin tuaj, që ju ka krijuar prej një veteje dhe nga ajo krijoi palën e saj, e prej atyre dyve u shtuan shumë burra e gr!. Dhe kini frikë Allahun, që me emrin e Tij përbetoheni! Ruajeni farefisin, se All-llahu është Mbikqyrës mbi ju!" (En-Nisaë, 1). "O ju besimtarë, kini frikë Allahun dhe thuani fjalë të drejta! Ai (Allahu) ju mundëson të bëni vepra të mira, jua shlyen mëkatet, e kush respekton Allahun dhe të Dërguarin e Tij ka shpëtuar me një shpëtim të madh!" (El Ahzabë, 70-71).

*Vëllezër besimtarë!*

Përgjegjësia është një ndjenjë e cila kompleton personalitetin e njeriut. Në Islam koncepti për përgjeg-

jësinë reflekton një pjekuri të madhe të besimtarit. Ai nuk fokusohet vetëm në veprimet e individit si individ, pra nuk merret vetëm me përgjegjësinë personale që ndien individi për veprimet e tij, gabimet dhe mëkatet, por edhe për atë që mund të reflektojnë ato veprime, edhe nëse në esencë këto të fundit nuk janë të këqija por janë aso që mund të provokojnë reagime të këqija. P.sh.: Islami ka ardhur për t'i luftuar idhujt, paganizmin, por kjo duhet bërë në atë mënyrë që Islami të mos dëmtohet, përndryshe përgjegjësia për dëmin e shkaktuar i hidhet edhe besimtarit. Allahu ka thënë: "Ju mos ua shani ata (zota) që u luten (idhujtarët), pos Allahut, e (si hakmarrje) të fyejnë Allahun nga armiqësia, duke mos ditur (për madhërinë e Tij...!" (El En'amë, 108).

Imam Kurtubiu duke komentuar këtë ajet, gjegjësisht pjesën e shkëputur në tekst, thotë se pjesa e parë "Ju mos ua shani ata (zota) që u luten (idhujtarët), pos Allahut,", është ndalesa, ndërsa pjesa tjetër "...e (si hakmarrje) të fyejnë Allahun nga armiqësia, duke mos ditur (për madhërinë e Tij...!", është përgjigjja, pra arsyeja e ndalesës. Pastaj vazhdon dhe e shpjegon se ndalesa dhe arsyetimi janë të plotfuqishëm përherë. Myslimanit i ndalohet të shajë (fyejë) kryqet, fenë, kishat e tyre, e që për pasojë do të kishte sharjen apo fyerjen e Zotit, Pejgamberit a.s., Islamit.[1]

Fatkeqësisht, këtë parim dhe rregull fetar e kanë anashkaluar ose injoruar disa besimtarë myslimanë, të cilët me veprimet e tyre, sidomos kohëve të fundit, janë bërë shkak i dëmtimit të reputacionit të Islamit në botë. Dijetarët myslimanë i kanë kushtuar rëndësi të madhe ruajtjes së reputacionit islam në botë, pasi prej tij varet edhe kumtimi i mesazhit. Kështu që, për të mos ardhur deri te shtrembërimi ose njollosja e Islamit, ata kanë vënë disa rregulla dhe parime se si duhet të veprojnë myslimanët në mënyrë që Islami të mos jetë viktimë e jona.

### 1. Veprimet tona të brendshme të mos reflektojnë imazh të keq të Islamit!

Forma se si funksionon shoqëria islame është për t'u marrë model. Është një shoqëri në të cilën feja dhe arsyeja bashkëveprojnë gjithmonë. Është shoqëri që nuk jeton e ngurtë dhe e mbyllur brenda, përkundrazi, ajo jeton me synime dhe objektiva të larta. Pikërisht, për shkak të këtyre objektivave ndonjëherë edhe iket nga disa parime, aplikimi i të cilëve do të mund ta dëmtonte reputacionin e Islamit si fe dhe sistem. Më konkretisht, që të huajt (jomyslimanët) të cilët nuk e kuptojnë çështjen islame në detaje nga ndonjë veprim fetar të mos krijojnë përshtypje të gabuara për Islamin. Kjo ishte logjika me të cilën veproi edhe i pejgamberi i Allahut, Muhamedi a.s. Kur sahabët kërkuan që të ndëshkoheshin disa hipokritë, të cilët botërisht diheshin si pabesimtarë ndonëse publikisht e shprehnin Islamin dhe, ligjërisht mund të aplikohej kodi penal ndaj tyre, i Dërguari i Allahut a.s. refuzoi duke thënë: "...që të mos flasin njerëzit se Muhammedi i mbyt shokët e vet!" (Buhariu dhe Muslimi).

Këta hipokritë, siç thamë, në publik shtireshin si myslimanë dhe, që të mos mendojnë ata që nuk i kanë njohur si hipokritë se Muhamedi a.s. qenka sikur liderët e fiseve, kabileve, shteteve, që jetonin nën ankthin e rivalitetit për çka edhe i mbysin njerëzit më të afërt të tyre, ai nuk e aplikoi kodin penal ndaj tyre. Muhamedi a.s. është pejgamber. Nga këtu, veprimi i tij është llogaritur strategji e llojit të vet, sepse njerëzit janë të thirrur që të vlerësojnë gjërat nga aspekti i jashtëm i tyre dhe jo ai i brendshëm, dhe përderisa hipokriti (i synuar në hadith, Abdullah ibn Ubej) sipërfaqësisht shtirej mysliman, atëherë mbytja e tij do të dëmtonte imazhin islam.[2]

Këtu ka një detaj që nuk do të duhej të na ikte. Muhamedi a.s. i është frikësuar propagandës që do të mund të bëhej kundër Islamit edhe në një kohë kur komunikimi ka qenë shumë i vështirë. Paramendojeni sa shumë do t'i kushtonte rëndësi këtij parimi sikur ai të jetonte sot.

Dua t'ju pyes se a nuk është i tërë ky irritim i të huajve për Islamin pikërisht për shkak të veprimeve të pamenduara mirë të myslimanëve?! A nuk janë njollosur edhe ato që janë objektiva islame, dhe të cilat do të duhej ta prezantonin Islamin si shpëtuesin e vetëm? A nuk janë njollosur për shkak të veprimeve të gabuara të myslimanëve? P.sh.: vëllazëria islame është një objektivë. Allahu i Madhëruar na ka treguar se jemi vëllezër (El Huxhurat, 10), ndërsa Muhamedi a.s. na e ka portretizuar këtë vëllazëri në formë të trupit të përbërë nga pjesë dhe gjymtyrë të cilat reagojnë instinktivisht për njëra-tjetrën (Muslimi).

Më thoni, si paraqitet sot kjo objektivë islame para të huajve?

A nuk janë të frustruar pikërisht për shkak të kësaj objektive, dhe atë nga dy këndvështrime:

1) Luksi përrallor i një pjese të shoqërisë dhe mjerimi trishtues i një pjese tjetër dhe;

2) Luftërat dhe problemet ndërmjet myslimanëve.

Këto kanë bërë që reputacioni dhe fama e Islamit në vendet joislame të rrezikohet, prandaj edhe bëjmë thirrje që të ketë kujdes në sjellje.



**2. Të mos njollosen qëllimet dhe objektivat islame në raport me të tjerët!**

Myslimanët nuk duhet të kenë kujdes vetëm për veprimet e brendshme të tyre që të ruhet reputacioni islam, por edhe për veprimet e jashtme, gjegjësisht me të tjerët. Islami si mision universal ka për qëllim kryesor udhëzimin e njerëzve në rrugën e drejtë. Ky është qëllimi, ndërsa gjithë të tjerat janë mjete. Xhihadi nuk është qëllim por është mjet. Pikërisht për këtë, që të mos del jashtë kësaj që i është përcaktuar fetarisht, janë ndërmarrë hapa rregullativë. P.sh.: në qoftë se ndërmjet myslimanëve dhe të tjerëve ka marrëveshje dhe armëpushim, atëherë myslimanët nuk guxojnë ta thyejnë atë, sepse qëllimi i misionit të tyre do të shtrembërohej. Kjo do të bëhej vetëm nëse pala kundërshtare e thyen armëpushimin, ose kihet frikë se do ta bëjë këtë. Për ta shpjeguar më mirë këtë, do t'i referohem dy rasteve nga historia e ndritur e myslimanëve. Imam Ahmedi, Ebu Davudi dhe Tirmidhiu transmetojnë se ndërmjet Muaviut dhe romakëve kishte marrëveshje armëpushimi. Duke qenë se koha e mbarimit të marrëveshjes afrohej, Muaviu r.a. ishte nisur në drejtim të vendbanimeve të romakëve, që të ishte sa më afër tyre pasi të mbaronte marrëveshja që pastaj t'i luftonte. Një njeri i hipur mbi kalë erdhi duke thënë: "Allahu Ekber! Allahu Ekber! Përmbushje të premtimit e jo tradhti!" Shikuan, kur ja, ai ishte Amr ibn Abese r.a., e Muaviu r.a. e dërgoi një njeri ta pyeste se çfarë dëshironte të thoshte me këtë. Ai tha: "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut a.s. duke thënë: "Ai që ka marrëveshje me ndonjë popull, le ta respektojë dhe le të mos e prish derisa të kalojë koha, ose që prishja të jetë reciproke[3]." Muaviu r.a. kur e dëgjoi këtë hadith, u kthye dhe nuk vazhdoi rrugën.

Rast tjetër madhështor kemi atë që e rrëfen Muhammed Ebu Zehre, i cili, duke folur për drejtësinë si karakter islam, merr shembull çlirimin e Samarkandit nga komandanti Kutejbe ibn Muslim. Ky i fundit nuk kishte përfillur metodologjinë islame, kështu që pa asnjë paralajmërim, kishte hyrë në Samarkand. Populli

i qenë ankuar halifes Omer ibn Abdul Aziz, se komandanti i tij kish hyrë në vendin e tyre pa paralajmërim. Kur Omer ibn Abdul Azizi e vërtetoi se çështja qëndronte siç përshkruhej në ankesën e priftërinjve dhe murgjve, atëherë urdhëroi komandantin që ta lëshonte Samarkandin. Kur panë këtë drejtësi islame, një pjesë e madhe e tyre pranuan Islamin.[4]

Në raport me të tjerët, veprimet tona që do të duhej të kenë nivelin e lartë të përgjegjësisë, në mënyrë që praktika dhe teoria të përputhen. Ndryshe, edhe objektivat me të cilat i mburremi botës mbarë na njollosen. Pas rastit të revistës satirike në Francë, një lidere evropiane pyeste nëse jeta kishte vlerë për ata myslimanë që sulmuan revistën.[5] Jeta, kjo objektivë e shtrenjtë islame, na është njollosur nga një grup njerëzish të cilët udhëhiqen nga emocioni dhe jo nga arsyeja. Sikur të ndërmerrnim ndonjë hap për të bindur të huajt se jeta në Islam është e shenjtë, se atë nuk ka të drejtë t'ia merr njeriut askush pa të drejtë, madje as vet njeriut vetvetes (En Nisa, 29), (a do të mund të përmirësohej imazhi i njollosur i Islamit?)Pastaj, ndër mëkatet që kanë dënimin më të madh është vrasja jo me të drejtë. Ja për çfarë dënimi bëhet fjalë: "Kush e mbyt një besimtar me qëllim, dënimi i tij është xhehenemi, në të cilin do të jetë përgjithmonë. Allahu është i hidhëruar ndaj tij, e ka mallkuar dhe i ka përgatitur dënim të madh." (En Nisaë, 93).

Ibni Kethiri, duke komentuar këtë ajet thotë: "Është një kërcënim i ashpër dhe paralajmërim serioz për ata që kryejnë mëkat të këtillë, të cilin e gjejmë paralel me shirkun (mëkatin absolutisht më të madh) në më shumë se një vend në Kuran..., Ibni Ababsi r.a. e shihte se njeriu që mbyt qëllimshëm besimtarin nuk ka pendim për të (nuk i pranohet pendimi).[6]

### 3. Të mos i dëmtojmë vëllezërit tanë që janë në mesin e jomyslimëve!

Maturia në veprimet tona parasheh që, për të mos dëmtuar vëllezërit tanë, të braktisim edhe atë që është legjitime. Fjala është për vëllezërit që për një ose arsye tjera legjitime gjenden në vende joislame. Xhafer Idris, duke folur për ruajtjen e reputacionit islam, i referohet fjalës së Allahut: "Ata janë që nuk besuan, ju penguan t'i afroheni xhamisë së shenjtë (Qabes), duke i mbajtur kurbanet të penguar të arrinin në vendin e vet. E sikur të mos kishte burra besimtarë dhe gra besimtare, që ju nuk i dinit, e t'i sulmonit duke mos ditur, dhe me mbytjen e ndonjërit prej tyre të turpëroheni (Zoti do t'ju jepte leje të hyni në Mekë). (E bëri atë) Për ta marrë Allahu në mëshirën e vet atë që do. Dhe sikur të ishin të ndarë, Ne do t'i dënonim me një dënim të rëndë ata prej tyre të cilët nuk besuan." (El Fet'h, 25), tek e cila vëren se shkak pse Allahu i ndaloi besimtarët që t'i luftojnë idhujtarët në Qabe ishte fakti se në Mekë kishte edhe besimtarë myslimanë, dhe që të mos thuhej pastaj se myslimanët nuk kursehen as nga vrasja e vëllezërve të tyre, pra, Allahu i ndaloi prej sulmit ndaj jomyslimanëve. Allahu i ndaloi besimtarët prej një pune, që në esencë është e ligjësuar, në mënyrë që të mos vihet deri tek ajo që si shkak i saj myslimanët do t'i godiste turpi.[7]

Një shfletim qoftë edhe kalimthi i ngjarjeve të fundit që kanë ndodhur në perëndim, e që kanë të bëjnë me myslimanët, do të na bëjë të kuptojmë se veprimet e pamençura na kanë shkaktuar probleme të shumta: mbytje myslimanësh, demolim dhe djegie të xhamive etj.

4. Veprimet e tilla mos t'i atribuohen Islamit!

Jo rrallë kemi parë se si veprimet e dhunshme i janë përshkruar Islamit, ose që janë ndërmarrë për llogari të tij. Kjo është gabim. Veprimet që ndeshen me rregullat dhe etikën islame, sado që t'i përshkruhen Islamit, nuk janë islame. Madje neve na kërkohet të mos ia përshkruajmë Islamit as veprat që cilat fillimisht janë të mira por që më pas mund të kalojnë në trajta tjera, prej të cilave më pas mund të njolloset Islami. Pejgamberi a.s. ka thënë: "...nëse e rrethoni ndonjë kala dhe kërkojnë prej jush t'ua jepni besën e Allahun dhe besën e të Dërguarit të Tij, atëherë mos ua jepni atyre besën e Allahut dhe as besën e të Dërguarit të Tij, por ua jepni besën tuaj dhe besën e shokëve tuaj, sepse që ju ta thyeni besën tuaj është më lehtë sesa ta thyeni besën e Allahut dhe besën e të Dërguarit të Tij..." (Muslimi).

Sa shumë kemi nevojë që ta aplikojmë këtë në përditshmërinë tonë?

Sikur ato veprime të gabuara t'i atribuoheshin autorëve të tyre dhe jo Islamit, puna do të ishte me më pak pasoja!

(1) El-Kutubi, Muhammed ibn Ahmed. (1964) "El-Xhamiu li ahkami-l-Kur'an". Kajro: Dar el-kutub el-misrijjeh. 7/61.(2) Ibn Mulekkin, Umer ibn Ali. (2008) Et-Tevdih li sherhil xhamis sahih. Damask: Dar en-nevadir. 23/408. (3) Nga frika e tradhtisë – prishjes së njëanshme të marrëveshjes nga pala kundërshtare, prish marrëveshjen por duke lajmëruar më parë palën kundërshtare, në mënyrë që të mos etiketohet për tradhti. Shih: El-Adhim Abadi, Muhammed Eshref ibn Emir ibn Ali ibn Hajdar. (1410 h.) Aunu-l-Ma'bud sherhu Suneni Ebi Daud. Bejrut: Dar el-kutub el-ilmijjeh. 7/312. (4) Ebu Zehre, Muhammed. (1996) Ed-davetu ile-l-Islam – tarihuha fi ahdi-n-Nebijji ve-s-sahabet vet-tabiin vel-uhud el-mutelahikati ve jexhib el-an. Kajro: Dar el-fikr el-arabijj. f. 14-16. (5) http://ekuiliber.com/merkel-u-kerkon-hoxheve-te-ua-sqarojne-njerezve-dallimin-mes-terror-it-dhe-islamit/ (6) Ibni Kethir, Ismail ibn Umer. (1999) Tefsiru el-Kur'ani-l-adhim. Kajro: Daru Tajjibe li-n-neshri ve-t-teuzië. 2/371-372.

Mr. Qemajl Morina

# Ndodhia e Parisit dhe islamizimi i Evropës

Pas tragjedisë që ndodhi në revistën satirike "Charly Ebdu" në Paris, e cila e tronditi tërë Botën Perëndimore, shumë shpejt zërat konvulsivë filluan të fshihen prapa zërave të arsyeshëm që nisën ta shqyrtojnë problemin me qetësi dhe urtësi, duke e shikuar temën në aspekte dhe dimensione të ndryshme.

Ta lëmë anash ndodhinë e shëmtuar dhe t'i lexojmë me kujdesin më të madh këto statistika paralajmëruese, me të cilat edhe doli një institucion kishtar evropian, e të cilat tregojnë se përqindja e shtimit të myslimanëve në Evropë; edhe në Francë ku ndodhën incidentet e shëmtuara, arrin në 8.1%, kundruall 1.8% në pjesën tjetër të Francës. Kjo gjë shkaktoi rritjen e numrit të xhamive mbi atë të kishave në jug të Francës. Gjithashtu, përqindja e fëmijëve myslimanë në krahasim me ata francezë arrin në 20% më e lartë, dhe kjo përqindje arrin në 45% në qytetet si: Nici, Marseja dhe Parisi. Kështu pra, me fillimin e vitit 2025, çdo i 5 francez do të jetë myslimanë. Kjo do të thotë se pas 39 vitesh Franca do të kthehet në "Republikë Islame të Francës", ashtu siç përmend në vërejtjen e tij edhe institucioni kishtar evropian. Një shkrim i këtillë, në një gazetë franceze, ishte botuar pak ditë para ndodhisë në Francë.

Vlen të theksohet se numri i myslimanëve në Britaninë e Madhe gjatë 30 viteve të fundit është shtuar prej 80.000 në 2.500,000, që do të thotë ishte një shtim prej 30 herë më lart.

Në Holandë mbi 50% e të lindurve janë myslimanë, që do të thotë se po vazhdoi ky trend brenda 15 vitesh mbi 50% e popullatës së Holandës do të jenë myslimanë. Qeveria gjermane ishte prej vendeve të para që në mënyrë të hapur e kishte shqyrtuar këtë çështje, me ç'rast në një deklaratë zyrtare për opinion kishte thënë: "Riprodhimi negativ i popullsisë nuk ka mundësi të ndalet. Kjo çështje ka dalë prej duarve tona. Kështu pra, me fillimin e vitit 2050, Gjermania do të jetë shtet islamik." Në Evropë sot jetojnë 52.000,000 myslimanë. Pas 20 vitesh ky numër do të arrijë dyfishin, që do të thotë se numri i tyre do të jetë 104.000,000.

Islami sot është feja me përhapjen më të madhe në botë. Kështu, edhe Kisha Katolike Amerikane në një raport burimor të publikuar nga fundi i vitit të kaluar, për shtimin e myslimanëve në botë shkruan: "Shtimi i myslimanëve ka tejkaluar të gjithë kufijtë. Islami sot është feja me përhapjen më të madhe në botë. Nëse përhapja e tij vazhdon me të njëjtin trend, atëherë ai do të jetë religjioni me shtrirjen më të madhe në rruzullin tokësor", përfundon raportin e saj Kisha Katolike Amerikane.

Pa e marrë parasysh kredon dhe saktësinë e numrave dhe statistikave, disa prej të cilave mund të jenë të hiperbolizuara nga ana institucionit kishtar katolik, kjo nuk e mohon afërsinë e shumicës së të dhënave me realitetin. Prandaj, ajo që na intereson është rritja e lartë e natalitetit tek popullata e komunitetit mysliman në Evropë dhe në vendet perëndimore, në mënyrë të përgjithshme. Kjo çështje po paraqitet si shqetësim, apo, thënë më mirë, për disa qarqe perëndimore burim rreziku. Prandaj edhe mund të shtrohet pyetja se, ndodhitë terroriste si kjo e Francës a mund të jenë komplot i thjeshtë?

Përgjigjja me mohim apo pohim është shumë e vështirë. Mirëpo ekzistojnë tregues dhe prova që përkrahin njërën prej këtyre dy teorive, mirëpo kjo nuk është objekt shqyrtimi, analize, pohimi apo mohim. Ajo çka ky artikull ka për objekt trajtimi është aspekti i radhitjes, analizës, konfirmimit dhe mohimit.

Është më se e vërtetë se këto ngjarje kanë role të caktuara, të cilat ndodhen në tokën e Francës, Britanisë së Madhe si dhe të vendeve tjera perëndimore, për të vendosur shkopin në dollapin e komuniteteve islamike, dhe për të kufizuar ndikimin e tyre politik dhe ekonomik nëpërmjet shpikjes së ligjeve dhe rregullave. Në sipërfaqen e saj të jashtme është lufta kundër terrorizmit, kurse në brendinë e saj ekzistojnë qëllime të tjera strategjike. Ne veçse jemi dëshmitarë të ngjarjeve të shumta që po ndodhin për çdo ditë në Irak, Siri, Palestinë, ku edhe sot vendet perëndimore po i zbatojnë politikat irrituese, joparimore, të padrejta, dhe vetëm i shikon viktimat myslimane që janë viktima të armatimit dhe të terrorit sistematik në Irak dhe Siri. Vlen të theksohet se viktimat në fjalë ishin me dhjetëra mijëra, e të cilët shikohen pa kokëçarje të madhe. Në ndërkohë, e tërë bota ngritet në këmbë për ndonjë rast terrorist kur viktimë janë perëndimorët, që si të tillë me numër janë të kufizuar në dhjetëra. Ky shpirt racor është një nga degët ushqyese të terrorizmit në vendet perëndimore, të cilin patjetër edhe duhet mbyllur.

Vjollca Rexhepi

# Çrregullimet e apetitit

Që nga lindja e deri në vdekje organizmi i njeriut është nën ndikimin e vazhdueshëm të faktorëve të jashtëm. Një nga këta faktorë është edhe procesi i të ushqyerit, që njeriut gjatë tërë jetës së tij mundëson sigurimin e energjisë së nevojshme për vazhdimin e jetës.

Të ushqyerit është një proces nëpërmjet të cilit merren dhe përdoren nga organizmi makro dhe mikronutrientët e nevojshëm për zhvillimin normal të proceseve të shumta të organizmit[6]. Materiet ushqyese që merr njeriu përmes procesit të të ushqyerit, ndahen në dy grupe të mëdha:

Makronutrientët (uji, karbohidratet, yndyrat dhe proteinat);

**Mikronutrientët (kripërat minerale dhe vitaminat)**

Me procesin e të ushqyerit janë të lidhur edhe dy procese-funksione të tjera: apetiti-oreksi dhe uria, që, edhe pse janë të ndryshme, që të dyja janë në funksion të realizimit të procesit të marrjes së ushqimit. Apetiti a oreksi paraqet dëshirën, kënaqësinë dhe emocione të tjera të lidhura me ushqimin, ndërsa uria është tregues i organizmit për nevojë energjetike. Përderisa uria shfaqet menjëherë pas lindjes, apetiti-oreksi zhvillohet me kalimin e kohës, dhe kjo është arsyeja pse fëmijët duke vrojtuar ambientin e jashtëm dhe duke u ndikuar nga jashtë zhvillojnë raporte pozitive, ose negative ndaj llojeve të ndryshme të ushqimeve.

Apetiti-oreksi ekziston tek të gjitha format e larta të organizmave dhe rregullon sasinë e marrjes së energjisë së nevojshme për mbajtjen e metabolizmit bazal[9] dhe zhvillimin e aktiviteteve të tjera jetësore[6]. Hulumtimet e ndryshme kanë zbuluar korrelacion/lidhje të lartë ndërmjet apetitit-oreksit dhe të gjitha shprehive e gjendjeve të ndryshme të njeriut[3, 4, 5, 8, 9]. Apetiti-oreksi është i rregulluar nga bashkëveprimi i traktit tretës, indit dhjamor dhe trurit[4, 9]

Apetiti-oreksi dhe shprehitë e konsumimit të ushqimit janë të vetmet procese që rrisin marrjen e energjisë hyrëse të organizmit të njeriut[6], respektivisht marrjen e ushqimit, përderisa të gjitha shprehitë e tjera ndikojnë në lirimin e energjisë dalëse[9]

Çrregullimet e apetitit-oreksit sjellin gjendjen e kequshqyerjes (malnutricionit), që ka ndikim të drejtpërdrejtë në rrënimin e homeostazës (mirëqenies) bio-psiko-sociale të njeriut dhe mund të jenë të formës së shtimit (polyphagia) apo të formës së zvogëlimit (anoreksia) të apetitit-oreksit.

Shumë faktorë dhe gjendje patologjike të organizmit të njeriut (dietat joadekuate, eliminuese, ekstreme, shëndeti i dobët, stresi emocional, çrregullimet hormonale) mund të provokojnë gjendjen e çrregullimit të apetitit, ndërkaq çrregullimi i apetitit mund të çojë në anorexia nervosa, bulimia nervosa, cachexia, mbipeshë trupore dhe gjendje të tjera patologjike, të lidhura me shprehinë e kequshqyerjes.[6, 9]



**Humbja e apetitit
simptomë për çrregullime të ndryshme**

Gjithashtu edhe stimuluesit e ndryshëm nga ambienti i jashtëm, mund të ndikojnë në apetitin-oreksin e njeriut, në mënyrë stimuluese ose inhibuese, duke rritur a duke e zvogëluar dëshirën për të konsumuar ushqim[8].

Humbja e apetitit është një simptomë e përgjithshme treguese për çrregullime të ndryshme psiko-fizike të organizmit.

Stresi emocional, anksioziteti dhe depresioni, janë gjendje patologjike, që karakterizohen për ndjenjën e një shqetësimi të brendshëm dhe çrregullimin e humorit të përgjithshëm, që në shumicën e rasteve shoqërohet me gjendjet e çrregullimit të apetitit-oreksit, qoftë në formën e shtimit ose të pakësimit jonormal të apetitit[1, 8]. Në këso rastesh, për rivendosjen normale të gjendjes së apetitit, do të ndihmonin shujtat e pakta por të rregullta të ushqimit.

Nga gjendje të tjera patologjike që mund të shkaktojnë çrregullim të apetitit, mund të përmendim: ftohjet e zakonshme apo gripi, sindroma e zorrës së irrituar, ulcera gastrike, marramendja, tretja e dobët e ushqimit. Në të gjitha këto raste preferohet të merren shujta të lehta dhe të rregullta të ushqimit të shëndoshë dhe të freskët, që përbëhet kryesisht nga karbohidrate komplekse, pemë dhe perime joirrituese, qumësht pa yndyrë dhe prodhime të tij (sidomos jogurt, të paktën 2 dcl në ditë). Preferohet pirja e çajnave nga bimë shëruese, siç janë: kamomili, menta dhe cimeti, që qetësojnë lukthin dhe zorrët. Ndërkaq duhen shmangur ushqimet e yndyrshme dhe me konservues, si dhe duhet eliminuar shprehia e keqe e pirjes së duhanit, alkoolit dhe kafesë, të cilat zvogëlojnë apetitin, irritojnë lukthin si dhe dëmtojnë funksionimin normal të shqisës së shijes dhe të asaj të nuhaturit.

**Përballimi i gjendjes së çrregullimit të apetitit**

Siç e cekëm më lart, çrregullimet e apetitit sjellin kequshqyerjen e organizmit, ndërkaq kequshqyerja mund të sjellë në këto gjendje patologjike:

Obeziteti – që karakterizohet nga depozitimi i masës dhjamore në trup (te meshkujt mbi 20% dhe te femrat mbi 30%). Kjo gjendje patologjike metabolike vjen si pasojë e rritjes së energjisë hyrëse (sasia e marrjes së ushqimit) dhe e pasivitetit fizik[6];

Anoreksia – nënkupton një gjendje të nënpeshës trupore që vjen si pasojë e një dëshire të ekzagjeruar për të qenë sa më i dobët (p.sh. manekinet kur dëshirojnë të arrijnë peshën të paktën 20% nën peshën ideale). Këta persona hanë shumë pak dhe në menynë e tyre ditore preferojnë të kenë vetëm pemë e perime;

Sëmundjet e veshkave;

Sëmundjet dhe kanceri i tëmthit (hulumtimet shkencore kanë vërtetuar se dieta e pasur me yndyra rrit mundësinë e shfaqjes së sëmundjeve të ndryshme malinje)[6];

Sëmundjet e arterieve të zemrës dhe trurit (ushqimet e yndyrshme, duke e rritur nivelin e yndyrave në gjak, rrisin mundësinë e formimit të ateromave në enët e gjakut dhe mundësinë e shfaqjes së sëmundjeve ishemike);[6, 7]

Sëmundjet e gjakut;

Diabeti tip 2 (mbipesha dhe ushqimet e pasura me karbohidrate bëjnë që të zvogëlohet ndjeshmëria e qelizave ndaj insulinës, dhe kështu rritet sasia e sheqerit në gjak)[6, 7];

Hipertensioni (është vërtetuar korrelacion i lartë ndërmjet mbipeshës dhe hipertensionit)[6, 7];

Kanceri i qafës së mitrës;

Kanceri i ovareve;

Kanceri i gjirit;

Kanceri i zorrëve;

Kanceri i mëlçisë;

Kanceri i prostatës.

Masat që duhen marrë për trajtimin e personave me çrregullime të apetitit, janë të ndryshme, varësisht nga shkaktari i gjendjes.

Në përgjithësi nga çdo person me çrregullime të apetitit, së pari duhet të merret anamneza mjekësore, në bazë të së cilës do të mund të vlerësojmë:

Gjendjen emocionale të tij (sa është i vetëdijshëm për



çrregullimet shëndetësore që i ka bërë ose mund t'i bëjë çrregullimi i apetitit (kequshqyerja);

Përmes anamnezës familjare të vlerësohet involvimi i faktorit gjenetik (në mbipeshë mund të ndikojë 25-40%).

Përmes matjeve antropometrike do të mund të përcaktohen disa vlera të rëndësishme antropometrike të gjendjes iniciale të personit me çrregullim të apetitit, siç janë: kompozicioni i trupit, proporcionaliteti i shpërndarjes në trup të indit dhjamor nënlëkuror, % e indit dhjamor nënlëkuror, masa dhjamore, masa jodhjamore si dhe shmangia nga pesha ideale. Më pastaj do të vështrohen kalkulimi i Metabolizmit Bazal dhe i Nevojave Ditore Energjetike (energjia hyrëse dhe energjia dalëse), si dhe prishja e ekuilibrit ndërmjet këtyre dy energjive sipas nevojës, qoftë në favor të energjisë hyrëse, qoftë në favor të energjisë dalëse[6].

Në rastet kur në grupin e faktorëve që çrregullojnë apetitin, është i involvuar faktori psikogjen, si masë trajtimi e kësaj gjendjeje, është i domosdoshëm aplikimi i psiko-terapisë. Ndërkaq, në raste kur kemi të bëjmë me ndonjë patologji tjetër, qoftë me ndonjë çrregullim hormonal, kardiorespirator, respirator ose digjestiv, gjithsesi duhet bërë trajtimi adekuat medikamentoz për eliminimin e faktorit patologjik, shoqëruar me dietën përkatëse në të ushqyer (nga aspekti sasior, cilësor dhe kohor), si dhe me pasurimin e jetës me aktivitete fizike gjegjëse për rivendosjen e peshës normale të trupit (qoftë humbja e peshës dhe qoftë shtimi i peshës së trupit). Të gjitha këto veprime do të ndihmonin që të eliminohej me sukses gjendja e çrregullimit të apetitit-oreksit.

Në tërë këto veprime, roli i infermieres do të ndërlidhej me zbulimin me kohë të gjendjes së çrregullimit të apetitit, me njoftimin e popullatës për pasojat e kësaj gjendjeje si dhe me propagandimin e rëndësisë së të ushqyerit të shëndoshë dhe të jetës fizikisht aktive për të jetuar të shëndetshëm.



Në fund do të japim disa këshilla që ndihmojnë për përballimin e gjendjes së çrregullimit të apetitit:

Preferohet të mbahet një ditar i ushqimit;

Në raste të zvogëlimi të apetitit për më shumë se dy javë preferohet që organizmi të forcohet me sasi shtesë të mineraleve, siç janë zinku, magnezi e kaliumi, dhe me vitamina nga kompleksi B dhe me vitaminë C;

Të hahen tri racione të plota dhe dy shujta ndërmjetëse;

Të hahen ushqime sa më natyrale dhe të freskëta, si dhe të respektohet proporcioni ndërmjet makronutrientëve;

Në asnjë mënyrë të mos kalohet racioni i mëngjesit;

Të hahen më së paku 2-3 pemë dhe 2 racione perimesh (fibrat që ndodhen në këto fruta rivendosin gjendjen normale të traktit tretës);

Apetiti i humbur duhet të kthehet duke marrë sasi të vogla ushqimesh që i kemi për qejfi;

Të shmangen pijet e gazuara dhe të sheqerosura, alkooli, kafeja, ushqimet artificiale, ushqimet me kripë, ëmbëlsirat dhe grickat.

Në rastet kur bëhet jetë fizikisht pasive, preferohet që të fillohet sa më parë me aktivitete fizike (për fillim ecje për të paktën 25-30 minuta, tri herë në javë, me tendencë të rritjes, si të intensitetit ashtu edhe të frekuencës).

(1) Anksioznost. www.anksioznost.net.,data e qasjes: 15.10.2013, (2) Benoit SC, Tracy Al. Behavioral controls of food intake. 2008. Peptides, 29 (1):139-47. Doi:10.1016/j.peptides.2007.10.019.www.ncbi.nlm.nih.gov, data e qasjes: 16.10.2013 (3) King NA, Horner K, Hills AP, Byrne NM, Wood RE, Bryant E, Caudwell Ph, Finlayson G, Gibons C, Hopkins M, Martins C, Blundell JE. The Interaction Between Exercise, Appetite, and Food Intake. Am J Lifestyle Med. 2013;7 (4) :265-273. www.medscape.com, data e qasjes: 16.10.2013. (4) Nirmala GC, Suchitra BR, Pavankumar KN. Appetite Regulating Hormones. 2009. Veterinary World, Vol.2 (6) 242-246. (5) O'Neall BV, Bullmore ET, Miller S, McHugh S, Simon D, Dodd CM, Koch A, Napolitano A, Nathan PJ. Appetite. The relationship between fat mass, eating behaviour and obesity-related psychological traits in overweight and obese individuals. 2012. 59 (3) :656-61. Doi:10.1016/j.appet. 2012.07.017. www.ncbi.nlm.nih.gov, data e qasjes: 16.10.2013. (6) Rexhepi A. Nutricioni dhe sportistët. 2010. Prishtinë. (7) Skerret PJ, Overweight and healthy: the concept of metabolically healthy obesity. Harvard Health Publications. Harvard Medical School. www.health.harvard.edu., dta e qasjes: 15.10.2013. (8) Torres SJ, Nowson CA. Relationship between stress, eating behaviour and obesity. 2007. Nutrition, vol. 23, no. 11-12, pp. 887-894. Qasja në: http://hdl.handle.net,-data e qasjes: 15.10.2013. (9) Wikipedia. The free encyclopedia. en.wikipedia.org. Data e qasjes: 16.10.2013

**Prof. Dr. Adem Zejnullahu**

# Flakadan për Fe dhe Atdhe

Në radhën e rilindësve të fundit një vend të veçantë zë Hafiz Ibrahim Dalliu, i cili tërë jetën dhe veprimtarinë e tij jetësore, kombëtare, fetare, letrare, pedagogjike arsimore edukative e kulturore ia kushtoi ngritjes së vetëdijes e ndërgjegjes së popullit, për çlirimin dhe pavarësimin nacional, social e demokratik. Ibrahim Dalliu qysh herët ishte përcaktuar të shkollohet dhe t'i shërbejë popullit në aspektin kombëtar e fetar.

Pasi mori mësimet e para në Tiranë, Hafiz Ibrahim Dalliu studimet i vazhdoi në Stamboll, dhe i kreu me sukses të dalluar, u bë teolog i njohur dhe, krahas veprimtarisë fetare, zhvilloi dhe veprimtari të tjera që ishin në interes të atdheut, në radhë të parë në njëmendësimin e mendjes dhe veprimit me gjithë personalitetet e shquara kombëtare të kohës, të cilët kishin parësore çështjen e atdheut; angazhoheshin për një Shqipëri të lirë, evropiane, të pavarur, nacionale, sociale e demokratike, por edhe me të gjithë misionarët e fesë që për moto jete kishin binomin Fe e Atdhe. Harku kohor në të cilin jetoi dhe veproi Ibrahim Dalliu ishte i stërmbushur me ngjarje të mëdha e të vogla, tragjike e madhështore për popullin tonë, pra ishte periudha më dramatike dhe më vendimtare për fatin e popullit tonë kundruall sfidave dhe skenarëve që planifikoheshin e sendërtoheshin në Ballkan e në Evropë, gjithmonë në dëm të çështjes shqiptare, si: Kongresi i Berlinit, që pa të drejtë i ndau trevat tona për shtetet shoviniste. Këtë ndarje populli dhe udhëheqësit e tij e kundërshtuan me të gjitha mundësitë që kishin, si në planin diplomatik ashtu dhe në atë ushtarak. Menjëherë pas kësaj padrejtësie historike filluan luftërat e popullit tonë për të mbrojtur çdo pëllëmbë toke shqiptare, të organizuara nga Lidhja Shqiptare e Prizrenit, më 1878. Pas shumë luftërash të përgjakshme, më 1912 do të shpallej Pavarësia e Shqipërisë. Përfundimi i Luftës së Dytë Botërore, më 1945, krahas të mirave që solli në planin kombëtar, nacional, social, arsimor, shëndetësor, kulturor dhe planin demokratik, solli edhe mungesën e të drejtave të njeriut, shprehjes së fjalës së lirë dhe atë të ushtrimit lirisht të besimit fetar.

Në ato rrethana të vështira ekonomike, politike dhe kulturore, gjithnjë para Luftës së Dytë Botërore, u rrit dhe u kalit personalitetit i Hafiz Ibrahm Dalliut.[1] Ai, që nga viti 1901, kur u kthye nga Stambolli, falë kontaktit dhe bashkëpunimit të ngushtë që kishte pasur në atë kryeqendër me figurat e shquara të kombit tonë si: Vëllezërit Frashëri, Hasan Tahsini, Ismail Qemali, Jani



Vreto, Pashko Vasa e shumë të tjerë, e kuptoi shumë mirë realitetin jetësor, shoqëror dhe historik në të cilin ndodhej populli shqiptar, prandaj iu përkushtua veprimtarisë së tij në shumë rrafshe, ndër më kryesorët: në ngritjen e zërit ndaj Portës së Lartë dhe Fuqive të Mëdha të Evropës, për të përfillur të drejtën, vullnetin dhe përcaktimin e popullit shqiptar për formimin e shtetit të pavarur shqiptar në trojet e veta etnike.

Ibrahim Dalliu, që prej vitit 1901 e derisa i mbylli sytë, në vitin 1952, ishte pjesëmarrës në të gjitha aktivitetet e patriotëve dhe demokratëve për të mirën e atdheut, duke shpërfaqur ndjenjat, mendimet e idetë dhe përcaktimet e tij në kundërshtim me realitetin që mbretëronte në Shqipërinë e pasluftës. Ai dha një kontribut të ndjeshëm së bashku me patriotët e kohës, për pavarësi kombëtare, në themelimin e shkollave shqipe, në përhapjen e mësimit shqip, duke përkthyer e komentuar veprat më të shquara fetare, duke i nxitur e frymëzuar besimtarët myslimanë që t'i kryejnë ritet fetare në përputhshmëri të plotë me dispozitat kuranore. Dalliu, ishte luftëtar i fuqishëm kundër propagandës armiqësore të përçarjes së shqiptarëve në bazë të besimeve fetare. Ai gjithmonë u angazhua për ruajtjen e tolerancës fetare ndërmjet feve të ndryshme, duke e konsideruar atë si vlerë të çmuar fetare e kombëtare që duhet ruajtur gjithmonë.

**Teolog e patriot i shquar**

Ky teolog e patriot i shquar, po ashtu u dallua edhe për angazhimin në kultivimin dhe ruajtjen e traditës kombëtare, të besës si institucion i lartë kombëtar dhe të gjuhës me çka identifikohet kombi ynë para botës.

Rëndom, në kohë të vështira, të stuhishme, lindin dhe kaliten luftëtarë të mëdhenj, të guximshëm, të devotshëm, të përkushtuar ndaj çështjes kombëtare. I tillë ishte Ibrahim Dalliu, që kurrë nuk u përkul përballë furtunave të ndryshme, po qëndroi burrërisht dhe trimërisht në rini dhe pleqëri, duke e shprehur në trajtë poetike, me anë të figurës stilistike të antitezës, e cila pasqyron stoicizmin e tij prometian me anë të këtyre vargjeve: "Po kërkove nderin, ta japin poshtërsinë, / Po kërkove shokun, ta japin pabesinë, / Po kërkove besën, ta japin pabesinë,/ Po kërkove besën, ta japin tradhtinë,/ Po kërkove njeriun, ta japin kafshërinë, /Po të jesh shenjtor, të bashkojnë me qenërinë, / Po kërkove dritën, ta japin errësirën."[2]

Veprimtaria e Hafiz Ibrahim Dalliut shquhet në tri fusha: në atë fetare, atdhetare, dhe poetiko-satrike e publicistike. Veprat më të njohura të tij fetare artistike, patriotike dhe publicistike janë:

"Texhvidi" (Rregullat e leximit të Kuranit), botuar më 1921; "Ilmihali" (Mësime të Fesë Islame; "Dhanti e Ramazanit", botim i parë, 1921; "Ajka e kuptimeve të Kur'ani Qerim", (U botuan vetëm shtatë xhuze, pjesa tjetër mbeti pa u botuar); "E lemja dhe jeta e të madhit Muhamed a.s."; 1934; "Ç'është islamizmi", 1935; "Mevludi", "Morali i islamizmit", (përkthim) botuar më 1930; "Besimet e muslimanvet", në vargje. Botimi IV, më 1937; "Libri i së falmes", botuar më 1937; "Tarikadi Muhamedije", përkthim, më 1936, etj.

Ndërkaq, në fushën e krijimtarisë artistike, botoi këto vepra:

"Grenzat e kuqe të Tiranës", poemë satirike në vargje, botuar më 1915; "Dokrrat e hinit", satirë në vargje, botuar më 1922; "Një andërr e ime" (botuar për herë të parë në Veprën letrare, Tiranë, 2000.[3], "Kabineti i Xhafer Ypit", 1923; Gazeta "Dajti" (publicistikë).

Dalliu ka botuar edhe disa vepra me përmbajtje kombëtare patriotike: "Kreshniku i Atdheut", "Patriotizma në Tiranë" etj.

Në vazhdim të këtij shkrimi do të bëjmë fjalë për veprimtarinë letrare të Ibrahim Dalliut, duke i marrë për shqyrtim tri poemat e tij satiriko-politike të botuara në Veprën letrare.

Siç u theksua, Ibrahim Dalliu aktivitetin e tij e shtriu në shumë fusha: në mbrojtje të atdheut - me shkrime dhe me armë në dorë, në luftimin e deformimit të shoqërisë shqiptare - me anë të vargjeve satiriko-politike, në ngritjen e vetëdijes kombëtare dhe fetare - me anë të shkrimeve dhe botimeve të shenjta fetare, si dhe me afirmimin e vlerave kombëtare - me anë të publicistikës dhe të ligjëratave të ndryshme.

**Atdhedashuria në poetikën e Ibrahim Dalliut**

Ibrahim Dalliu, krahas Gjergj Fishtës, Andon Zako Çajupit, Fan S. Nolit, Nonda Bulkës etj., në fushën e krijimtarisë artistike, shquhet si poet satiriko-politik. Ai, me anë të vargjeve, godet veset e ulëta të individëve a grupeve të njerëzve që i sjellin dëm shoqërisë dhe atdheut. Dalliu këto vargje i shkroi në tri poema: "Dokrrat e hinit", "Grenxat e kuqe të Tiranës" dhe "Një andërr e ime", të cilat u botuan në Veprën letrare, në vitin 2000, në Tiranë.

Në të tri këto poema autori vë në shënjestër të gjithë ata pseudopatriotë, të cilët në momentet më të vështira, më dramatike, më vendimtare për fatin e kombit e të atdheut, me vetëdije apo pa vetëdije, e ndihmojnë zezonën duke u shtirë sikur nuk ngjet asgjë e keqe përreth tyre, prandaj merren me "dokrra hini" (fjalë të kota-boshe, thashetheme, të padobishme) nëpër ndeja e kaftene të ndryshme, duke kaluar kohën kot. Shtresat feudalo-borgjeze, të udhëhequra nga interesi i tyre personal, mendonin se Shqipëria dhe shqiptarët shpëtimin dhe përparimin e kanë vetëm nga Turqia, e jo nga forcat e veta kombëtare. Qeveria dhe administrata shqiptare në atë periudhë lëngonte nga shumë të meta, si nga burokracia, padituria, korrupsioni etj., të cilat e vështirësonin edhe më tepër jetën e shtresave të gjera popullore. Në administratën shtetërore dhe lokale mund të punësoheshin vetëm individë a grupe njerëzish që ishin servilë "luanin bishtin", dinin të bënin dredhi të ndryshme, ashtu siç kërkonin koha dhe njerëzit e saj. Kotësinë, jo kreativitetin mendor e fizik të shoqërisë shqiptare në një hark kohor bukur të zgjatur Dalliu e trajton fuqishëm në poemën "Dokrrat e hinit", sidomos në nëntitullin "Nji bisedë mbi kafehane të vjetra", ku me anë të vargjeve satirike, pasqyron në mënyrë të hollësishme një dimension të jetës së një shtrese të njerëzve që përjetojnë krizë morale, sociale e kulturore, duke bjerrë kohën kot. Dalliu, duke qenë një intelektual i formuar, i pajisur me njohuri të shumta në shumë fusha, teolog dhe atdhetar i devotshëm, guximtar i pashoq, ngriti zërin e tij qortues ndaj të gjithë atyre që silleshin papërgjegjshëm ndaj atdheut:

*Sot, tue qenë vatan i ngratë,*
*Që lëkundet si anije pa vela,*
*Këta kërkojnë vetëm për gjela*
*Porsi dhelpna ditë e natë*
*Kërkojnë, po, veç me fa xhangen.*[4]




Dalliu në vazhdim të kësaj poezie, me anë të vargjeve satirike, paraqet pamje të jashtme trishtuese të mjediseve të ndryshme, në të cilat një kategori e njerëzve kalojnë kohën, duke u marrë me punë të kota, me biseda të gjata për gjithçka e për asgjë, duke folur çfarë nuk flitet, duke përhapur gënjeshtra, duke mohuar të vërtetat, vetëm pse ashtu u pëlqente. Shohin ëndrra e mohojnë zhgjëndrra, secili në mënyrën e vet, pa ndonjë mendim a veprim dobiprurës për familjen, shoqërinë dhe shtetin, që ishin katandisur në vështirësi të shumta.

*Kështu ndërroi fjala, krisën andrrat.*
*Ia nisën dokrrave t'hinit,*
*Kush i ndie t'leshit e t'linit.*
*U ngatërruen si pula n'hanrrat.*[5]

Këta bjerrakohës llomotitnin fjalë të kota pa pushuar. Disa nga ta thoshin se, tani Shqipëria është bërë shtet më në fund nuk do të kemi vuajtje, ndërsa të tjerët ua kthenin: - "Turqia prapë do të vijë në Shqipëri, sepse kjo vetëm nuk mund të mbijetojë."

Dalliu thumbin e satirës në mënyrë edhe më të mprehtë e drejton dhe e thellon ndaj atyre individëve a grupeve të njerëzve që e quanin veten intelektualë, të arsimuar, të kulturuar, të ditur, e në të vërtetë ishin snobistë, nuk bënin asnjë të mirë për popullin dhe atdheun e tyre. Këta protagonistë, si të tillë, ishin shumë më të dëmshëm sesa ata që nuk ishin të arsimuar, por që ishin të ndershëm, e donin dhe çmonin atdheun e fenë. Këta intelektualë që atdheut i sjellin vetëm të këqija, poeti më në fund i veçon dhe i mallkon me anë të këtyre vargjeve:

*Mortaja asht kapak floriri.*
*Për ata qi s'duen mend e dije,*
*Se i ka mallkue edhe dini,*
*Janë të truefije pa fije.*[6]

Në vazhdim të kësaj poezie "Nji bisedë mbi kafehane të vjetra", poeti në mënyrë të drejtpërdrejtë e njofton lexuesin se një pjesë e shoqërisë shqiptare në këtë kohë kishte humbur qëllimin e jetës, por edhe besimin në Krijuesin e Gjithësisë, në vetveten si qenie e vetëdijshme njerëzore, sepse nuk bënte asgjë për ta ndryshuar realitetin jetësor e historik të mjediseve të caktuara, ku jeton e vepron, por merret me punë të kota. Këta individë a grupe njerëzish, halldupë, dallkaukë, sipas poetit, janë të zhveshur nga çdo virtyt njerëzor, janë të katandisur në babëzi, injorancë e korrupsion, ndaj përherë mundohen të gjejnë ndonjë mundësi për të fituar ndonjë të mirë materiale. Për realizimin e këtyre qëllimeve djallëzore ata bënin shumë dredhi, që janë në kundërshtim me traditën kombëtare:

*Nuk mban kush as be, as fjalë.*
*Rren robi pa pas shtrengesë.*
*Nuk ka ngel as turp, as besë.*
*Jemi bamun krejt bukëshkalë.*[7]

Në poezinë satirike të Ibrahim Dalliut një vend të veçantë zë edhe përshkrimi i kafehanave me pronarët e tyre të pasjellshëm, nervozë, të paditur, ngatërrestarë, siç qenë ato të Lokes, Barushit, Lam Murthit, e sidomos Hasan Bershekut. Gjithë ato vende, sipas autorit, i karakterizon papastërtia e madhe me vizitorë të pamoralshëm, siç ishte Zym Veshi me shumë të tjerë, të cilët e çonin kohën kot duke bredhur nëpër to. Në kundërshtim me këta injorantë, në ato kafene nganjëherë vinte edhe ndonjë vizitor i ndershëm, i mençur, atdhetar që, edhe pse i paarsimuar, ka zgjuarsi natyrore, edukatë të mirë, në qenie ka dashurinë ndaj atdheut, prandaj kundërshtarëve u kundërvihet me shembuj konkretë duke u thënë se Shqipëria ka vështirësi për momentin por do ta marrë veten, do të bëhet zonjë në vete atëherë kur në pushtet dhe në institucionet e saj të vijnë figura të shquara, individë proevropianë, të arsimuar, të moralshëm, të pakompromituar dhe atdhedashës të vërtetë.

Lirshëm mund të thuhet se të paktë janë ata poetë, teologë të kohës së Dalliut që me aq patos si ky t'i kenë kënduar atdhedashurisë, arsimit, gjuhës në tërë krijimtarinë artistike, fetare dhe publicistike. Preokupimet e tij i shpreh në vazhdimësi, në shkrimet dhe në ligjëratat para besimtarëve myslimanë, duke shfaqur brengën për fatin e Shqipërisë. Me të drejtë është thënë se poezia është shprehje e ndjenjës, e frymëzimit, e botës së brendshme të poetit, por ajo shpreh edhe realitetin jetësor, shoqëror dhe historik në periudha të caktuara. Kështu, poezia satirike e Dalliut në masë të madhe kumton për gjendjen e vështirë që mbretëronte në Shqipëri brenda harkut kohor 1912- 1920-1924, po edhe pas vitit 1945. Zhvillimin e ngjarjeve dhe personazheve që ndërlidhen me to Dalliu e paraqet me anë të subjekteve lirike, epike dhe dramatike, të cilët bartin misione të rëndësishme politiko-shoqërore shtetërore. Në trajtën e shkrimit poetik satirik të Dalliut hasim protagonistë të ndryshëm, që angazhohen për të mirën



e atdheut në një anë, dhe të atyre, në anën tjetër, që i shikojnë vetëm interesat e tyre personale. Këto subjekte të larmishme poeti me mjeshtëri të rrallë artistike i ka skalitur në poezinë e tij, duke bërë edhe tipizimin e tyre në njerëz të idealit – atdhedashës, që janë në numër më të paktë, dhe të atyre atdhedashës të rrejshëm – përfitues të pandershëm, që përbëjnë një numër të konsiderueshëm. Të parët angazhohen me gjithë forcën që të ndihmojnë kombin, shtetin, në të gjitha fushat duke ftuar për një unitetet mendor e veprimor, madje nëse është nevoja edhe me flijimin e jetës:

*Na duhet t'mbajmë vendet tona.*
*T' punojmë mbarë e t' na ndihmojë Zoti.*
*Mos t'rrehemi kot masi koti,*
*M' daçim me rrue muslimana.*
*T' lidhemi me vdek besa, besë.*[8]

Poema "Grenxat e kuqe të Tiranës" e Ibrahim Dalliut është njëra nga krijimet më të mira të këtij poeti, por edhe të një pjese të poezisë sonë satirike në përgjithësi. Poema i këndon ngjarjet dhe personazhet më të rëndësishme të viteve 1913-1915, kur Shqipëria dhe populli shqiptar ballafaqoheshin me vështirësi të jashtëzakonshme, si në aspektin politik, ekonomiko-social, ashtu edhe në atë diplomatik e ushtarak.

Poema "Grenxat e kuqe të Tiranës", me përmbajtjen e saj të ngjeshur satiriko-politike dhe me vlerën artistike që përmban, lirshëm mund të krahasohet me kronikën, dokumentin historik, sepse ngjarjet që paraqiten në të, në pjesën më të madhe ngjasojnë me shkrimet historike, ndaj në një pjese mund t'i vihen edhe shenjat e barazimit.

Periudha që këndohet në poemën satiriko-politike të Dalliut është tejet e ndërlikuar. Në atë kohë Shqipëria ishte shpallur shtet i pavarur, por fatkeqësisht nuk ishte funksional në shumë fusha. Konsolidimin dhe funksionimin e saj të mirëfilltë, në masë të madhe, e vështirësonin faktori i jashtëm dhe i brendshëm, të cilët i koordinonin veprimet e tyre djallëzore. Shtetet fqinje, me ndihmën e disa shteteve të Evropës, e sidomos të Rusisë, i sulmuan tokat tona dhe pushtuan një pjesë të madhe të tyre. Kundërshtimet e këtyre dy rrymave politike rezultojnë me kryengritje, luftëra të përgjakshme vëllavrasëse, prandaj poeti shkaktarët i denoncon në këtë mënyrë:

*M'emnit të Zotit po ju baj be,*
*Punët e këtyne s'i ban ndonji fe.*
*Dogjën kisha e shtëpa,*
*Dogjën teqe e xhamia.*
*Dogjën të gjallë e të vdekun.*[9]

Hafiz Ibrahim Dalliu me grupin e tij demokratikë e patriotikë, me të gjitha mundësitë që kishte, i kundërshtuan këto veprime djallëzore të atyre që Shqipërinë e donin për interesat e tyre personale. Veprimet antikombëtare të këtij pashai me bashkëpunëtorët e tij Dalliu i demaskon me anë të subjektit liriko-epiko-dramatik të një jevgu, që mbante vulën e mjerimit në lëkurën e tij, e kur dëgjon dialogun me përkrahësit e pashait në kafene, këlthet përplot pezm:

*Hesht, tha, paç madhninë e Zotit,*
*Se ky asht shkëndizë barotit.*
*Ky i ka dhanë flakën Shqipnisë.*
*Ky i ka lanë marre njerëzisë.*
*Ky ka prish nderin e t'parëvet.*
*Ky i ka thye besën shqiptarëvet.*
*Ky i ka ba pabesni Vidit,*
*Naltmadhnisë së tij petritit.*
*Ky asht ma i pari i tradhtarëvet.*
*Ky asht ma i keqi i barbarëvet.*
*Ky asht shkaku i gjithë ngurrimit.*
*Ky asht anmiku i bashkimit*
*Aj dukej se qe xhahil.*
*Vajt e u ba sllavofil.*[10]

Vargjet njoftojnë lexuesin se ndërmjet këtyre dy rrymave politike zhvillohej luftë e përgjakshme, në të cilën vriteshin edhe vëllezërit ndërmjet vete. U flijuan Ahmeti, Nura e shumë të tjerë, që donin Shqipërinë dhe demokracinë më tepër sesa jetën.

*Ma në fund vrau atdhetarë shqiptari,*
*Që quhej Ahmet Myftari.*
*Sa e kujtoj, m'shkon ana n'vaje,*
*Se ka qenë pa shoq n' Kavaje,*
*Me urtësi e me burrni,*
*Njëzet e pesë veç, djalë i ri.*
*Gjithnji vorri i ndizet nur,*
*Ka pas tri varra n'krahner,*
*Që i pat marrë n'luftë t' Ballkanit,*
*Me trimni, shoq i asllanit.*
*Ka qenë plot goja shqiptar,*
*Sikur duhet dhe dindar,*
*Zoti, dashni e vatanit,*
*Vjen nga forca e imanit.*[11] *(vijon)*

Bashkim Mehani

# Themelet e personalitetit mysliman (1)

**(Besimi i shëndoshë, bazë esenciale e formimit të personalitetit mysliman)**

Besimi-Imani, është dallimi themelor në mes besimtarit dhe jobesimtarit në formimin e botëkuptimit ndaj jetës dhe filozofisë së saj. Nëse personaliteti përbëhet nga intelekti dhe shpirti, personaliteti islam përbëhet nga intelekti islam dhe shpirti islam.[1] Ky besim është i mbjellë në natyrshmërinë e njeriut që nga lindja e tij, por edhe i kultivuar dhe përsosur përmes ndërhyrjes hyjnore me shpalljet dhe të dërguarit e Zotit. E vërteta-haku është gjendja më e përsosur dhe më e volitshme në të cilën Allahu xh.sh. i ka krijuar të gjitha krijesat, andaj prej tyre kërkon që edhe ato të jenë të tilla.[2]

Bazat e besimit janë ato në të cilat ftuan të gjithë të dërguarit e Zotit në fillimin e ftesës së tyre, në mënyrë që mbi këtë besim të vendosen karakteristikat tjera që e plotësojnë personalitetin e njeriut. Ky besim duhet të jetë i bazuar dhe i drejtë, i argumentuar dhe i plotë, përndryshe pasojat e devijimit të besimit janë të pa falshme: "S'ka dyshim se Allahu nuk falë (mëkatin) t'i përshkruhet Atij shok (idhujtarinë), e përpos këtij (mëkati) i falë kujt do..." (En Nisa, 48).

Gjithashtu ky besim duhet të luajë rol aktiv në jetën e njeriut. Çdo mendim, çdo ndjenjë dhe çdo moment i përjetuar duhet të jetë i udhëhequr dhe i harmonizuar me ligjet që i ka urdhëruar Allahu xh.sh.[3] Ky ishte besimi që solli ndryshimin në historinë njerëzore, brez pas brezi, ashtu siç ngjau edhe me ndryshimin e arabëve të cilët i reformoi nga barinj delesh e devesh, dhe fise të ndara e përçara mes vete, në udhëheqës dhe liderë. Kurse ymetin mysliman për trembëdhjetë shekuj me radhë e bëri prijatar të njerëzimit.

Imani i paraprinë të gjitha cilësive të mira të njeriut, pa të cilin nuk do të sillte dobi tek ai edhe po të mblidhej e gjitha mirësia dhe virtytet që kanë njerëzit në tërësi. Kjo sepse besimi pa vepra është si bima pa frute, aq sa veprat pa besim janë si bima pa rrënjë. Veprat dhe cilësitë e mira kanë vlerë vetëm atëherë kur kanë bazë besimin: "E veprat e atyre që nuk besuan janë si valët (nga rrezet e diellit) në një rrafshinë, ku i etshmi mendon se është ujë derisa kur t'i afrohet atij nuk gjen asgjë, por aty e gjen Allahun dhe ai do t'ia japë llogarinë e tij. Allahu është i shpejtë në llogaritje." (En Nur, 39).

Nuk kërkohet që besimi të konceptohet si njohuri teorike, si një shkencë që studiohet, apo rregull që duhet të mbahet në mend, as deklarim verbal, e as rite që e kryejnë besimtarët, por që nuk përmban esencë. Gjithashtu besimi nuk është vetëm njohuri dhe pranim logjik i të vërtetave të tyre, por menjëherë pas kuptimit teorik dhe logjik të tyre, duhet të pasohet me bindje dhe realizim praktik drejtë përsosjes së cilësive të njeriut. Ky besim duhet të jetë i ngulitur thellë në shpirtin dhe mendjen e njeriut, pastaj t'a shoqërojë atë në të gjitha etapat dhe gjendjet e tij në jetë, pa u lëkundur dhe pa devijuar asnjëherë.

### Bazat e besimit dhe roli i tyre në jetë

Gjashtë bazat themelore që e përbëjnë besimin (akiden islame) janë përmbledhur në hadithin e njohur si "hadithi i Xhibrilit",[4] ku edhe renditja e tyre vjen në bazë të rëndësisë, por gjithsesi që mbeten të pandara nga njëra-tjetra.

### Besimi në Allahun

Besimi i shëndoshë nënkupton bindjen në Zotin Krijues, Pronar dhe Veprues mbi çdo gjë që ekziston, që jep jetën dhe vdekjen. I Vetmi që meriton adhurimin përmes namazit, agjërimit, lutjeve, frikërespektit, përuljes dhe përkushtimit. Ai pra nuk pranon asnjë oponent dhe bashkëpunëtor në veprën e Tij, përndryshe rrëmuja dhe kaosi do të ishin "rregull" i ekzistencës, siç edhe thotë Kurani Famëlartë: "Sikur të kishte në to (në qiej e në tokë) zota pos Allahut, ato të dyja do të shkatërroheshin. Larg asaj që i përshkruajnë është Allahu, Zot i Arshit." (El Enbija, 22).

Fjala "La ilahe il-lall-llah" qe adresa dhe emri i një programi të ri, të cilin nuk e ngriti apo shpalli ndonjë njeri i urtë, apo filozof. Ai ishte programi dhe rruga që ngriti Allahu, të Cilit i nënshtrohen dhe i përulen

fytyrat, që i binden zemrat dhe i nënshtrohen dëshirat dhe vullnetet.[5] Të gjithë njerëzit janë robërit e tij, qofshin ata pejgamberë, evlija, mbretër, udhëheqës, apo të udhëhequr, dhe nuk posedojnë as ndaj vetes së tyre dëmin apo dobinë, as jetën e as vdekjen. Kushdo që bie në grackën e përkuljes dhe adhurimit të dikujt tjetër pos Tij, ka përbuzur veten e vet dhe ka dalë nga natyra me të cilën është krijuar.

Besimi në Allahun xh.sh. duhet të jetë i pastër nga përngjasimet e paqëna që nga respekti mund t'i mvishen Atij, e as nga të meta që nga padiuria mund t'i adresohen Atij. "Thuaj: Ai, Allahu është Një! Allahu është mbështetja (Atij i mbështetet çdo krijesë). As s'ka lindur kë, as nuk është i lindur. Dhe Atij askush nuk i është i barabartë." (El Ihlas, 1-4). Përngjasimi i Tij me krijesat është shëmti në të gjykuar për Krijuesin: "Asnjë send nuk është si Ai; Ai është Dëgjuesi, Shikuesi." (Esh-Shura, 11).

Gjithashtu, ky besim duhet të ketë efektin e vazhdueshëm tek besimtari dhe atë në çdo gjendje, ashtu siç ishte porosia e Pejgamberit a.s. drejtuar ibn Abasit r.a.: "O djalosh! Do të të mësoj disa fjalë. Kije ndërmend (ruaje) Zotin, se Ai do të të ruajë ty! Kije ndërmend Zotin, do ta gjesh para teje! Kur të kërkosh diçka, kërkoje prej Zotit! Nëse kërkon ndihmë, kërko prej Zotit! Dije se sikur tërë populli të mblidhej për të të ndihmuar për diçka, nuk do të të ndihmonin dot, përveç asaj që të ka caktuar Zoti yt, e nëse do të mblidheshin që të të bënin dëm, nuk do të dëmtonin, përveç asaj që të ka caktuar Zoti yt. Janë ngritur lapsat dhe janë tharë faqet (fletët)!" (Tirmidhiu).

**Besimi në engjëj**

Bindja se Allahu xh.sh. me fuqinë e Tij ka krijuar krijesa të pastra dhe të nënshturara plotësisht ndaj urdhrit të Tij, njeriun e ndërgjegjëson për një botë të tërë që është ndryshe nga bota që ai e njeh. Duke pasur parasysh se engjëjt janë të pranishëm dhe shohin e regjistrojnë veprat tona, bëhet edhe më e afërt ndjenja e përgjegjësisë së njeriut. Besimi në engjëj duhet të jetë i pastër nga mveshjet dhe mangësitë që mund t'i atribuohen atyre, pra ata kanë cilësi që janë përmendur në Kuran dhe hadithe, prandaj edhe devijimi në këto cilësi, siç është ideja se janë "bijat" e Zotit, e cenon besimin e pastër, dhe për pasojë shpien edhe në shirk-politeizëm. Kurse mosbesimi në ekzistimin e tyre është mohim-kufër: "E ai që nuk beson Allahun, engjëjt e Tij, Librat e Tij, pejgamberët e Tij dhe Ditën e Kiametit, ai me të vërtetë ka humbur larg prej udhës së drejtë." (En Nisa, 136).



**Besimi në Librat e shpallur**

Allahu xh.sh. disa të dërguarve u ka shpallur libra, me të cilat ka ardhur edhe ligji. Prej tyre me emër disa janë përmendur edhe në Kuran, e disa jo: "Ne kemi shpallur Tevratin, në të cilin është udhëzimi dhe drita." (El Maide, 44). "Pastaj vazhduam pas tyre me të dërguarit Tanë, e pas tyre dërguam Isain, të birin e Merjemes, dhe atij ia dhamë Ingjillin..." (El Hadidë, 27). "...dhe Davudit i kemi dhënë Zeburin." (El Isra, 55). Jemi të obliguar edhe të besojmë se gjithë këto libra kanë ardhur me të vërtetën, dritën, udhëzimin dhe teuhidin (njëshmërinë) e Allahut xh.sh. E çdo gjë që është shkruar më vonë në to dhe kundërshtohet me këto baza, është falsifikim që e kanë bërë njerëzit.[6]

Jemi të obliguar të besojmë se Kurani është shpallja e fundit që iu dedikua njerëzimit, duke përmbledhur atë që është e saktë në librat e mëparshëm, duke vërtetuar ato dhe duke siguruar se vetë është i mbrojtur nga Allahu xh.sh., është i pandryshuar deri në fund të botës: "Ne, me të vërtetë e kemi shpallur Kuranin dhe, Ne me të vërtetë do ta ruajmë atë." (El Hixhr, 9).

Besimi në Librat e Zotit na sjell ndërmend kujdesin e Allahut xh.sh. ndaj nesh, për të na rrëfyer rrugën që të mos mbetemi të humbur në jetë.

**Besimi në pejgamberët**

Është i domosdoshëm ky besim në të dërguarit e Allahut xh.sh., në përgjithësi, kurse në ata që janë të përmendur me emër në Kuran, në veçanti. Ata ishin

të zgjedhurit nga mesi i popujve të tyre, krijesat më të përkryera përnga dituria dhe veprat, për të bartur mbi supe mesazhin hyjnor, duke sakrifkuar dhe vënë në shpërblim çdo gjë për të udhëhequr njerëzimin drejt besimit. Nuk bëjmë dallim në mes tyre përnga besueshmëria, se ata ishin të zgjedhurit e Zotit, por disa prej tyre kanë grada më të larta: "(Kujtoje ti, o Muhamed!) kur nga pejgamberët Ne morëm zotimin, edhe prej teje, edhe prej Nuhut, prej Ibrahimit, Musait dhe prej Isait, të birit të Merjemes. Ne, prej tyre kemi marrë zotimin e fortë." (El Ahzabë, 7).

Besimi në të gjithë pëjgamberët e Zotit është edhe argument se te Allahu xh.sh. feja është një dhe zingjirore. Muhamedi a.s. thotë: "Shembulli im dhe i profetëve para meje është si shembulli i dikujt që ka ndërtuar një shtëpi, e të cilën e ka përsosur, përveç se asaj i mungon një gur në një nga qoshet e saj. Njerëzit e shohin dhe mrekullohen me të, mirëpo prapë thonë: "Ah, sikur të ishte vendosur edhe ai gur!" Dhe unë pra jam ai gur, dhe unë jam vula e profetëve." (Buhariu, 3342).

Pejgamberët njëherit janë edhe shëmbëlltyrë për besimtarët, se si ta jetojnë jetën mbi parime të besimit me të cilat është i kënaqur Allahu.

**Besimi në Botën Tjetër**

"...Kushdo që beson Allahun dhe jetën tjetër, bën vepra të mira, për ata me të vërtetë ka shpërblim te Zoti i tyre; për ta nuk ka kurrfarë droje, e as mërzie!" (El Bekare, 62).

Përshkrimi i jetës tjetër, ndodhive dhe fenomeneve atje, xhenetit dhe xhehenemit, kanë marrë një mori ajetesh kuranore dhe hadithe, aq sa të mos mbetet asgjë e panjohur për njeriun duke qenë ende në këtë jetë.

Të besuarit se kjo jetë nuk është qëllim final në vete, por vetëm një vend i sprovës dhe stacion kalimtar pas të cilës pason jeta e vërtetë, e bënë njeriun të bëhet i kujdesshëm për veprat e veta, duke u munduar të përfitojë sa më shumë nga kjo botë, për të siguruar lumturinë në jetën e ahiretit. Gjithashtu krijon një stabilitet në rastet e pakënaqësisë dhe halleve, duke llogaritur se ato janë të përkohshme dhe kalimtare, por edhe të moskrekosjes me të mirat që posedon, pasi edhe ato një ditë kanë përfundim për të.

**Besimi në kadanë (vendimin) dhe kaderin (caktimin)**

"Nuk ndodh asnjë fatkeqësi në tokë e as në trupin tuaj, e që të mos jetë në shënime (libër-Lehvi Mahfudh) para se të ngjajë ajo, e kjo për Allahun është e lehtë." (El Hadidë, 22).



Se çdo gjë në jetë ndodh me dijen dhe vullnetin e Krijuesit, është pjesë e pandashme e besimit në Allahun xh.sh., i Cili ka njohuri dhe përcakton çdo gjë, (s'ka fare dyshim). Pushteti i Tij absolut nuk lë gjë jashtë vullnetit dhe dijes së Tij, pasi Cilësitë e Tij janë të përkryera. Por nga ana tjetër kjo nuk e zvogëlon lirinë dhe veprimin e vullnetshëm të njeriut, në saje të të cilit ai pret shpërblimin apo ndëshkimin për angazhimet e tij në jetë. Me këtë besim njeriu do të jetojë një jetë të përgjegjshme, i kujdesshëm dhe stabil, ku me çdo rast do të mundohet ta projektojë dhe ndërtojë këtë jetë me idenë e botës tjetër, kënaqjen e Krijuesit të Tij dhe përmbushjen e amanetit me të cilin ka ardhur në këtë botë. Natyrisht që edhe besimi duhet të kultivohet, të forcohet me bindje të vazhdueshme në Krijuesin, në meditim të asaj që na rrethon e që është vepër e Tij, në falënderim për të mirat që posedojmë falë mirësisë së Tij, në shpresë për shpërblimin që na pret në saje të veprave tona të mira dhe bujarisë së Tij, por edhe në frikë nga dënimi që mund të na gjejë si shkak i të ligave tona. Besimtari vazhdon të begatohet me njohuri që ia shtojnë edhe më shumë këtë bindje, të shoqërohet në vazhdimësi me njerëz që kanë të njëjtin preokupim, por mbi të gjitha, të përkujtojë Allahun xh.sh., i Cili është burimi i të gjitha të mirave në jetë.

(1) Fet'hi Jeken. Lëvizja islame, porblemet dhe persektivat. Prishtinë, 2006, f. 144. (2) Dr. Muhammed Naim Jasin. Besimi, baza, esenca, negacioni. Shkup, 1998, f. 5. (3) Muhammed Kutub. Sa jemi myslimanë. Shkup, 1999, f. 9. (4) Transmeton imam Muslimi nga Umeri r.a. (5) Dr. Jusuf Kardavi. Besimi dhe jeta. Shkup, 2010. f. 29. ( 6) Dr. Muhammed Naim Jasin. Besimi, baza, esenca, negacioni. Shkup, 1998, f. 64.

Mr. Refik Gërbeshi

# Kosova është çështje botërore

## Pse dëshirohen tokat tona?

Këtu i binte harku rrethor apo rrethrrotullimi drejt Europës e Azisë, ideologjive të hershme e bashkëkohore. Këtu takoheshin fetë qiellore: krishterizmi e ortodoksismi, dhe Islami, pastaj këndejpari vijnë edhe stabilitetet meterologjike, atmosferike e gjeografike. "Shqipëria ndodhej në udhëkryqet e Ballkanit, ku takoheshin e përplasëshin intereset divergjente të Evropës Danubjane dhe asaj Juglindore, me ato te pellgut të Mesdheut e të Detit të Zi. Madje ishte kryeura e udhëkryqeve."[1]

Kurse tek Shqipëria e sipërme (Kosova), e cila është e rrethuar me male e gryka te përshtatshme, si edhe me lartësi mbidetare 500-600 m, "...ka rëndësi të madhe pikpamja ushtarake. Armata që ka në dorë këtë vend dominon Ballkanin…".[2]

Interesimit për posedimin e tokave tona vjen nga shumë kënde, si: aspekti ekonomik, pozita e përshtatshme gjeografike, por edhe pasuritë natyrore për bujqësi e blegtori të zhvilluar e me klimë të përshtatshme për jetë. Gjithsesi, edhe për pasurinë pyjore me florë të llojllojshme, si dhe atë nëntoksore me naftë bitum, hekur, krom, plumb zing e ar. Prandaj dëshira për ta poseduar apo për të qenë prezent në këtë tokë vjen nga synime strategjike, si për nga prania në bregdetin e ngrohtë të Adriatikut, posedimi i pasurive të lakmueshme natyrore etj., ashtu edhe për produktet e një rëndësie të dorës së parë për industrinë ushtarake. Megjithatë, pasuria kryesore mbetet pasuria njerëzore, tiparet si: inteligjenca, trimëria në luftëra dhe besnike.

## Fqinjët, pretendues të tokave tona

Duke tentuar të na mohojnë autoktoninë, popujt përreth vazhdimisht u angazhuan me qëllim të posedimit të tokave tona dhe shfrytëzim të pasurive, dhe për këtë nuk kursyen as luftën plaçkitjen e dhunën, vetëm e vetëm për të na shpërngulur e largojnë nga atdheu.

Por, edhe ata që migruan u integruan në vendet ku shkuan, si dhe kontribuan në sfera të ndryshme dhe nuk u asimiluan. Pati edhe të atillë që nuk e harruan vendin e tyre, dhe u kthyen të sukseshëm, pavarsisht pengesave dhe vështirësive që kishin pasur, qoftë edhe nga vetë vendi i tyre. Prandaj, historia politike e Kosovës është me shumë interes për vendosjen e raporteve të reja politike në Ballkan.[3] Kufizimi me fqinjë,





pretendues për trojet shqiptare, dhe atë nga të gjitha anët e kufirit, mundëson që atakimet e tyre jo vetëm të shkaktojnë mosmarrëveshje mes tyre, por edhe për banorët autokton, shqiptarët, të ketë përjetime tmerri e padrejtësi sa nga njëra anë e sa nga tjetra. Kështu, dyndjet nga viset e afërta e të largëta ngushtonin hapësirën e të jetuarit për autoktonët, paraardhësit tanë.

Qëndrimi stoik në ruajtjen e identitetit përpos sakrificës kërkon edhe syçeltësi, mençuri dhe ecje së bashku, pa u asimiluar dhe duke qëndruar më stoik. Prandaj shqiptarët, si asnjë popull tjetër, u treguan të fortë dhe qëndruan stoikisht në trojet e tyre por edhe në identitetin e tyre. "Populli shqiptar gjatë tërë historisë së vet të bujshme u gjend përballë armiqve që ia rrezikuan identitetin dhe ia ngushtuan kufirin etnik..., një pjesë e popullit tonë u dynd nga Mëmëdheu dhe u ngulit në dhe të huaj."[4]

### Propaganda boshe për t'i poseduar tokat tona

Falsifikimet dhe mitet propaganduese lëkundën trungun tonë, për të qenë pastaj zotërues të tokave tona. Ata bënë edhe propaganda të shumta duke thurur mite e tregime boshe e të pabaza. Fqinjët, e sidomos Serbia, kishin krijuar mite, legjenda e tregime të shpifura, dhe po zhvillonin me të madhe propagandën e tyre rreth posedimit të tokës shqiptare. "Për t'i mbajtur të pushtuara viset shqitare, dhe për ta arsyetuar gjenocidin e bërë ndaj banorëve që dikur kanë banuar ose ende banojnë në to, ata edhe i kanë mbushur me libra raftet e biblotekave botërore."[5] Propaganda serbosllave, me pretendimet për posedim të tokave shqiptare, vinte përmes shpalljes së shenjtërisë së tokave të Kosovës, si "Stara Serbia-Serbia e vjetër", që kishte të angazhuar akademikë e krerë të shkencës falsifikatore, duke e quajtur kështu tokën shqiptare si shpirt, djep e tokë të shenjtë.

Beteja e Kosovës nga serbët është mitizuar shumë, edhe pse aty ata pësuan humbje. Kjo u bë me qëllim të përvetësimit të tokave shqiptare. "Megjithatë, disa aspekte të mitit të Kosovës janë sipas gjasave false, prandaj është detyrë e historianëve që nga njëra anë të shkruajnë një histori të saktë, kurse nga ana tjetër, t'i shpjegojnë se si dhe pse u krijua ky mit.[6] Jo vetëm në qarqet shqiptare por edhe më gjerë, ky falsifikim po ndriçohet dita ditës, si në pjesët shqiptare në Greqi ashtu edhe në Serbi, Mal të Zi, Maqedoni e Sanxhak.

Studiuesi bashkëkohor Noel Malcolm nënvizon këtë fenomen duke demantuar pretendimet serbe. Ai shprehet: "Pothuajse të gjithë janë dakort, se shqiptarët që janë banorët e parë të këtij vendi si racë autoktone kanë të drejtën e zotëruesit të parë. Ndërkaq kundër këtij autoktoniteti të shqiptarëve, paraqiten vetëm sllavët të ardhur nga jashtë dhe nga shumë larg-përtej Karpateve andej nga vërtet duhet të jetë djepi i tyre e kursesi Kosova siç pretendojnë ta qujnë "Djep i Sërbisë."[7]

Nga Shkupi raportoheshin lajme se shqiptarët po i djegin dhe plaçkisin fshatrat e krishterë, por këto ishin plotësisht trillime. Këto bëheshin nga konsuli serb dhe

partia e tij, të cilët përhapnin thashetheme alarmuese për të shkaktuar ndërhyrjen e qeverisë serbe. Forcat serbo-malazeze, krahas terrorizmit dhe gjenocidit masiv, praktikuan terrorizim të prijësve shqiptarë ndër krahina e qarqe. Monarkia serbe kishte aktivizuar rrjete te tërë institucionesh kishtare (ortodokse-sllave) mësues, tregtarë, etj., rrjet i cili frynte urrejtje ndaj shqiptarëve. "Manastiret e Sopoçanit, Graçanicës, Pejës e Sokolicës, të Deçanit etj. (…) ishin kthyer në vatra të panserbizmit dhe të veprimtarisë agjenturore e diversive të maskuara nën etikat fetare dhe xhybet e priftërinjve, duke spekuluar në traditën e paprekshmërisë së faltoreve nga populli shqiptar."[8] Propaganda serbe gjithnjë devijonte të vërtetën shqiptare, apo edhe akuzonte për mashtrimet nga Europa. Sikurse vepron edhe në ditët e sotme. Statistikat serbe bullgare e greke ishin të ngarkuara me shtrembërime e falsifikime, "ku numri i serbëve është shtuar, kurse ai i kombësive tjera, sidomos i shqiptarëve, është i zvogëluar me përmasa qesharake.[9]

Ngjashëm vepruan edhe në kohën e vënies së bazave komuniste dhe themelimit të Jugosllavisë. Elita kosovare gjithherë dëshironte atë që i takonte, lirinë e të jetuarit. Edhe në konferencën e Bujanit, më 1944, përmes rezolutës u deklarua për "bashkimin e Kosovës me Shqipërinë."[10] "Çështja e Kosovës gjatë Luftës së Dytë Botërore, falë qasjeve të ashtuquajtura marksiste-leniniste, si nga historiografia shqiptare ashtu edhe ajo jugosllave, por edhe nga ajo kosovare, jo vetëm që u margjinalizua, por nga shumë historianë u falsifikua rëndë."[11] Pas konferencës së Bujanit, dhe me mbarimin e Luftës së Dytë Botërore, me dominimin politik serb, u bë përpjekje që çështja e Kosovës të mbyllet", në mënyrë të panatyrshme dhe të kurdisur politikisht. "Në rezolutën e dytë (mbledhja e dytë e Këshillit Nacionalçlirimtar të Kosovës" (Prizren, gusht 1945) u shpall se Kosova" me dëshirë të popullsisë së saj i bashkohet Serbisë federale në kuadër të Federatës Jugosllave."[12]

### Shqiptarët nuk kishte kush t'i përkrahte

Silogjizmit gjeopolitik për shqiptarët e dobët dhe Ballkanin e fortë i prin Serbia dhe, fatkeqësisht, "i ka bërë kumbari kush tjetër pos aleati i tyre tradicional - Franca dhe Greqia mbi bazën e ortodoksisë."[13] Së bashku me malazezët, propaganda serbe tentonte t'i fuste tokat shqiptare jo vetëm nën sundimin e saj, por edhe t'i asimilonte.

Duke zhvilluar propagandën nacionaliste, ata ngrisnin lart racën e tyre, por edhe përkrahja nga fuqitë nuk u mungonte. "Nacionalizmi në viset e kombeve të ndryshme të sllavëve të jugut nuk është thjesht çështje politike. Ai ka marrë edhe forma ekonomike, fetare, kulturore e ideologjike."[14] Propagandat serbe e greke i shpallnin shqiptarët si turq, për t'i justifikuar luftërat ndaj tyre dhe synimet strategjike antishqiptare. Ata i quante turq, serb të muslimanizuar e arnaut duke te- ntuar të fshehë elementin e pastër shqiptarë.[15] Ata lidhnin marrëdhënie dhe i nënshtroheshin Turqisë duke u bërë vasalë të saj, por edhe duke zgjeruar territoret e tyre në dëm të trojeve tona. Kurse, nga ana tjetër, kishin edhe carizmin rus që i përkrahte pa masë. Meqë shqiptarët nuk kishin fuqi apo krah mbështetës nga të tjerët, Serbia gjente përkrahjen cariste, e cila planifikonte që përmes saj ta ozurpojë Adriatikun. "Mbështetja dhe ndihma e drejtpërdrejtë në luftime nga forcat ruse, i jepte krah Serbisë për suksese në operacionet e saj."[16] Edhe përkrahja e Evropës nuk u ka munguar, sidomos e Francës dhe Italisë. Nga ana tjetër, jo vetëm që shteti amë, Shqipëria, ishte e pafuqishme, por edhe përkrahja e fuqive të mëdha na ka munguar, sidmos në konferencat evropiane, kur vendosej për fatin e popujve. Por shpresat vijnë nga lobimi i diasporës dhe elitës vendore shqiptare, kur ndërkombëtarët informohen për të drejtën tonë të mohuar me vite. Orientimi nga Amerika dhe Evropa është hapi më i rëndësishëm i elitës shqiptare nga gjithë periudhat. Heronjtë e UÇK-së e afruan Kosovën edhe më tej me SHBA-në dhe Evropën e qytetëruar, duke iu shmangur joshjeve të sirenave e të luftërave me bazë fetare, si gjetkë në Ballkan, dhe duke përqafuar vlerat perëndimore. Kjo ishte fitorja më e madhe strategjike e shqiptarëve-Aleanca me Perëndimin."[17]

(1) Prof. Dr. Ksenofon Kristafi, "Çështja e kufijve të shqipërisë në konferencën e ambasadorve të Londrës (1912-1913)", Në: "Pavarësia e Shqipërisë dhe sfidat e shtetit shqiptar gjatë shek. XX", Tiranë, 2007, f. 142. (2) Sulejman Kylçe, "Shqipëria në Perandorinë Osmane", Përktheu dhe pajisi me shënime Zyber Hasan Bakiu, Tiranë, 2004, f. 199. (3) Esat Stavilevci, "Kosova dhe çështja shqiptare në udhëkryqet e kohës", Instituti për Studime Bashkëkohore, Prishtinë, 2005, f. 11. (4) Dr. Jahja Drançolli, "Disa njoftime për letrat tona humaniste në mërgim", Në: I. A. P. "Letërsia shqipe, Prishtinë, 1997, f. 93. (5) Agim Vinca, "Bashkimi i shqiptarëve në një shtet, e vetmja zgjidhje e drejtë", Në "Kombi - Rrugët e bashkimit kombëtar", New York, 1997, f. 17. (6) Noel Malkom, "Kosova-Një histori e shkurtër, Prishtinë, 2000, f. 101. (7) Ferati, f. 163. (8) Po aty, f. 86. Shih edhe ;Braha, f. 87. (9) Gazmend S. Rizaj, "Shqipëria e sipërme 1800-1913", Instituti Albanologjik, Prishtinë, 2011, f. 30-51. (10) Behgjet Pacolli, "Nga sfida në sfidë", Prishtinë, 2010, f. 347. (11) Dr. Izber Hoti, "Çështja e Kosovës", f. 82. (12) Stavilevci, 32 (13) Ferati, 387 (14) Marenglen Verli, "Kosova, sfida shqiptare në historinë e një shekulli", Tiranë, 2001, f. 18. (15) Po aty, f. 54. (16) Braha, f. 39. (17) Behgjet Pacolli, "Nga sfida në sfidë", Prishtinë, 2010, f. 352.

Ma. Sc. Burim Bibaj

# Krijimi i shtetësisë së Kosovës

**Pozita kushtetuese e Kosovës u përmirësua në formë të dukshme nga fundi i viteve të 60-ta, sidomos pas demonstratave dhe trazirave në krahinë, në vitin 1968. Emri iu ndryshua nga Kosova e Metohija, në Kosovë, për t'i qetësuar shqiptarët, dhe shumë më shumë pushtet iu kthye nivelit lokal. Këto zhvillime e arritën zenitin e vet me miratimin e Kushtetutës së RSFJ-së, në vitin 1974. Një e drejtë e qartë e vetëvendosje, përfshirë të drejtën për shkëputje, mbeti prerogativë "e kombeve".**



Nëse kthehemi në retrospektivë, zanafilla e problemit të çështjes së Kosovës vijon që nga viti 1913, më saktësisht nga Konferenca e Londrës, ku pjesa më e madhe e trojeve shqiptare mbetën jashtë Shqipërisë dhe pa një definim të qartë të statusit të tyre. Kosova mbetet nën kontrollin serb. Gjatë kësaj periudhe ekseset e administratës serbe në Kosovë ishin aq tronditëse për bashkësinë ndërkombëtare, saqë më 1914, një komision hetimor u themelua për të vlerësuar këtë dhe çështje të tjera të nxehta të Ballkanit[1] Komisioni raportoi se po zhvillohej një politikë e spastrimit të vërtetë etnik: "shtëpitë dhe fshatrat e tërë ishin bërë hi, popullata e pafajshme dhe e paarmatosur ishte masakruar...".[2] Gjatë luftës së Parë Botërore, tmerret ndaj shqiptarëve të Kosovës u përsëritën, ndërsa në përfundim të luftës Kosova ishte inkorporuar dhunshëm në Mbretërinë e re Jugosllave të Serbëve, Kroateve dhe Sllovenëve. Gjatë Luftës së Dytë Botërore Këshilli Antifashist për Çlirimin Kombëtar të Jugosllavisë në nëntor të vitit 1943 kishte vendosur që Kosovës t'i njihej statusi autonom kur të përfundonte lufta. Megjithatë, disa javë më vonë, në Bujan, u mbajt Konferenca e Parë e Këshillit Nacionalçlirimtar të Kosovës, në të cilën morën pjesë kryesisht shqiptarë. U miratua një rezolutë zyrtare, që themelonte modalitetet e pjesëmarrjes së shqiptarëve në luftën për çlirim. Për shumë shqiptarë, Rezoluta e Bujanit mbetet, sot e kësaj dite, pikëmbështetja kryesore e aspiratave të tyre kombëtare. Rezoluta thoshte: "Kosova e Rrafshi i Dukagjinit është një territor ku shumica e banorëve janë shqiptarë, të cilët sot duan të jenë të bashkuar me Shqipërinë, ashtu siç kanë bërë..., ku të gjithë popujt, përfshirë popullin shqiptarë, do të jenë në gjendje të vendosin për fatin e vet nëpërmjet të drejtës së vetëvendosjes e deri në shkëputje.".[3]

### Kosova pas mbarimit të lutës së Dytë Botërore

Me mbarimin e luftës, kuadrot komuniste në Kosovë, prej të cilëve më pak se një e katërta ishin shqiptarë, u shprehën në favor të "aneksimit të Kosovës dhe Metohisë" Serbisë federative. Më 3 shtator 1945, Kuvendi Popullor i Serbisë e krijoi krahinën[4] autonome të Kosovës dhe Metohisë, si pjesë konstituive të Serbisë. Serbia argumentonte se kështu Kosova u konfirmua si pjesë integrale e territorit të vet para se të ishte krijuar Federata. Kosova, nga ana tjetër, thoshte se vendimi për t'u bashkuar u kushtëzua nga ekzistimi i një Serbie "federative", përkatësisht që, si Serbia ashtu edhe Kosova, të jen pjesë e një strukture federative. Përderisa






legjitimiteti i vendimit për t'u bashkuar u kontestua për shkak të pjesëmarrjes së vogël të strukturave komuniste të asaj kohe.[5]

Kushtetuta e vitit 1953 gjithashtu e reflektonte idenë themelore të një federate të "kombeve të barabarta dhe sovrane"[6]. Sërish, fuqitë federative ekzistonin për aq sa i përcaktonte Kushtetuta federative. Fuqitë e republikave, nga ana tjetër, mbetën vetëkonstitutive. Megjithatë, Kushtetuta federative përmbante një dispozitë specifike, nenin 113, i cili thoshte se "garantohet vetëqeverisja e Krahinës Autonome të Kosovës dhe Metohisë...". Kjo garanci federative megjithatë u balancua me një fjali të ardhshme po në të njëjtin nen, i cili bëri të kenë fuqi të vetëvendosjes, e që rrjedhin nga Kushtetuta e Serbisë.

Më 1963 u eliminua dallimi relativisht simbolik midis krahinave autonome. Burim i këtij kontesti qëndron në eliminimin e garancisë specifike të vetëqeverisjes në nivel të Kushtetutës federative. Në vend se ta kishte këtë garanci, tashmë Kosova përshkruhej si "një bashkësi shoqërore-politike brenda Republikës", kuptim i së cilës nuk ishte vetvetiu i qartë.[7] Karakteri i Kosovës si një krahinë autonome ekzistuese mbeti i sanksionuar në formë të drejtpërdrejtë në Kushtetutën federative.

Pozita kushtetuese e Kosovës u përmirësua në formë të dukshme nga fundi i viteve të 60-ta, sidomos pas demonstratave dhe trazirave në krahinë, në vitin 1968. Emri iu ndryshua nga Kosova e Metohija, në Kosovë, për t'i qetësuar shqiptarët, dhe shumë më shumë pushtet iu kthye nivelit lokal. Këto zhvillime e arritën zenitin e vet me miratimin e Kushtetutës së RSFJ-së, në vitin 1974. Një e drejtë e qartë e vetëvendosje, përfshirë të drejtën për shkëputje, mbeti prerogativë "e kombeve". Mirëpo, tash kombet dhe kombësitë ishin "të lira dhe të barabarta":

"Kombet e Jugosllavisë, nisur nga e drejta e secilit komb për vetëvendosje përfshirë të drejtën për shkëputje, mbështetur në vullnetin e tyre të shprehur lirshëm...".

Kushtetuta në fakt u dha kombësive "të drejta sovrane", të ushtruara nëpërmjet krahinave socialiste autonome, në pajtim me të drejtat e tyre kushtetuese.[8] Për më tepër, shprehimisht siguronte barazinë e plotë midis republikave dhe krahinave autonome në pjesëmarrjen e tyre në federatë, duke përcaktuar se vendimet federative do të merreshin "mbështetur mbi parimet e marrëveshjes midis republikave dhe krahinave autonome".[9]

Edhe pse Kosova ende ishte pjesë konstituive e Serbisë, statusi i ri i Kosovës është shpjeguar njësoj si nga studiuesit shqiptarë ashtu edhe nga ata serbë: se ajo ishte një "kuazi republikë".[10] Kishte përfaqësim të plotë në Kryesinë Federative, kishte përfaqësim të dallueshëm në organet e Federatës dhe, më me rëndësi, kishte liri të plotë për ta përcaktuar kushtetutën e vet (që më nuk ishte vetëm statut). Organet dhe fuqitë që kishte ishin si të shtetit, përfshirë edhe bankën kombëtare dhe pushtetin për të pasur marrëdhënie ndërkombëtare. Sikur, të gjitha republikat, edhe kuvendi i saj e kishte të drejtën të bllokonte hyrjen në fuqi të ndryshimeve të Kushtetutës federative.

Kushtetuta e Serbisë e vitit 1974 gjithashtu e konfirmoi statusin e barabartë të të gjitha kombeve dhe kombësive në Serbi, duke përcaktuar sërish se të gjithë, individualisht dhe kolektivisht, gëzonin "të drejta sovraniteti".[11]

Kuvendi i Kosovës shprehimisht fitoi të drejtën për të vendosur për amendamentet e Kushtetutës së vet



dhe për "t'i miratuar" amendamentet e Kushtetutës së Republikës së Serbisë.[12]

### Suprimimi i autonomisë së Kosovës

Si rrjedhojë e kësaj, në Serbi u rrit trysnia për të kundërshtuar këto të drejta që iu dhanë shqiptarëve të Kosovës. Kjo kërkesë u plotësua kur në qershor të vitit 1988 u paraqit Projektkushtetuta e re e Serbisë. Për ta siguruar miratimin përfundimtar të propozimit, më së pari u rrëzua udhëheqja e Vojvodinës, e më pas u morën masa që Mali i Zi të mos e kundërshtonte veprimin serb në nivelin federativ, përkundër kundërshtimit slloven, e kroatët, dhe Millosheviqi i bindi boshnjakët të rrinin të heshtur. Përfundimisht, më 24 shkurt 1989, Parlamenti serb njëzëri miratoi propozimet për ndryshimet e Kushtetutës së Serbisë, e që Kosovës ia hoqi të drejtën për të kundërshtuar çfarëdo ndryshimi të mëtejmë. Kuvendi i Kosovës një ditë më vonë kishte votuar për heqjen e autorizimeve, por një gjë e tillë ishte e pafuqishme për të penguar synimet e Serbisë. Kjo u mundësoi zyrtarëve të Republikës së Serbisë t'i administronin drejtpërdrejti punët e Kosovës dhe për t'i anuluar vendimet që i kishte marrë vetë Kosova. Kjo nënkuptoi edhe marrjen e përgjegjësive penale dhe gjyqësore nga gjykatat e Kosovës, dhe emërimin e serbëve për t'i udhëhequr entitetet komerciale në Kosovë, që ende ishin ndërmarrje shtetërore në atë kohë. Më pas, në korrik 1990, Serbia ndërmori edhe hapin përfundimtar për shuarjen e funksionimit të Kuvendit dhe të Këshillit Ekzekutiv të Kosovës.[13]

### Përpjekjet e shqiptarëve të Kosovës për konsolidimin e shtetit

Kuvendi i Kosovës bëri një hap më tej duke shpallur Kosovën republikë federative brenda Jugosllavisë dhe pas kësaj shpalli synimin e tij për të mbajtur një referendum për pavarësinë, i cili u zhvillua në shtator të vitit 1990. Në këtë referendum mori pjesë 87 % e popullsisë së Kosovës, prej së cilës 99.87 % votuan për pavarësinë e Kosovës.[14]

Në përpjekje për të ecur me hapin e ngjarjeve që zhvilloheshin kudo nëpër territoret jugosllave, e vetëquajtura Qeveri e Kosovës, në mërgim i dorëzoi Konferencës Evropiane të Paqes mbi Jugosllavinë kërkesën për njohje ndërkombëtare të shtetit të pavarur të Kosovës (dhjetor 1991).[15] Megjithëse Kosova kishte pasur gjithmonë, ashtu si edhe tani, bazën e saj territoriale dhe popullsinë e saj, kërkesa për njohjen ndërkombëtare të pavarësisë së plotë të Kosovës nuk gjeti një përgjigje pozitive nga bashkësia ndërkombëtare. Kjo për shkak të faktit se organet dhe institucionet paralele[16] nuk ishin në gjendje të ushtronin kontroll efektiv mbi territorin e vet dhe mbi popullsinë që jetonte brenda kufijve të Kosovës. Kjo më tej do të thoshte se institucionet nuk kishin forca as autoritete detyruese me anën e të cilëve do të imponohej vullneti i tyre ndaj të tjerëve: qeveria kosovare që jetonte në mërgim nuk kishte as armë, as polici për të mbrojtur veten, si në planin e brendshëm ashtu edhe në planin ndërkombëtar.[17]

Në rrjedhën e ngjarjeve që zhvilloheshin, kërkesat e Kosovës u injoruan dhe mbetën pa përgjigje. Komisioni i Badinterit e zbatoi një qasje shumë restriktive.[18] Me gjithë fuqinë e deklaratës paraprake, tash ai konsideronte se vetëm republikat e kishin të drejtën të dilnin shtete nga zhbërja e Jugosllavisë. Kosova kishte pasur status federativ dhe kishte pasur të drejta përbajtësore barabar me republikat. Por, meqë nuk ishte quajtur republikë dhe përshkak se i nënshtrohej autoritetit të njërës republikë, në këtë rast Serbisë, rrëshqiti nëpër të çarat e sistemit.[19]

(1) Marc Weller "Shtetësia e Kontestuar: Administrimi Ndërkombëtar i Luftës së Kosovës për Pavarësi" Prishtinë 2009, f. 72. (2) Carnagie Endowment, Report, 1914, 151 cituar te Malcolm, Kosovo, 254. (3) Rezoluta e Konferencës së Parë të Këshillit Nacionalçlirimtar të Kosovës dhe Rrafshit të Dukagjinit, 31 dhjetor 1943 - 2 janar 1944. (4) Krahina e Kosovës u quajt "oblast" përderisa Vojvodina u quajt "pokrajina". Dallimi midis autonomive ishte, ndër të tjera, edhe se Vojvodina e kishte Gjykatën Supreme kurse Kosova kishte vetëm gjykata komunale dhe të qarkut. (5) Noel Malcolm, "Kosovo: A Short History", New York University Press, 1998, p. 317. (6) Kushtetuta e Republikës Socialiste Federative të Jugosllavisë, 1953, neni 1. (7) Kushtetuta e Repulikës Socialiste Federaditve të Jugosllavisë1963, neni 112. (8) Kushtetuta e Republikës Socialiste Federative tëJugosllavisë, 1974, Parimet Themelore. (9) Marc Weller, "Crisis in Kosovo", Cambridge, 1999, p. 54.

**Besnik Jaha**

# Myftiu i Ferizajt, shiti tokën për të mos e mbyllur mejtepin

**(Mulla Ahmet Efendiu ishte i njohur për ndarjen e drejtësisë në rajonin e Ferizajt)**



Ahmet Efendi Hasani, i lindur në vitin 1886 në fshatin Balaj të Ferizajt, për sa qe gjallë ishte personi më i nderuar në qytetin e tij të lindjes. Duke qenë se ishte shumë i etur për dije, Ahmet Efendi Hasani qysh i ri udhëtoi drejt Stambollit, ku përfundoi Medresenë, për të vazhduar pastaj edhe me angazhimet në fushën e teologjisë përgjatë gjithë jetës, në vendin e tij, Ferizajn.

E veçantë e tij është fakti se është i pari myfti në Ferizaj, kur në krejt Kosovën, nën kryesinë e Kryemyftinisë së Prishtinës, ekzistonin vetëm edhe dy Myftini të tjera: ajo e Gjilanit dhe e Skenderajt. Ndërsa, gjatë punës së tij si myfti, për shkak të aktivitetit patriotik dhe fetar, ai u bë halë në sy për pushtetin serb, për çka e arrestojnë dhe ia ndalojnë aktivitetin fetar. Zgjuarsia e hoxhë Ahmetit kapërcente parashikimet e pushtuesve. Duke qenë se ia ndaluan të shkonte tek qytetarët për të mbajtur ligjërata fetare dhe kombëtare, hoxha kërkoi leje që qytetarët ta vizitojnë, gjë që i pranohet si kërkesë. Kështu, oda e tij bëhet vendtakim për çdo qytetar të Ferizajt, si për ligjërata, aktivitet kombëtar, ndarje të drejtësisë, por edhe për kryerje të shërbimeve administrative: kurorëzime dhe shërbime të tjera.

## Arrestimi dhe burgosja e hoxhë Ahmet Efendi Hasanit

Me dekretin nr. 16, data 15 janar 1944, të Këshillit të Ylemave të Komunitetit të Myslimanëve të Tiranës, Ahmet Efendi Hasani nga Ferizaj emërohet myfti në qytetin e tij, Ferizaj. Punën si myfti do ta fillojë vetëm pas një muaji, përkatësisht me 15 shkurt 1944, pas kërkesës që ia dërgon Kryemyftinisë së Prishtinës, ku pos tjerash thuhej: *"Tue qen se kam të drejt dhe mbassi i zotnoj të gjitha të drejtat e parapame prej ligjit e rregulloreve lutem asaj P.T. Kryemyftinije të ket mirësin e të më emnoj si Myfti në zonën e Ferizajt. Po ashtu të baj damarshimet e duhuna në vendet kompetente për sa kërkohet ma naltë që të më lëshohet dekreti përkatës. Jam gadi me paraqitun gjithë dokumentat që do të nevojiten për emnimin tem dhe tu bindem gjithë urdhnave e statutit fetar e zyrtar në fuqi. Besoj dhe jam i sigurt se këjo lutja e ime do të meret në konsiderat të favorshëm dhe do të demarshohet në vendet kompetente sa ma parë. Me nderime e respekt. Prishtinë, me 18/XII/943. Ahmet Hasani, d. v²"*.

Ngjaret më të veçanta në jetën e hoxhë Ahmet Efendiut nga Ferizaj ndodhin pasi ai bëhet myfti i këtij qyteti. Sipas rrëfimeve nga dy nipërit e hoxhë Ahmetit, Shefshet Ahmetit (që mbiemrin e kishte ndërruar për nder të hoxhës Ahmet Efendiut), dhe Ahmet Sadikut, hoxha, për sa kishte qenë gjallë, kishte qenë njeriu më i respektuar në qytet. "Kur hoxha shkonte për ta vizituar ndonjë mik në ndonjë fshat në rrethinë të Ferizajt, ndalej në largësi dhe thirrte me za: "A ka bujrum, o filan!?". E kur i thojshin: "Bujrum!", ai shkonte mrena. Deri masi mbarojke darka askush nga kusherinjtë e nikoqirit apo fshatarët nuk vinte, sepse ka qenë kohë e varfnisë e s'ka pas as bukë për krejt. Po kur u kryke darka, vijshin deri në 40-50 katunarë për me e ngu hoxhën se çka po kallxon", kujton ditë nga jeta e hoxhë Ahmetit nipi i tij, haxhi Shefsheti.

Për shkak të këtij aktiviteti, ku hoxha ligjëronte dhe e vetëdijesonte popullin për rëndësinë e shkollimit, lirisë, fesë dhe atdheut, pushteti serb iu përvesh pas derisa e arrestoi më 1945, për ta mbajtur në burgun e Ferizajt për dy javë, i cili burg ishte në vendin ku sot gjindet biblioteka e qytetit "Sadik Tafarshiku". Pas dy javësh burg hoxha Ahmet Efendiu transferohet në burgun e Prizrenit, në muajt korrik-gusht, kur edhe ishte nxehtësi e madhe. Sipas Jakup Shefkiut, një i ri në atë kohë, shok i burgut me Ahmet Efendiun, ndërsa

tani 87 vjeçar, si ushqim gjatë kohës në burg u jepnin një gjellë të prishur, të cilës ia hidhnin dy kovë ujë dhe dy kacia (lopata) kripë, në mënyrë që të burgosurit të e shtoheshin sa më shumë.

"Hoxhë Ahmetin e kanë pas burgos veç se ka qenë myfti dhe ka qenë njeri me personalitet. Kur e morën me e çu për Prizren na mendum se janë tu e çu me e vra, po nuk e kishin pas vra po e kishin pas liru pas nji kohe", thotë shkou i tij i burgut, Jakup Shefkiu nga Ferizaj.

### Shet tokën për ta mbajtur odën hapur

Ndërprerja e kativitetit për hoxhë Ahmet Efendiun ishte ndëshkimi më i madh. Sikur zogut t'i lidhësh krahët. Mirëpo duke qenë vizionar, hoxha kërkon nga autoritetet t'i lejojnë që në shtëpinë e tij të presë qytetarë, pasi të kundërtën, vizitën tek qytetarët nga ana e hoxhës veç ia kishin ndaluar. Duke mos qenë vigjilentë, pushtuesit e aprovojnë kërkesën e hoxhës, ndërsa ky fillon aktivitetin e tij të njësojtë, por tash në odën e tij.

"Vinin qytetarë nga të gjitha anët e vendit dhe e vizitonin hoxhën. Rrinin me ditë e me net. Hoxha veç priste e përcillte mysafirë e hallexhinj, ndërsa më nuk ishte myfti se aktiviteti i tij zyrtar veç kish përfunduar. Për këtë arsye hoxha edhe nuk paguhej, ndërsa shpenzimet që bëheshin nga ardhja e qytetarëve tek oda e hoxhës veç rriteshin", kujton nipi tjetër i hoxhë Ahmet Efendiut, haxhi Ahmet Sadiku.

Nipi tjetër i hoxhë Ahmetit, haxhi Shefsheti, tregon se si hoxhës i erdhën punët shumë ngushtë, sa më nuk kishte asnjë mundësi tjetër për ta mbajtur odën hapur.

"Në odë hoxha u jepte çaj kujtdo që vinte. Po..., ai nuk punonte, dhe kështu u detyru me ba një zgjidhje. E shiti tokën për me u dhanë çaj mysafirëve dhe për me e mbajt odën hapur", thotë nipi i tij, haxhi Shefshet Ahmeti, familja e të cilit sot për mbiemër e mban emrin e hoxhë Ahmetit.

Sa ishte e rëndësishme oda e hoxhë Ahmet Efendi Hasanit tregon edhe faksimili i një fletëkurorëzimi të vitit 1948, ku hoxha kishte kurorëzuar në aspektin fetar një çift ferizajas.

Ahmet Efendiu la pas pesë djem: Mustafanë, Idrizin, Musliun, Rrahimin dhe Rifatin, dhe një vajzë: Xhemilen. Tradita e edukimit fetar në këtë familje është trashëguar nga brezi në brez dhe, edhe sot kjo familje ka dy teologë, stër-stër nipër të hoxhë Ahmet Efendiut, përkatësisht hoxhë Mubekir Sadikun dhe hoxhë Mustafë Ahmetin.

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Lipjan**

*Shpall:*

# KONKURS

**Për plotësimin e vendit të lirë të punës:**
**Imam i xhamisë në fshatin Babush të Lipjanit**

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia).
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe Rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre, nëse paraprakisht kanë qenë në punë;
6. Iniciativë dhe kreativitet në punë.

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore;
* Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;
* Vërtetimi për përvojën e punës;
* Deklaratë me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;

* CV – në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;
(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal).
*Dokumenti i identifikimit (fotokopje).

**Vërejtje:**

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

# Mbahet konferenca islame globale kundër terrorizmit



*Myftiu Tërnava në konferencën kundër terrorizmin në Mekë*



*Myftiu Tërnava me shejhun e Az'harit Ahmed Ettajjib*

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava mori pjesë në konferencën islame globale kundër terrorizmit, e cila u mbajt në Mekë, nën patronatin e mbretit të Arabisë Saudite, Selman bin Abdulaziz Al Saudi, organizimin e bëri RABITA.

Hapja e konferencës filloi me lexim të Kuranit nga Shejh Abdullah el Basfar.

Fjalën hyrëse e mbajti shejhu i Az'harit, Ahmed Ettajjib, i cili theksoi rëndësinë e kësaj konference globale, ku theksoi se Bota Islame sot po ballafaqohet me një kërcënim serioz nga terrorizmi. "Kjo gjendje na obligon që të ndërmarrim hapa të shpejtë dhe të studiuar mirë, për ta çrrënjosur këtë fenomen që, fatkeqësisht, është përhapur te disa grupe që thirren në Islam", tha shehu Ahmed Et-tajjib.

Në hapjen e konferencës foli edhe sekretari gjeneral i RABITA-s, dr. Abdul Muhsin et-Turki, i cili shpalosi aktivitetet e kësaj organizate globale të ndërmarra kundër fenomenit të terrorizmit, dhe kërkoi që konferenca të dalë me kontribut të madh kundër kësaj dukurie të rrezikshme.

Pastaj fjalën e mori myftiu i Arabisë Saudite, Abdulaziz el-Sheijh, i cili theksoi rëndësinë e kësaj konference, duke u përqendruar në citatet kuranore dhe thëniet profetike që rreptësisht e ndalojnë gjakderdhjen dhe krimin, që sot po rrezikon gjithë botën, e sidomos atë islame. Myftiu saudit bëri thirrje të hulumtohen dhe të luftohen të gjitha shkaqet që nxisin këtë terrorizëm, i cili po kanos botën me akte kriminale që thirren në Islam, ndërsa veprat e tyre kriminale s'kanë të bëjnë aspak me këtë fe të ndritshme.

Në emër të mbretit të Arabisë Saudite foli këshilltari special dhe emiri i Mekës, Halid el Fejsal. Duke i përshëndetur gjithë pjesëmarrësit dhe duke u dëshiruar mirëseardhje në këtë konferencë të rëndësishme, ai përcolli edhe përshëndetjet e mbretit Selman bin Abdulaziz Al Saudi.

Në vazhdim emiri i Mekës foli për rrezikshmërinë e terrorizmit që në emër të Islamit po kërcënon mbarë botën, dukuri kjo që, nën ombrellën e rrejshme kinse myslimanë, shumë myslimanë po bëjnë disa grupe injorantësh. Ai gjithashtu konfirmoi se Arabia Saudite është një nga kontribuesit më të mëdhenj në luftën kundër terrorizmit, duke theksuar se forcat ajrore të Arabisë Saudite po marrin pjesë në koalicionin ndërkombëtar kundër terrorizmit. Gjithashtu, po nga ky u tha se Arabia Saudite po lufton terrorizmin në sfera të ndryshme: ushtarakisht, arsimim, ekonomi, edukim etj.

Në fund, nga pjesëmarrësit ai kërkoi të dalin me rezultate praktike për luftën kundër terrorizmit.

Në këtë konferencë morën pjesë mbi 400 përfa- qësues myslimanë nga mbarë bota, në mesin e tyre: kryetarë, ministra, liderë fetar, dijetarë eminent myslimanë dhe përfaqësues të organizatave të ndryshme ndërkombëtare.

Gjatë këtyre ditëve myftiu i Kosovës, Mr.Naim ef. Tërnava, zhvilloi disa takime në margjinat e konferencës, ku do veçuar takimi me këshilltarin e mbretit Abdullah të Jordanisë, shejh Ahmet Muhamed Helil, njëherit gjyqtar suprem, shejhun e Az'harit, Ahmet Muhamed et-Tajjib, ministrin jordanez për çështje fetare, dr. Hajel Davud, zv/ministrin kuvajtjan, dr. Adel el Felah, ministrin për çështje fetare të Tunizisë, zv/myftiun e Omanit, myftiun e Azerbejxh- anit, Egjiptit, Palestinës, si dhe shumë personalitete të Botës Islame, me të cilët në diskutim gjithmonë u përqendrua në kërkim të njohjes së Republikës së Kosovës nga shtetet që ende nuk e kanë njohur.

Konferenca mbylli punimet më 25 mars.

Pas përfundimit të konferencës, ditën e enjte pjesëmarrësit u priten nga mbreti i Arabisë Saudite, Selman bin Abdulaziz Al Saudi, në Palltin mbretëror në Riad. *(Besim Mehmeti)*

# Myftiu Tërnava gjatë vizitës në Riad të Arabisë Saudite



*Myftiu Tërnava në vizitë te princi Mensur bin Mukrin bin Abdul Aziz Al Saud*

Gjatë qëndrimit në Riad të Arabisë Saudite, myftiu Naim ef. Tërnava zhvilloi një takim në Ministrinë për Çështje Fetare të Arabisë Saudite, ku u prit nga zv. Ministri, Dr. Abdul Rahman Al Ghannam. Myftiu Tërnava falënderoi zv/ministrin për kontributin e Mbretërisë Saudite për Kosovën, duke thënë se populli i Kosovës pret që Arabia Saudite të jetë edhe më tej në përkrahje të Kosovës, sidomos pret një rol më të madh të Mbretërisë në kuadër të Konferencës Islamike dhe Ligës Arabe, veçmas për të ndikuar tek shtetet që ende nuk e kanë njohur pavarësinë e Kosovës, veprim ky që duhet të bëhet sa më parë.Gjithashtu, myftiu Tërnava e informoi zv/ministrin edhe për arritjet e Kosovës në fushën e shtetndërtimit, që nga pavarësia e këtej, pastaj me punën, arritjet dhe sfidat e Bashkësisë Islame të Kosovës, duke u përqendruar në realizimin e projekteve të nënshkruara me Ministrinë përkatëse. Në anën tjetër, zëvendësministri, Dr. Abdul Rahman Al Ghannam, tha se është i befasuar për të mirë me arritjet që ka bërë Kosova. Al Ghannam tha se Mbretëria Saudite do të jetë në krah të Kosovës në të gjitha institucionet ndërkombëtare. Ai po ashtu tha se Ministria e Vakëfit do të ndihmojë Bashkësinë Islame të Kosovës në ndërtimin e një infrastrukture bashkëkohore, sidomos në krijimin e vakëfeve të reja dhe përfundimin e ndërtimit të disa xhamive në Kosovë.



*Myftiu në takim me zëvendësministrin Dr. Abdul Rahman Al Gan-nam*

### Myftiu Tërnava në takim me këshilltarin e Oborrit Mbretëror

Gjatë qëndrimit në Riad, myftiu Naim ef. Tërnava zhvilloi një takim edhe me princin Mensur bin Mukrin bin Abdul Azizi, njëherit këshilltar special i trashëgimtarit të fronit të Arabisë Saudite, Mukrin bin Abdul Aziz Al Saud, si dhe me këshilltarin e Oborrit Mbretëror Dr. Saad Al Shithri. Myftiu falënderoi familjen mbretërore për kontributin e Mbretërisë Saudite për Kosovën, ndërsa gjatë takimit të pranishmit i informoi për historikun e shkurtër të Kosovës dhe rrugën e saj drejt pavarësimit, për të theksuar shtetndërtimin dhe të arriturat e Kosovës, bashkë me sfidat e shumta me të cilat ballafaqohet Kosova. Nikoqirët shprehën vazhdimësinë e përkrahjes së Arabisë Saudite në sferën ndërkombëtare dhe në Kosovës, duke theksuar se të gjitha institucionet e Arabisë Saudite do të përkushtohen në përforcimin e marrëdhënieve mes dy vendeve.

### Myftiu Tërnava pritet nga rektori i Universitetit "Mbreti Saud"

Gjatë pjesëmarrjes në Konferencën Ndërkombëtare për Avancimin e Shkencave Kuranore, në Riad, myftiu Naim ef. Tërnava u prit nga rektori i Universitetit "Mbreti Saud", Dr. Badran Al-Omer. Gjatë takimit ishte i pranishëm edhe këshilltari i mbretit, njëherit imam dhe hatib i xhamisë së shenjtë në Meke, Dr. Saleh Humejd, dhe mysafirë të tjerë. Në këtë takimi të pranishmit shprehën interesimin për zhvillimet në Kosovë, për çka i informoi myftiu Tërnava. Myftiu gjatë qëndrimit Riad, u taku edhe me studentët tanë që studiojnë në universitetet e kryeqytetit të Arabisë Saudite, me ç'rast mbajti edhe një ligjëratë para tyre. *(Besim Mehmeti)*



*Myftiu Tërnava në takim me këshilltarin e Oborrit Mbretëror*



*Myftiu Tërnava në vizitë te rektori Dr. Badran Al Omer*

**Imami amerikan Hendi pohoi se:**

# Grupet terroriste nuk përfaqësojnë Islamin

Teologu amerikan me renome ndërkombëtare, ligjërues i "Fërkimeve ndërfetare" në Universitetin e Georgetown, Yahya Hendi, gjatë një ligjërate para besimtarëve myslimanë në Ferizaj, tha se grupet dhe organizatat kriminale dhe terroriste si ISIS, Boko Haram, Al Qaida dhe të tjera, nuk përfaqësojnë fenë Islame. Sipas tij, aktet makabre të pjesëtarëve të këtyre grupeve janë në kundërshtim me të gjitha mësimet islame.

"Të presësh kokat e fëmijëve, sikurse ISIS në Siri, të kidnaposh nxënëset nga shkollat vetëm pse po edukohen, siç bënë Boko Haram në Nigeri, apo të djegësh kisha, dhe për gjitha këto të thirresh në Islam, Sheriatë dhe Kuran, a thua mund ta besojë pastaj ndokush se feja Islame është fe e paqes dhe e tolerancës? Unë them se ata nuk e përfaqësojnë fenë time, sepse të presësh kokat e fëmijëve nuk ta lejon as Islami, as Kur'ani e as mësimet e profetit Muhamed a.s. Ne duhet që të gjitha këto t'i kundërshtojmë dhe luftojmë në çdo mënyrë dhe në çdo formë", tha imami Hendi.



*Myftiu Tërnava me z. Yahya Hendi në Ferizaj*

Gjithashtu ai u tha ferizajasve që ta kuptojnë Islamin si koncept e jo si emër të ndonjë grupi apo individi. Imami Hendi tha se Islami është fe e paqes dhe e tolerancës, madje edhe vetë emri Islam është nga një fjalë arabe që do të thotë paqe.

Nga ana e tij, edhe Myftiu i Kosovës shprehu mirënjohjen për kontributin e imamit Yahya Hendi, duke shtuar se si lider shpirtëror i myslimanëve të Kosovës do të vazhdojë angazhimin në promovimin e paqes dhe stabilitetit në mbarë botën, sidomos për Kosovën. "Prandaj, duke u nisur nga përvoja e së kaluarës, e them me bindje të plotë se detyrë e prijësve fetar duhet të jetë përqendrimi në parimet fetare; t'i kushtohet kujdesi i merituar dashurisë ndaj Zotit, ndaj njëri-tjetrit, pavarësisht nga besimi, vendi ku jeton, apo gjuha që flet, që, nëpërmjet predikimeve të tyre tek masa e gjerë e popullit të mbillet ndjenjë e dashurisë, respektit e mirëqenies së përgjithshme", tha myftiu Tërnava, duke shtuar se të gjitha këto, në parim, janë edhe vlera të të gjithë besimeve me bazë qiellore. "Pra, argumentet kuranore janë të qarta, dhe ato ndalojnë armiqësinë ndërmjet njerëzve. Allahu xh.sh. thotë: "O ju njerëz, vërtet Ne ju krijuam juve prej një mashkulli dhe një femre, ju bëmë popuj e fise që të njiheni ndërmjet vete, e s'ka dyshim se tek Allahu më i ndershmi ndër ju është ai që është më i devotshëm. Vërtet, Allahu është i Dijshëm dhe hollësisht i informuar për çdo gjë." (El Huxhurat, 13).

Në fund të kësaj ligjërate, që e mbajti me organizimin e KBI të Ferizajt më 7 mars, si dhuratë që simbolizon pastërtinë dhe dlirësinë shpirtërore e kombëtare të popullit tonë, imamit Yahya Hendi iu dha një plis i bardhë, në shenjë respekti dhe mirënjohjeje për vizitën e tij në Kosovë. *(R.S).*



**Imami Yahya Hendi viziton Kosovën dhe Bashkësinë Islame të Kosovës**

Imami Yahya Hendi, që është me prejardhje palestineze por që jeton dhe vepron në Amerikë, fundjavën e parë të muajit mars ka vizituar Kosovën, për çka tha se ka shijuar momente të veçanta dhe shumë të këndshme. Në një tubim special të organizuar nga Departamenti i Gruas i Kryesisë së BIK-së, në ambientet e Fakultetit të Studimeve Islame, imam Hendi u është drejtuar besimtareve myslimane të Kosovës, ku ndër të tjera edhe një herë ripërsëriti se Islami është fe e paqes dhe jo e dhunës. Ndërsa, po të njëjtën ditë, nga ora 17:00, imam Hendi u është drejtuar imamëve të Prishtinës dhe rrethinës, e interesimi për të dëgjuar fjalën e tij ishte jashtëzakonisht i madh. Imam Hendi tha para imamëve të Prishtinës se gjatë periudhës së luftës në Kosovë ka qenë i njoftuar për fatin e kosovarëve, për çka ka ndier dhimbje. “Islami është fe e paqes dhe fe që mëson se myslimanët janë si një trup, kudo që dhëmb, dhimbja përjetohet nga i gjithë trupi”, ishte një nga mësimet që ri-promovoi imami palestinezo-amerikan, Yahya Hendi, përndryshe, imami i parë në ShBA që për më shumë se një dekadë punon si ligjërues i rregullt në një universitet amerikan, pra nëUniversitetin e Georgetovn.

Imam Hendi gjithashtu ka pasur edhe një varg paraqitjesh para opinionit kosovar, si në Ferizaj, Kaçanik etj., ku ndër të tjera ka thënë se, nëse Islami është feja që i kontribuon ekstremizmit, ai më nuk është Islami, pra është keqinterpretuar dhe duhet të riinterpretohet. “Islami është fe e paqes dhe e harmonisë shoqërore, jo fe e dhunës dhe ekstremizmit”, ka thënë imam Hendi.

Imam Hendi ka folur edhe për rolin që duhet ta kenë bashkësitë fetare në Kosovë, ndërsa takimin me krerët e BIK-së, myftiun Naim ef. Tërnava, kryeimamin, Sabri ef. Bajgora dhe anëtarët tjerë të kryesisë së BIK-së, imam Hendi e ka cilësuar si nderë dhe kënaqësi, respekt dhe privilegj që nuk do ta harrojë kurrë.

Imam Hendi gjithashtu ka dhënë edhe intervistë për revistën Dituria Islame, e cila do të botohet në numrin e ardhshëm. *(B. Jaha)*



## Myftiu Tërnava u prit nga ambasadori i Kuvajtit në Tiranë



*Myftiu Tërnava në vizitë tek ambasadori Naxhib El-Bedr*

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, më 27 janar 2015 vizitoi ambasadën e Kuvajtit në Tiranë, ku u prit nga ambasadori, Naxhib El-Bedr. Myftiu Tërnava fillimisht falënderoi ambasadorin për punën dhe kontributin e tij në rritjen e bashkëpunimit e miqësisë mes Kuvajtit dhe Shqipërisë e Kosovës. Myftiu po ashtu e falënderoi ambasadorin edhe për angazhimin e tij për realizimin e vizitës në Kuvajt të para disa ditëve të delegacion të Kryesisë së BIK-së, vizitë kjo e prirë nga vetë Myftiu i Republikës. Myftiu Tërnava dhe ambasadori kuvajtian, Naxhib El-Bedr biseduan për koordinim sa më të mirë në realizimin e projekteve kuvajtiane në Kosovë, si dhe u dakorduan që në të ardhmen të shtohet bashkëpunimi i dyanshëm. *(R.Sh)*

## Me rastin e vdekjes së mbretit Abullah bin Abdulaziz, myftiu Naim ef. Tërnava vizitoi Ambasadën e Arabisë Saudite në Tiranë



*Myftiu Tërnava në ambasadën e Arabisë Saudite në Tiranë*

Me rastin e vdekjes së mbretit të Arabisë Saudite, Abullah bin Abdulaziz, myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, më 27 janar 2015, vizitoi Ambasadën e Arabisë Saudite në Tiranë, nga ku i përcolli ngushëllimet në emër të Bashkësisë Islame, besimtarëve të saj, si dhe në emrin e vet personal. Me këtë rast në ambientet e ambasadës myftiu Tërnava nënshkroi edhe në librin e ngushëllimeve që kishte hapur Ambasada e Arabisë Saudite në Tiranë. *(R.Sh)*

## Myftiu Tërnava u prit nga ministri Agani

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Ternava ka vizituar ministrin e Planifikimit Hapësinor dr. Ferid Agani. Në fillim Tërnava falënderoi ministrin Agani për pritjen, dhe i uroi suksese e mbarësi në krye të Ministrisë së Planifikimit Hapësinor."Sikur edhe në të kaluarën, edhe tani po ashtu dëshirojmë që bashkëpunimi ynë institucional të vazhdojë në të mirë të qytetarëve tanë", tha mes tjerash myftiu Tërnava. Nga ana tij, ministri Agani falënderoi myftiun Tërnava për vizitën dhe për punën që po bën Bashkësia Islame e Kosovës, gjithmonë në të mirë të qytetarëve, e sidomos për rolin pozitiv në të gjitha proceset e shtetndërtimit të Kosovës. *(R.Sh)*



*Myftiu Tërnava në vizitë te ministri Agani*

## Kryesia e BIK-së miratoi tri rregullore të Fakulteti të Studimeve Islame

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, në mbledhjen e mbajtur më 10 shkurt 2015, të kryesuar nga Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, pas një debatit të gjithanshëm dhe pas shqyrtimit pikë për pikë, miratoi tri projektrregullore të propozuara nga Fakulteti i Studimeve Islame, përkatësisht: Rregulloren për Studime, Rregulloren për sistemin tutorial dhe Rregulloren për veprimtari kërkimore e shkencore. Miratimi i këtyre tri rregulloreve përmirëson bazën juridike në punën

dhe funksionimin e Fakultetit të Studimeve Islame. Në këtë mbledhje Kryesia e BIK-së shqyrtoi edhe një sërë lëndësh, për të cilat edhe mori vendime në bazë të kompetencave të veta. *(R.Sh)*

**Myftiu Tërnava, në mbledhjen me kryetarë dhe sekretarë të Këshillave të BIK-së**

"Të bëjmë më të mirën që ky fenomen i migrimit të ndërpritet, dhe popullit t'i rikthejmë besimin dhe t'i hapim perspektivën në vendin tonë!"

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, në mbledhjen me kryetarët dhe sekretarët e Këshillave të BIK-së, u ka kërkuar Këshillave, e përmes këtyre edhe të gjithë imamëve anekënd vendit, që të angazhohen e të kontribuojnë në ndaljen e fenomenit të migrimit të popullatës nga vendi.

Myftiu Tërnava tha se fenomeni i ikjes nga vendi është një përjetim i rëndë. "Pamjet e fëmijëve, të rinjve e grave tona nëpër male e kampe janë të rënda e brengosëse, prandaj duhet që ne si shoqëri e popull të jemi përgjegjës për këtë që po ndodh, dhe duhet të bëjmë më të mirën e mundshme që ky fenomen të ndërpritet dhe popullit t'i rikthejmë besimin dhe t'i hapim perspektivën në vendin tonë", ka thënë myftiu Tërnava.

Tërnava gjithashtu tha se hoxhallarët, e kanë për obligim-farz të bisedojmë me njerëzit tanë: "Pra të jemi pranë tyre dhe të ndikojmë tek ata aq sa është e munduar, që ata mos të marrin rrugën e migrimit ilegal. E bashkëndiejmë gjendjen dhe atmosferën që është krijuar në vendin tonë dhe në shoqërinë tonë, por duhet të japim maksimumin që te populli ynë të rikthehet ndjenja e besimit në vendin tonë, në të ardhmen tonë, në perspektivën tonë", tha Tërnava.

Myftiu gjithashtu ka kërkuar nga udhëheqësit e Këshillave që të aplikojnë për legalizimin e objekteve të BIK-së që ende nuk janë legalizuar, si dhe të përgatisin dokumentacionin për pronat e BIK-së. *(R.Sh)*



*Myftiu Tërnava në mbledhje me kryetarë dhe sekretarë të KBI-ve*

**Në Riad u mbajt Konferenca Ndërkombëtare për Avancimin e Shkencave Kuranore**

Më 1 mars, në kryeqytetin e Arabisë Saudite - Riad, filloi punimet Konferenca e II-të Ndërkombëtare për Avancimin e Shkencave Kuranore. Konferenca është organizuar nga Katedra e Kuranit, Instituti i Tefsirit



*Myftiu duke ndjekur punimet e konferencës*

dhe Universiteti i Mbretit Saud. Nga Kosova në këtë Konferencë po merr pjesë myftiu Mr. Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga kryeimami Sabri ef. Bajgora dhe zv/shefi i kabinetit, Besim Mehmeti, të cilët njëherësh janë edhe anëtarë të Institutit për Hulumtime Kuranore. Gjatë ditëve të punimeve të konferencës pritet të nënshkruhet një Marrëveshje bashkëpunimi në mes Bashkësisë Islame të Kosovës dhe Qendrës së Tefsirit, për bashkëpunim akademik në sferën e Tefsirirt dhe shkencave kuranore. Gjatë qëndrimit në Riad, myftiu Tërnava me bashkëpunëtorë vizituan edhe Ambasadën e Republikës së Kosovës, me ç'rast u pritën nga ambasadori ynë atje, Dr. Rexhep Boja, i cili pas pritjes shtroi edhe drekë për delegacionin e BIRK-ut . *(B.M)*



*Myftiu me bashkëpunëtorë, në takim me ambasadorin Boja*

### Tribunë në Lozanë

Më 28 Shkurt 2015 në Lozanë u mbajt tribunë islame, ku mori pjesë edhe koordinatori për Diasporën Shqiptare nga BIRK-u, Mr. Ekrem Ef. Simnica, i cili ndër të tjera tha: "Themelimi i xhamive ka një rëndësi shumë të madhe, e veçmas këtu në Zvicër, ku një numër bukur i madh i qendrave islame janë duke luajtur një rol të madh për edukimin e mirëfilltë të rinisë."

Ai u tërhoqi vërejtjen edhe qendrave islame në Zvicër, që të kenë kujdes dhe mos të jenë pre e shumë mashtrimeve, siç ndodhi me dy qendra (xhami), e që nuk u realizua ndërtimi i tyre.

Më pas Mr. Ekrem Simnica falënderoi Qeverinë Zvicerane, e cila u ka mundësuar shqiptarëve që në këtë vend ta praktikojnë islamin dhe ta ruajnë gjuhën dhe kulturën shqiptare.

Koordinatori përcolli përshëndetjet e myftiut të Kosovës Mr. Naim ef. Tërnava, dhe në fund fjalimin e tij e përmbylli duke thënë se Islami nuk është i dhunshëm dhe kurrnjëherë nuk ishte i tillë, ose të ketë përkrahur terrorin ose fundamentalizmin. *(F. Dragusha)*



*Mr. Ekrem Simnica gjatë tribunës në Lozanë*

### KBI-Prizren e shënoi Muajin e Mevludit të Pejgamberit a.s.

Këshilli i Bashkësisë Islame i Prizrenit, sikurse edhe viteve të kaluara, edhe këtë vit, me disa aktivitete fetare, e shënoi Muajin e Mevludit të Pejgamberit a.s. Manifestimi kryesor ishte më 12.01.2015 në xhaminë "Sinan Pasha" në Prizren. Gjithashtu, KBI-Prizren orga- nizoi edhe mevlud tradicional nëpër disa xhami të komunës së Prizrenit, si: në xhaminë e fshatit Lubizhdë; në xhaminë e Dëshmorëve-Martirëve në Prizren; në xhaminë e "Bamirësave" në Prizren; në xhaminë "Dëshmorët e Arbanës" në Prizren; në xhaminë "Ahmet Beu" në Prizren; në xhaminë e fshatit Korishë; në xhaminë e fshatit Kobajë; në xhaminë "Osmani r.a." në Prizren; në "Xhaminë e Re" në Mamushë, dhe në xhaminë "Omeri r.a." në Prizren. Vlen të përmendet se Këshilli i BI-së, në kuadër të shënimit të Muajit të Mevludit ka mbajtur "Mevlud sipas traditës së Prizrenit" edhe në qytetin e Shkodrës dhe në Ulqin, me të cilët (Myftininë e Shkodrës dhe Këshillin e BI-së së Ulqinit) tash e disa vite ka marrëdhënie të binjakëzimit vëllazëror institucional. Interesimi i vëllezërve nga Shkodra dhe Ulqini ka qenë jashtëzakonisht i madh, sidomos të atyre të Shkodrës, të cilët nga mallëngjimi për "Mevludin", lotuan nga nostalgjia për këtë traditë fetare, që diktatura komuniste egërsisht e kishte ndaluar. *(Orhan Bislimaj)*

### Departamenti i Gruas i BIRK-ut, më 28.01.2015, organizoi tribunën e radhës për femra, kushtuar jetës së Pejgamberit a.s.

Tema e shtjelluar në këtë takim ishte "Muhamedi a.s", temë kjo që u shtjellua nga teologia Ajnure Topojani, e cila foli për cilësitë, vlerën dhe shëmbëlltyrën e Muhamedit a.s., si dhe rëndësinë e pasimit të traditës së tij.



*Çaste nga programi artistik i realizuar nga kori i Medresesë*

Për programin artistik u kujdesën kori i vajzave i Medresesë së mesme "Alauddin", që para të prani- shmeve performuan disa ilahi të përzgjedhura. Takimi u mbajt në lokalet e Departamentit të Gruas *(H. Kastrati)*



Me garuesit e turnirit në ping-pong

## Këshilli i BI-së në Gjakovë organizon turnir në ping-pong

Më 22 shkurt, në xhaminë e Qylit (Gjakovë), u mbajt turniri në ping-pong në të cilin morën pjesë një numër i madh garuesish nga të gjitha xhamitë e Gjakovës. Turnirin e hapi kryetari i KBIGJ-së, Ahmet ef. Hoxha, i cili uroi garuesit duke thënë se, Islami si fe universale dhe e harmonizuar erdhi t'i rregullojë çështjet e kësaj bote dhe botës tjetër, të kujdeset për njeriun në aspektin fizik, shpirtëror dhe psikik. "Një nga arsyet që ne jemi të tubuar sot këtu është shfrytëzimi i kohës për qëllimin e afrimit dhe njohjes mes vete. Shpresoj se të gjithë do të kalojmë çaste sa më të mira, e garuesve u dëshiroj suksese", tha ndër të tjera Ahmet ef. Hoxha. Vendin e parë e fitoi Rushdi Gashi, i cili si shpërblim mori një mirënjohje dhe 50 €; vendin e dytë Armand Kida, i cili mori një mirënjohje dhe 30€, ndërsa në të tretin vend u radhit Enes Bala, i cili përpos mirënjohjes mori edhe 20€ shpërblim. Shpërblimet i ndau kryetari i KBIGJ-së, Ahmet ef. Hoxha. Në fund, imami i xhamisë së Qylit, Abdurrahman ef. Bejtullahu, u shpreh i kënaqur me numrin e garuesve si dhe me konkurrencën që mbretëroi gjatë tërë turnirit, dhe tha se në të ardhmen do të organizohen edhe më mirë që turniri të jetë edhe më i madh.*(Esat Rexha)*

## Studentët e FSI-së marrin pjesë në kursin njëmujor të organizuar nga Fakulteti Teologjik i Universitetit të Bursës

Më 10.09.2014 Fakulteti i Studimeve Islame i Prishtinës ka lidhur marrëveshje për bashkëpunim mësimor-shkencor dhe hulumtime shkencore me Fakultetin Teologjik të Universitetit të Bursës. Në bazë të marrëveshjes përfshihet edhe dërgimi i 20 studentëve të FSI-së nga Dekanati i Fakultetit, me qëllim të vijimit të kursit njëmujor. Nisja e studentëve u bë më 01.03.2015 ndërsa kthimi i tyre do të bëhet më datë 29.03.2015.

Studentët kanë arritur me kohë, janë vendosur në konvikte dhe, ditën e hënë, më 02.03.2015, janë pritur



Studentët e FSI-së në Fakultetin Teologjik të Bursës

nga dekani i Fakultetit Teologjik, Prof. Dr. Jashar Ajdinli dhe stafi i tij. *(V. Shabani)*

## Nis ndërtimi i xhamisë në Strezoc të Kamenicës

Më 2 mars 2015, në fshatin Strezoc (Kamenicë), me një manifestim modest u vu gurthemeli i xhamisë, ku përveç përfaqësuesve të fshatit e të KBI-së të Kamenicës, të pranishëm qenë edhe anëtarë të Kryesisë së BIK-së, dhe përfaqësues nga KK i Kamenicës. Kryetari i KBI- së Kamenicës, Remzi ef. Kastari, u dëshiroi mirëseardhje mysafirëve, dhe përgëzoi xhematin e Strezocit për ndërtimin e xhamisë së re. Në emër të myftiut Naim ef. Tërnava dhe të Kryesisë së BIK-së fjalën e mori Ahmet ef. Sadiu, i cili uroi të gjithë të pranishmit, ndërsa foli për rëndësinë që ka xhamia në edukimin dhe fisnikërimin e xhematit në përgjithësi, e brezit të ri në veçanti. "Xhamia është vend ku adhurohet Krijuesi i gjithësisë, vend ku edukohet e orientohet drejt masa e gjerë. Rolin e xhamisë më së miri e kuptojmë nga veprimi i të Dërguarit të Zotit, Muhamedit a.s., i cili punën e parë që bëri me të arritur në Medinë qe fillimi i ndërtimit të xhamisë", tha Ahmet ef. Sadiu, që gjithashtu, për bashkëpunimin me KBI-në, falënderoi edhe organet komunale, e posaçërisht kryetarin e Kamenicës. Ndërsa, në anën tjetër, kryetari i Kamenicës, z. Begzad Sinani, pasi i përshëndeti të pranishmit, tha se komuna e Kamenicës është në shë-rbim të komuniteteve dhe gjithë qytetarëve dhe edhe në të ardhmen do të bashkëpunohet me KBI-në, për ngritjen e infrastrukturës së nevojshme për besimtarët, kudo që është e nevojshme. *(R.Sh)*



Çaste nga vënia e gurthemelit të xhamisë

**Sesion Shkencor:**

# "Migrimi i shqiptarëve, shkaqet dhe pasojat- -1912/2015"

Në Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë, më datë 28.02.2015, u mbajt Sesioni Shkencor me temë: "Migrimi i shqiptarëve, shkaqet dhe pasojat - 1912/2015"

Hapja e Sesionit u bë me leximin e disa ajeteve kuranore, të deklamuara nga studenti i Fakultetit të Studimeve Islame, Bunjamin Hasani. Në emër të organizatorit fjalën e hapjes së Sesionit e mbajti dekani i Fakulteti, Prof. Asoc. Dr. Fahrush Rexhepi, i cili ndër të tjera tha: "Organizimet e tilla janë të rëndësishme veçmas kur Kosova po zbrazet për çdo ditë e më shumë, sidomos nga rinia e saj, dhe kjo edhe pas 15 vitesh çlirimi nga pushtuesi shekullor serb, dhe 8 vjet pas pavarësisë." Ai gjithashtu tha se, nëse nuk mirren masa sa më shpejt për ta ndaluar këtë valë të ikjes, duke u garantuar një jetë më të mirë qytetarëve që po ikin, atëherë këta të rinj dhe këto familje më nuk do të kthehen në Kosovë. "Ne mendojmë se kjo valë e ikjes së shqiptarëve sot ka karakter krejtësisht tjetër nga periudhat tjera të migrimit. Tani popullata jonë po migron për të mos u kthyer më, ashtu siç ndodhi me shqiptarët e Shqipërisë gjatë vitit 1991-1992", tha dekani Rexhepi. Krejt në fund, dekani edhe shtoi: "Mendojmë se trajtimi i kësaj teme të gjerë është një vlerë më shumë për zgjidhjen e këtij problemi të shoqërisë tonë, e cila ka nevojë për ndriçimin që vjen nga studiues mendjendritur, që merren me hulumtime dhe që sjellin të vërteta shkencore për të cilat kemi nevojë të gjithë", tha dekani Fahrush Rexhepi.

Ndërsa, në emër të Kryesisë së BIRK-ut një fjalë rasti mbajti zv/myftiu Reshat Mexhidi, i cili ndër të tjera tha: "Në fillim dua të ritheksoj faktin se fenomeni i migrimit – hixhretit siç njihet tek ne myslimanët – pra lëvizjes së njerëzve për shkaqe dhe arsye të ndryshme, është po aq i vjetër sa edhe vetë njerëzimi. Prandaj, edhe në historinë tonë kombëtare, migrimi është më se i njohur; ai u përsërit në ne ndër vite e periudha të ndryshme, emigrim ky që u karakterizua me shkaqe, arsye, rrethana dhe pasoja të ndryshme, nga njëra periudhë në tjetrën", tha zv/myftiu i Kosovës, Reshat Mexhidi.

Ndërkaq, emër të Akademisë së Shkencave dhe Arteve të Kosovës (ASHAK), para të pranishmëve foli akademik Mehmet Halimi, i cili gjithashtu përshëndeti të




*Prof. Asoc. Dr. Fahrush Rexhepi në fjalën e hapjes*



*Zv/myftiu Reshat Mexhidi përshëndeti të pranishmit në emër të Kryesisë së BIRK-ut*

pranishmit dhe uroi organizatorët për këtë organizim mjaft të qëlluar, sidomos në këtë kohën kur Kosova po ballafaqohet me migrimin e popullatës. Ai, ndër të tjera tha: “Tema bosht është sa aktuale aq edhe reale, sa e nevojshme aq edhe e domosdoshme, prandaj mund të themi se është aq edhe urgjente që ta mbrojmë truallin e atdhenë, si shqiponja folenë; - duaje vatanin në daç me plasë dushmanin!”, përfundoi me një proverb popullor fjalimin e tij akademik Mehmet Halimi.

Në këtë sesion pjesëmarrës ishin katërmbëdhjetë studiues, të cilët para audiencës u paraqitën me kumtesat e tyre, e ata ishin:

1. Prof. Dr. Muhamet Mala
2. Prof. Dr. Hakif Bajrami
3. Prof. Dr. Sabile Keçmezi-Basha
4. Prof. Dr. Jusuf Osmani
5. Dr. Ramadan Ramadani
6. Prof. Dr. Nazmi Maliqi
7. Prof. Aso. Dr. Sulejman Osmani
8. Mr. Ajni Sinani
9. Akad. Feti Mehdiu
10. Mr. Rexhep Suma
11. Prof. Dr. Adem Zejnullahu
12. Prof. Dr. Hysen Matoshi
13. Prof. Dr. Milazim Krasniqi
14. Kim Mehmetri, shkrimtar

Që të gjithë këta studiues, përmes kumtesave të tyre dhanë një kontribut të çmuar krahas çështjes së migrimit të shqiptarëve. Krejt në fund, dekani i FSI-së edhe njëherë i falënderoi pjesëmarrësit, e në veçanti panelistët, për kontributin e tyre të çmuar, dhe premtoi se këto kumtesa do të botohen në një botim të veçantë nga Fakulteti i Studimeve Islame.

*(Vedat Shabani)*





# Protestë e përbashkët kundër terrorit

Nën organizimin e Këshillit të Bashkësisë Islame për Austrinë e Epërme dhe të gjitha xhamive nga gjithë nacionalitetet, dhe me përkrahjen e Kishës Katolike dhe organizatave tjera katolike dhe jokatolike, më 24 janar 2015, në Linz të Austrisë mbi 1000 persona kanë protestuar kundër terrorit dhe dhunës.

“Ne jemi Islami dhe këtu jemi në shtëpi” ishte titulli i gazetës austriake “Kurier”, kurse e përditshmja “OÖ Nachritchten” publikoi titullin “Myslimanët dhe të krishterët protestojnë kundër dhunës”.

Protestuesit u tubuan në “Volksgarten” (dhe marshuan deri nën qendër të qytetit, krah për krah me kryetarin e komunës së Linzit, Dr. Klaus Luger, peshkopin e Kishës Katolike për Austrinë e Epërme, si dhe përfaqësuesit e partive politike, duke promovuar moton “Së bashku kundër dhunës dhe çdo diskriminimi, me njëri-tjetrin, në paqe”. Landeshauptman (Kryetari i ansamblesë regjionale të Austrisë së Epërme) dr. Josef Pühringer, për këtë organizim falënderoi Këshillin e Bashkësisë Islame, dhe tha se është një shenjë e qartë kundër terrorit i cili po bëhet në emër të Islamit. Mesazhi është shumë i qartë: “Jo me ne, dhe jo në emrin tonë”.

Para protestuesve ka folur edhe kryetari i komunës së Linzit, dr. Klaus Luger, i cili me mburrje tha: “Linzi është një qytet me qytetarë nga 140 nacionalitete, 100 gjuhë dhe 12 bashkësi fetare. Ky diversitet nuk është rrezik por një realitet për bashkëjetesë”.

Krejt në fund protestuesve u është drejtuar edhe kryetari i KBI-së për Austrinë e Epërme, Hafiz Murat Baser, i cili ndër të tjera tha: “Ne i themi jo çdo forme të terrorit, shtypjes dhe dhunës, por edhe çdo shpërdorimi dhe ofendimi ndaj çdo profeti, ndaj çdo feje. Ne nuk kemi të bëjmë asgjë me terrorin, ashtu siç nuk ka të bëjë asnjë qytetar tjetër i këtij vendi. Islami është fe botërore, e ai i takon edhe Austrisë. Ne jemi austriakë, ne jemi myslimanë austriakë”, theksoi Baser duke e përmbyllur këtë protestë me fjalën: “Ne jemi Islami, dhe këtu jemi në shtëpi”.

Vlen të përmendet se në këtë protestë morën pjesë edhe shumë imamë dhe besimtarë shqiptarë nga Linzi, Welsi dhe Atnanng Pucheimi.

*Vahidin Beluli, Austri* (Citatet dhe fotoja është marrë nga gazeta “Kurier” dhe “OÖ Nachrichten”)

### Ankaraja do të organizojë Kongresin Botëror mbi Islamofobinë

Një kongres ndërkombëtar mbi Islamofobinë është planifikuar të mbahet në kryeqytetin e Turqisë, në Ankara. Kongresi është planifikuar të zhvillohet më 29-30 prill 2015, ndërsa do të organizohet nga: Zyra e Kryeministrit të Turqisë. Agjencia për Koordinim dhe Bashkëpunim (TIKA), Kryesia e Çështjeve Fetare e Republikës së Turqisë, Qendra Statistikore, Ekonomike



për Kërkime Sociale dhe Qendra e Trajnimit për Vendet Islamike (SESRIC), Sekretariati i Përgjithshëm i Zhvillimit të 8 Vendeve (D8), Universiteti Marmara dhe Instituti Strategjik i të Menduarit. Islamofobia i referohet paragjykimit, urrejtjes e armiqësisë ndaj Islamit dhe myslimanëve. Në vitet e fundit, në pjesë të ndryshme të botës, Islamofobia dhe veprimet antiislame kanë qenë në rritje, e sidomos në vendet perëndimore. Arsyet ishin të ndryshme, ndërsa vërehet nevoja për të kthyer këtë tendencë.

### Kurani, ndër librat më të shitur në Francë

Pas publikimit të karikaturave fyese ndaj Muhamedit a.s. në Francë, Kurani dhe librat rreth Islamit në këtë vend janë duke u bërë bestsellerë. Numri i njerëzve që blejnë Kuranin dhe librat me tema islame në libraritë franceze është shtuar shumë, dhe kjo prej se një revistë satirike franceze publikoi karikaturat e Muhamedit a.s.

Më 14 janar 2015, revista satirike Charlie Hebdo nga Parisi, zyra e së cilës më 7 janar 2015 është sulmuar nga dy persona të armatosur, edhe një herë në kopertinën e edicionit të ri të saj botoi një karikaturë të Pejgamberit a.s., dhe atë pavarësisht paralajmërimeve se ky veprim është provokues. Ky veprim sakrilegj derivoi protesta, përmes të cilave myslimanët nga e gjithë bota e dënonin një veprim të tillë. Ndërsa në Francë ky veprim i ka bërë njerëzit më të interesuar për të mësuar rreth Islamit. Një pronar i një librarie në Paris thotë se në dyqanin e tij janë shitur të gjitha kopjet e Kuranit. Një tjetër shitës thotë se vetëm në javët e fundit shitja e përkthimit të Kuranit në frëngjisht është rritur tri deri katër herë më shumë.



### Një vetëvrasje në çdo 40 sekonda, alarmohet Organizata Botërore e Shëndetësisë

Në çdo 40 sekonda një person kryen vetëvrasje. Sipas raporteve të Organizatës Botërore të Shëndetësisë, kjo është më shumë se të gjitha viktimat vjetore të luftërave dhe fatkeqësive natyrore. Në raportin e saj të parë për vetëvrasje trupi i OKB fajësoi mbulimin intensiv mediatik, pra kur njerëzit e famshëm po e vrasin veten, gjë kjo që po e nxit problemin. “Vetëvrasja është një problem i habitshëm për shëndetin publik. Një veprim i tillë ndodh në çdo 40 sekonda, e ky patjetër se është një numër i madh”, tha Shekhar Saxena, drejtor i Departamentit të Organizatës Botërore të Shëndetësisë, në Departamentin e Shëndetit Mendor, në paraqitjen e raportit në Gjenevë. “Vetëvrasja vret më shumë se konfliktet, luftërat dhe katastrofat natyrore”, tha ai. Çdo vit në botë janë 1.5 milion vdekje të dhunshme, nga të cilat 800. 000 janë vetëvrasje. Disa nga normat më të larta të vetëvrasjes janë gjetur në Evropën Qendrore dhe Lindore dhe në Azi, ndërsa 25 % ndodhin në vendet e pasura, thotë raporti. Burrat janë të gatshëm të bëjnë vetëvrasje pothuajse dy herë më shumë se femrat. Metodat e zakonshme të vetëvrasjeve janë varja, vetëvrasja me armë, si dhe ajo me pije helmuese, sidomos në zonat rurale. Në përgjithësi, normat e vetëvrasjeve janë më të lartat tek njerëzit e moshës 70 vjeç e lart. Megjithatë,

në disa vende normat më të larta janë gjetur në mesin e të rinjve, thotë Organizata Botërore e Shëndetësisë. Veçanërisht është shqetësuese se në nivel global vetëvrasja është shkaku i dytë kryesor i vdekjes tek të rinjtë e moshës 15-29 vjeçare. Alexandra Fleischmann, një nga bashkautorët e raportit, tha se pjesa e fajit është edhe te publiciteti i dhënë për vetëvrasjet e njerëzve të famshëm, si ajo e aktorit të Hollivudit, Robin Villiams.

### Dyfishohet numri i anglezëve që pranojnë Islamin

Sipas gazetës "The Independent", numri i anglezëve që po bëhen myslimanë gati është dyfishuar vetëm në dekadën e kaluar. Ndërsa vlerësimet e mëhershme e vendosin numrin e të konvertuarve myslimanë në mes 14.000 dhe 25.000, por shifrat reale vlerësojnë se numri mund të jetë deri 100.000, në shkallë kombëtare, me gati 5.000 për çdo vit. Një sondazh nga Çështjet e Besimit ka anketuar të konvertuarit që jetojnë në Britani




dhe, sipas hulumtuesve, rezultatet tregojnë se 1.400 kalime në Islam janë bërë vetëm në Londër, dhe kjo kjo do të thotë se rreth 5.200 njerëz e pranojnë Islamin çdo vit, shifra këto që edhe ishin të krahasueshme me rezultatet franceze dhe gjermane. Raporti gjithashtu vuri në dukje se si të konvertuarit janë portretizuar nga mediat, dhe se më shumë se 62 % e materialit të lajmeve përmend personat që kalojnë në Islam, dhe nxjerrin referencat e veçanta të bëra ndaj terrorizmit dhe ekstremizmit. Çfarë është vërejtur tjetër nga ky raport është se, edhe pse ka elemente dyshimi brenda rrethit të të konvertuarve myslimanë ( të cilët u bënë terroristë), shumica e tyre nuk kanë të bëjnë asgjë me këtë element. Shumica e atyre që konvertohen në Islam përballen me sfida të pafundme: me humbjen e familjes dhe miqve, duke iu përshtatur mjediseve të reja, pra kanë braktisur traditat e familjes, e cila është kundër Islamit, dhe kështu tash kanë vetminë, e që kjo mund të prodhojë dhe shumë faktorë të tjerë, raporton Vorld Bulletin. Me gati 2.7 milion myslimanë që jetojnë në Britani, numri i tyre në rritje do të thotë përfaqësim më Islam brenda vendit. Catherine Heseltine, 31-vjeçare, me kalimin e saj në Islam bëri histori, sepse ajo u bë e konvertuara e parë femër që do të zgjidhej kryetare e një Organizate Britanike Myslimane - Komiteti për Marrëdhënie me Çështjet Publike Myslimane. Duke theksuar problemet me të cilat përballen të konvertuarit, ajo tha se ndër seksionet e caktuara të shoqërisë ekziston një mosbesim i thellë i të konvertuarve. "Ka një ndjenjë se një gjë më e keqe se një mysliman është një i konvertuar, sepse ata janë përceptuar si diçka tjetër. Kjo është në përgjithësi, edhe pse unë mendoj se konvertimi ngjall më shumë kuriozitet sesa armiqësi", thotë Catherine Heseltine.

### Në Spanjë ka mungesë të mësuesve për Shkencat Islame



Bashkimi i Shoqatave Islamike në Spanjë thotë se pakica myslimane në Spanjë përballet me një mun-gesë të mësuesve të shkencave fetare. Kohët e fundit Sindikata ka publikuar një raport i cili thotë se të paktën 400 mësues të rinj të Shkencave Islame duhet të punësohen nga Ministria e Arsimit e Spanjës, njoftoi portali Yabiladi. Aktualisht janë vetëm 46 mësues myslimanë të shkencave fetare, që shërbejnë në ministrinë përkatëse. Raporti gjithashtu vuri në dukje probleme të tjera me të cilat ballafaqohen myslimanët spanjollë, duke përfshirë edhe trendin në rritje të islamofobisë në këtë shtet evropian, si dhe mungesën e varrezave islame, ku mund të varrosen myslimanët e vdekur. Përndryshe, Spanja është shtëpi për një po- pullsi të madhe dhe në rritje të myslimanëve. Përafë-rsisht, në këtë shtet evropian perëndimor jetojnë një milion myslimanë. *(R.S)*



| AUTOR: AGIM GASHI | ATDHETARI NË FOTO | VEND KU URITHI E NGRIT DHEUN | NJË NGA PESË SHTYLLAT E BESIMIT | VEND NË TURQI | RRAHI, ADEMI | THUR | ME TË MIRË | 1 ROMAK | | BOTA | UJË QË DEL NGA BURIMI NË NJËSI KOHE | | ABAMPER | TIFOZTË E MANCHESTER UNITED | MENDJE-HOLLË |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| MUAJI I PARË I KALENDARIT ISLAM | | | | | | | | | G.D. / TOKË E PUNUAR E PAMBJELLË | | | ACIDI DEKSIROBONUBLEIK / LLOJ USHQIMI | | | |
| ERA SHUMË E FUQISHME | | | | | | | | DIJETARËT / FLORI | | | | | | | |
| QENDRA ME UJËRA TERMALE, ILIXHA, BANJA | | | | | SHPELLA KU VDIQ BAJRAM CURRI / U.K. | | | | | | | | KALË SHALE / TEMPI | | |
| KYÇI I KËMBËS SË NJERIUT | | | | | | GJUHA E KUR'ANIT / ZANORJA E TRETË | | | | | | | | | |
| PËREMËR PRONOR | | | OKATAR | | | | | CEREMONIA | | | | | TIRANA / SARDAR PATEL INSTITUTE OF TECHN. | | |
| MUHAMED ALI | | | JAPONIA / CENI | | | | | | | | | S.E. / IRNOSEM | | | KREHËR FISHEKËSH |
| ENERGJIA | | EAST / GJUHË AZIATIKE | | AFRICAN STUDIES ASSOCIATION | | | | | | | EMRI TURK PËR PEJËN | | | | |
| PËRPUTHJA E VARGJEVE | | | | | | | | | | | LLOJ SHPENDI | | | | |
| KRASIT, SHKURTOJ | | | | | | | | | | | PASUR NEVOJË PËR TË PIRË UJË | | | | |
| KËSTI MUJOR | | | | | | | | | | | METRI | | QUITE INTERESTING / LETONI | | |
| INDUSTRIA E DIKURSHME KROATE E NAFTËS | | | | VENDBANIM SHQIPTAR NË KOSOVËN LINDORE | | | | | | | | LITRI / KURESHTARI | | | |
| NJË NGJYRË | | | 1600 ROMAK / LLOJ ERE E FORTË | | | | | | | | BETIMI | | | | |
| KRYEMINISTRI SHQIPTAR, EDI | | | | | | | | | | | ITALISHT | | | TONI / EMNAKE E HATIBIT | |
| IMAMI, RAMA | | | | | RIKA MASHKULL | | PARAFJALË JONA | GRUP GJAKU | NJERIU I AFTËRT | | RADIUSI / NJË NGA SHTYLLAT E ISLAMIT | | HOLMIUMI / VRASËS | | |
| FILLUAR | | | | | | AUTORITET / RUMANIA | | | | SMIRË, RESË / PËRCAKTOVA MASËN | | | | | |
| I NDERË | | | | | | | | SUNDIMI I IMAMIT / IBUPROFEN | | | | | | | |
| | XHEMPER / PASTHIRRMË | | | | | | THIRRJE SI EZANI ME PAK NDRYSHIME / E.K. | | | | | | | | INFORMATION TECHNOLOGY |
| TOKA E LAGËSHT, UJERËIA | | | | | | XHAXHAI I MUHAMEDIT a.s. / INDUKSIONI | | | | | | | | | |
| PUNËTORI QË PUNONTE PA SHPËRBLIM | | | | | | | | | SHTËPITË E PLEQVE | | | | | | |

# Vakëfe të ndërtuara gjatë vitit 2014

## Vakëfi në Rahovec



Bashkësia Islame e Kosovës, në strategjinë e saj zhvillimore dhe jo vetëm, është e fokusuar të krijojë vakëfe që do të jenë në funksion të ngritjes së infrastrukturës së BIK-së dhe zhvillimit të jetës fetare në vend. Në këtë kuadër, vetëm gjatë vitit që shkoi (2014), në bashkëpunim me Fondacionin "Al-Maktoum Foundation" nga Dubai i Emirateve të Bashkuara Arabe, BIK-u ka realizuar ndërtimin e këtyre vakëfeve.

Vakëfi i ndërtuar në qendër të Rahovecit, përkatësisht në rrugën "Xhelal Hajda-TONI", i cili ka një sipërfaqe prej 760 m², (Bodrumi, përdhesa dhe kati IV kanë nga 140 m², ndërsa kati I, II dhe III kanë nga 170 m²). Vakëfi do të përdoret për nevoja afariste (bodrumi, përdhesa dhe kati I), pastaj për seli të Këshillit (kati II) dhe për zhvillimin e aktiviteteve kulturore e fetare (kati III). Edhe vakëfi në Rahovec është ndërtuar me donacion të "Al-Maktoum Foundation".



BOTIME TË REJA

# Fragmente nga jeta e sahabëve

**Dr. Abdurrahman Rafet El-Basha**




Ribotimi i librit të autorit të njohur egjiptian, Dr. Abdurrahman Rafet El-Basha: "Fragmente nga jeta e sahabëve", po vjen plot pesëmbëdhjetë vjet pas botimit të tij të parë, i cili nga lexuesit tanë ishte pritur shumë mirë. Në realitet ky libër, i cili në vitin 1996 ishte botuar në shtatë broshura, në formë të lektyrës shkollore, ishte ribotuar edhe disa herë të tjera, nga botues të ndryshëm, gjithnjë me lejen e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës.

Kryesia e Bashkësisë Islame e Republikës së Kosovës dhe Drejtorati për shtyp dhe Veprimtari Botuese, ka nderin që lexuesit shqiptar t'i prezantojë përsëri librin "Fragmente nga jeta e sahabëve", por kësaj radhe me plotësime të reja. Në botimin e parë ishin përfshirë gjithsej pesëdhjetë e tetë sahabë, në mesin e të cilëve ishin edhe katër sahabe, ndërkohë që në këtë botim të dytë do të shtohen edhe dhjetë sahabë e katër sahabe, biografitë e të cilëve autori i ka përfshirë në botimet e mëvonshme në gjuhën arabe.

Botimi i dytë dallon nga i pari edhe me faktin se ky do të jetë në një libër të vetëm, ku do të jenë të përfshirë gjithsej shtatëdhjetë e dy personalitete të brezit të parë të Islamit. Me ribotimin e këtij libri, biblioteka shqipe e proveniencës islame do të pasurohet edhe me një libër shumë të rëndësishëm, i cili në radhë të parë do të jetë në shërbim të brezit të ri, për ta pajisur vetën me vlera të larta të Islamit dhe për ta orientuar në rrugën e drejtë.